


## MYFTIU TËRNAVA NË MESIN E 500 PERSONALITETEVE MË ME NDIKIM NË BOTËN ISLAME

Qendra Mbretërore për Studime Islame dhe Strategjike (The Royal Islamic Strategic Studies Centre) me seli në Jordani, Myftiun e Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnavën, e radhit në mesin e personaliteteve më me ndikim në botën islame. Në edicionin e vitit 2020, Myftiu Tërnava radhitet në listën e liderëve me ndikimin administrativ më të madh, gjë kjo që dëshmon për angazhimin e tij institucional për të çuar përpara institucionet fetare islame në vend dhe për të krijuar raporte me institucionet e tjera fetare e shtetërore në Republikën e Kosovës. Kjo përzgjedhje është një motiv shtesë, jo vetëm për Myftiun Tërnava, personalisht, por për të gjithë vartësit dhe nëpunësit e BIRK-ut për të vazhduar me kontribut për të mirën e shoqërisë, sikur që është një dëshmi shtesë para institucioneve vendore dhe atyre ndërkombëtare për punën që bën Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës.

## Në këtë numër:



**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE
Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, dr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë



**“Por ju, përkundrazi, më shumë po e parapëlqeni jetën e kësaj bote, ndonëse jeta tjetër është më e mirë dhe e amshuar.”**

(El-A'la, 16-17)

# Kurani nxit përtëritjen e mendimit islam

*Më 27 dhe 28 janar, në Kajro, u organizua nga Universiteti i El Ezherit, si institucioni më i lartë fetar në Egjiptit dhe në botën islame "Konferenca ndërkombëtare e Universitetit El-Ezher për përtëritjen e mendimit islam", ku morën pjesë një numër udhëheqësish të lartë; figura të shquara politike dhe fetare, Myftinia e Egjiptit, myftini e bashkësi islame dhe ulema nga 41 vende islame. Kosova u përfaqësua nga Myftiu Naim ef. Tërnava dhe këshilltari i tij, Vedat ef. Sahiti.*

*Shejhul Ezheri dr. Ahmed El-Tajjib, në fjalën e tij nxiti përtëritjen e mendimit fetar, duke e quajtur atë një "ligj të pastër Kuranor", të cilin studiuesit e shquar e konsideruan si të domosdoshëm për të përballuar zhvillimet politike dhe ato shoqërore.*

*Situata e myslimanëve, pa përtëritjen e mendimit islam, do të rezultojë pashmangshëm në një stagnim dhe një përkeqësim të shpejtë në fusha të ndryshme të jetës, tha Ahmed El-Tajjib, gjatë fjalës së tij në këtë konferencë.*

*Shejhul Ezheri vuri në dukje se studiuesit islamë dhe jo iluministët janë i vetmi grup përgjegjës për një rinovim të tillë, të cilin e aspiron ymeti, duke shtuar se përtëritja e ligjërimit fetar nuk duhet ta shtrembërojë fenë ose të anulojë pjesë të tij. Përkundrazi, ajo duhet të largojë, sipas udhëzimeve fetare, atë që ishte e vlefshme për një periudhë të hershme historike, por që u bë e papërshtatshme për këtë kohë. Përtëritja është fjalë e trashëgimisë islame dhe jo e modernitetit, tha ai.*

*Ai kritikoi estremizmin fetar, duke thënë se thirrjet për mendime ekstremiste nuk përfaqësojnë Islamin. Ai gjithashtu foli për grupet e perëndimizmit dhe modernizmit për të cilat tha se janë të përkushtuara për shtrembërimin e imazhit të figurave simbolike islamike, për njollosjen e reputacionit të tyre dhe për anashkalimin e trashëgimisë islame. Midis thirrjeve ekstremiste dhe moderniste, shumë të rinj myslimanë detyrohen të zgjedhin midis mbylljes, intolerancës, urrejtjes dhe refuzimit të tjetrit dhe zbrazëtisë, endjes dhe "vetëvrasjes kulturore", shtoi ai.*

*Një debat intelektual midis imamit të madh të El-Ezherit, Ahmed El-Tajjib dhe Mohamed Othman Elkhosht, rektorit të Universitetit të Kajros ka tërhequr vëmendjen e pjesëmarrësve të konferencës dhe ulemave në Egjipt dhe jashtë tij. Të dy diskutuan për "mekanizmat e përtëritjes dhe rinovimit të ligjërimit fetar dhe të trajtimit të trashëgimisë".*

*Elkhosht hodhi poshtë përpjekjen për të "ringjallur shkencën e fesë" dhe bëri thirrje për nevojën për të "reformuar dhe zhvilluar shkencën e fesë", duke sqaruar se ajo ishte e bërë nga njeriu. Studimet fetare, sipas Elkhosht, kanë për qëllim të kuptojnë shpalljen hyjnore. "Interpretimi, jurisprudenca dhe shkenca e hadithit janë krijuar nga njerëzit dhe për këtë arsye mund të zhvillohen dhe madje mund të zëvendësohen me shkenca të reja," - tha Elkhosht.*

*El-Tayyeb, nga ana e tij, e kritikoi Elkhoshtin për mbajtjen e një fjalimi të përgatitur dobët."Do të më pëlqente që fjalimi që paraqitet në një konferencë ndërkombëtare dhe për një temë delikate, të ishte përgatitur dhe studiuar qysh më parë, për të mos ardhur si rezultat i ideve dhe mendimeve të improvizuara," – i tha El-Tayyebi Elkhoshtit në kundërshtimin e tij.*

*Lëvizjet iluministe bëjnë thirrje për reforma dhe vesternizim. El-Tayyebi ka demaskuar lëvizjet iluministe, të cilat kushedi se ku janë gatuar, që fajësojnë trashëgiminë islame për dekadencë të myslimanëve dhe kërkojnë rishikimin e shkencës së hadithit. Përçarjet në botën islame sipas El-Tayyeb nuk janë të natyrës kulturore, por të natyrës politike.*

*Dr. Ajni Sinani*

Fjala përshëndetëse e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnavës në Akademinë "Faleminderit, Shqipëri!"

# Mirëpritja, respekti e solidariteti - vlera të shtresuara thellë në identitetin dhe vetëdijen e popullit tonë

*I nderuar ipeshkëv, Dodë Gjergji,*

*I nderuari president i Republikës së Kosovës, z. Hashim Thaçi,*

*I nderuar president i Republikës së Shqipërisë, z. Ilir Meta,*

*I nderuar ish-kryeministër, Pandeli Majko,*

*I nderuari pastor i Kishës Protestante, z. Fehmi Cakolli,*

*I nderuar kryetar i Kukësit, z. Safet Gjici,*

*Të nderuar të pranishëm,*

*Vëllezër e motra!*

Kam nderin që t'ju drejtohem e t'ju përshëndes në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të institucioneve të saja dhe në emrin tim personal. Me lejoni të përgëzoj Ipeshkvinë e Kosovës e cila është bërë sebeb që të na tubojë në një aktivitetit si ky i sotmi që ka për qëllim kujtimin për gjëra e veprime të mira e me vlerë, për këtë Kurani fisnik thotë: "Ndihmohuni në të mirë dhe devotshmëri..." ,

Sot jemi tubuar për të kujtuar mirësinë, bujarinë, mirëpritjen, ndihmën e solidaritetin e popullit të Shqipërisë për vëllezërit e tyre nga Kosova në kohë e ditë të vështira, në kohën kur Kosova luftonte me gjithçka që kishte për lirinë e saj, në kohën kur bijtë e bijat tona bënin sakrificën më sublime për vendin e tyre, e në anën tjerët në këtë kohë popullata e pambrojtur përballej me dhunën, mizoritë dhe dëbimin nga vatrat e tyre shekullore nga ana e Serbisë, e cila në atë kohë ushtronte një terror



e dhunë të paparë mbi Kosovën dhe popullatën civile, përmes ushtrisë policisë paramilitarëve dhe bandave te ndryshme të cilët ishin instaluar me dhunë ne Kosovë.

Në këto momente të vështira për vendin dhe popullin tanë që po përballej me një dhunë të orkestruar shtetërore Serbe, qytetarët tanë hasen në mirëpritjen e pjesës tjerët të kombit, ku përveç që gjetën mikpritjen bujare, gjeten solidaritetin e dashurinë aq të nevojshme për ne, që di ta japë vetëm vëllai për vëllanë.

Mirëpritja, respekti, solidariteti janë vlera të shtresuara thellë në identitetin dhe vetëdijen e popullit tonë – vlera këto që i kemi vënë në zbatim sa herë që është kërkuar nga ne.

Këto vlera u dëshmuan më së miri pikërisht para 20 vjetëve më 1999 kur në ato momente të rënda për popullin tonë në Kosovë, pjesa tjetër e popullit u mobilizua në maksimum për të bërë më të mirën për vëllezërit e tyre të cilit po përballeshin më dhunën me përmasa të gjenocidit, si dhe të spastrimit etnik.

Ajo që dua të them me këtë rast është fakti që popullata e Shqipërisë, familjet shqiptare në Shqipëri, hapen dyert për familjet shqiptare të Kosovës, ani pse siç dihet dhunshëm qenë detyruar të jetojnë të ndarë rreth një shekulli.

Në angazhimin e popullit tonë për lirinë e vendit, si dhe për përballimin e situatës së krijuar pas dëbimit të popullatës civile nga vatrat e tyre, rol vendimtar siç dihet kanë pasuar përkrahja e popujve dhe shoqërive të lira, e të përparuara dhe kështu bashkërisht ia dolëm që të ndalim projektet e regjimit serb të kohës dhe kështu



u bë e mundur të ngadhënjejë liria mbi robërinë e drejta mbi të padrejtën, e mira mbi të keqen dhe dashuria mbi urrejtjen.

Në këtë situatë, rol të rëndësishëm kishte popullata e Shqipërisë, që hapi dyert dhe ndau gjithçka që kishte në dispozicion me dhe për vëllezërit e tyre nga Kosova.

Andaj e kemi obligim moral, kombëtar e hyjnor që të jemi mirënjohës, të kujtojmë këtë vlerë fisnike, t'ua transmetojmë brezit të ri që ta kultivojnë dhe kurdoherë që paraqitet nevoja të jemi të gjithë pranë njëri – tjetrit si në të mirë ashtu edhe në vështirësi.

Regjimi i Serbisë kishte dëbuar me dhunë gjysmën e popullatës shqiptare nga Kosova me qëllim që kurrë të mos i lejoj të kthehen në vatrat e tyre, mirëpo Deshi Zoti, dhe lufta e drejtë e UÇK-së, ndërhyrja e Natos, përkrahja e madhe ndërkombëtare e shteteve dhe njerëzve të vullnetit të mirë që ai projekt të dështoj, popullata e dëbuar me dhunë u rikthye në vatrat e tyre për të jetuar e lirë e sovrane.

*Të nderuar të pranishëm,*

Falënderojmë vëllezërit tanë, falënderojmë çdo familje shqiptare, si në Shqipëri, Maqedoni , Mal të Zi, në Kosovë Lindore, të gjitha ato shtete nga bota mbarë, që në atë kohë përkohësisht u kujdesen dhe strehuan vëllezërit e motrat tona.

Faleminderit të gjithë atyre popujve, qeverive e shteteve të botës mbarë që përkrahën popullin Kosovë për liri e pavarësi!

Faleminderit Bashkim evropian, faleminderit Amerikë!

Ndërsa një falënderim i veçantë edhe me këtë rast shkon për institucionet e Shqipërisë, për ish-presidentin Mejdani, ish-kryeministrin Pandeli Majko, presidentin Meta dhe për të gjithë lidershipin e Shqipërisë.

Falënderojmë komunitetet fetare të Shqipërisë që në atë kohë u gjenden pranë nesh e me ne.

Pra falënderojmë të gjitha ata që në çfarëdo mënyre kanë kontribuar për të dëbuarit nga Kosova.

Është urdhër i Zotit të jemi mirënjohës, të kujtojmë të mirën, të mos harrojmë mirësinë e solidaritetin, Pejgamberi ynë a.s. ka thënë "Ai që nuk është mirënjohës ndaj njeriut për të mirën që i ka bërë, nuk është mirënjohës as ndaj Zotit."

*Shqipëri, shqiptarë, faleminderit – Zoti ju begatoftë më mirësitë e Tij!*

*Prishtinë, 18 janar 2020*
*Myftiu i Kosovës*
*Naim ef. TËRNAVA*



Fjala përshëndetëse e Myftiu të Kosovës, Naim ef. Tërnava në përurimin e veprave "Epitafet në gjuhën osmane (deshifrimi dhe përkthimi i tyre)"

# Veprat "Epitafet në gjuhën osmane" paraqesin një rëndësi të veçantë për njohjen e së kaluarës sonë

*I nderuari dekan i FSI-së,*
*Të nderuar udhëheqës të Bashkësisë Islame të Kosovës,*
*Të nderuar dashamirë të librit,*
*Të respektuar referues,*
*Të nderuar autorë,*
*Ju pedagogë e studentë,*
*Të nderuar të pranishëm,*
*Vëllezër e motra!*

Kam nderin e kënaqësinë t'ju përshëndes në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të institucioneve të saj dhe në emrin tim personal duke qenë mirënjohës që keni ndarë nga koha juaj e çmuar që të jeni bashkë me ne në këtë aktivitet që organizohet me rastin e përurimit të veprës "Epitafet në gjuhën osmane (deshifrimi dhe përkthimi i tyre)", botuar nga Fakulteti i Studimeve Islame në Prishtinë, në të cilat janë përfshirë epitafet osmane në gurët e varreve në Regjionin e Prishtinës -vëllimi i parë i botuar më 2017, dhe Regjioni i Mitrovicës- vëllimi i dytë i botuar në fund të vitit 2019.

Trashëgimia kulturore për një popull paraqet pasurinë kulturore materiale dhe atë jomateriale si një tërësi vlerash kulturore të kujtesës historike përmes së cilës shprehet identitetit kombëtar, kulturor, social e gjithsesi edhe ai fetar.

Kultura materiale islame në Kosovë, po edhe në të gjitha trojet shqiptare, është shfaqur që nga depërtimi i Perandorisë Osmane në këto troje në shekullin XIV, asokohe si bartëse kryesore e fesë, kulturës dhe qytetërimit islam. Krahas përhapjes së fesë e kulturës islame në këto troje, paraqitet nevoja edhe për objektet ku do të kryheshin ritet dhe obligimet e fesë islame, prandaj në shumë vende-lokalitete u ndërtuan objekte përkatëse për qëllime të ndryshme: Objekte për kryerjen e obligimeve dhe riteve fetare si: xhami, mesxhide, teqe etj; Objekte për nevojat arsimore: medrese, mektebe, biblioteka (kutubhane); Objekte të karakterit publik e social: hamame, ura guri, kroje publike, shtëpi banimi, kulla të sahatit, shatërvanë, hane, imarete, kala (kështjella); Objekte që shprehin qytetërimin islam: nishane mbi varrezat e myslimanëve, çarshi, bezistane, objekte banimi; dhe me kalimin e kohës dhe me shtimin e ndikimit të kulturës islame në viset tona, u përhapën edhe ndërtime e vendbanime të tëra në stilin oriental.



Trashëgimia materiale islame ka rëndësi të pazëvendësueshme për kulturën dhe qytetërimin islam në këto vise, po edhe në Ballkan e më gjerë, si dhe për historiografinë dhe kulturën shqiptare në veçanti, ngase paraqet vazhdimësinë e identitetit të mëvetësishëm dhe autoktoninë e popullatës shqiptare përballë historiografisë së fqinjëve ortodoksë, që deri para pak kohësh e mbajtën të okupuar Kosovën, dhe edhe sot e kësaj dite nuk kursejnë asgjë që të dëshmojnë para faktorëve relevantë ndërkombëtarë "të drejtën" e tyre historike mbi Kosovën përmes objekteve sakrale ortodokse, gjoja si dëshmi e kulturës dhe e pranisë së tyre të hershme në këto troje.

*Të nderuar të pranishëm!*

Veprat që po promovojmë sot




paraqesin një rëndësi të veçantë për njohjen e së kaluarës sonë, sepse përmes gurëve të varrezave myslimane që mbajnë epigrafet në gjuhën osmane arrijmë të gjejmë të dhënat të rëndësishme burimore për të parët tanë që jetuan e vepruan gjatë periudhës së administrimit osman të viseve tona, kur siç dihej gjuhë zyrtare ishte gjuha osmane.

Andaj në këtë rrafsh edhe epitafet në varret myslimane të periudhës osmane e që për ne tanimë kanë vlerë historike e monumentale, i gjejmë në gjuhën osmane, gjuhë e cila deri më 1912 ishe njohur dhe aplikuar edhe nga të parët tanë.

Megjithëse ka një rëndësi të veçantë për popullin dhe vendin tonë, trashëgimia materiale islame pas shkuarjes së Perandorisë Osmane nga trojet tona, për shkak të rrethanave nëpër të cilat kaloi vendi ynë për thuajse një shekull, nuk është trajtuar sa e si duhet, këtë fat kishin edhe epitafet osmane në gurët e varrezave të paraardhësve tanë.

Gurët e varreve me epitafet në gjuhën osmane, ku janë të dhëna emra e mbiemra, vende, data, vite, përkushtime e dua, në mënyrë të argumentuar paraqesin vazhdimësinë e pranisë në këto troje të populli tonë. Andaj, deshifrimi dhe përkthimi i tyre në gjuhën shqipe paraqet një moment të veçantë për popullin dhe vendin tonë dhe si të tilla, veprat e botuara do të jenë një burim i mirë për studiuesit e fushave të ndryshme.

Meqenëse për rëndësinë e veprave do të flasin referuesit e nderuar, mua më lejoni që të përgëzoj Fakultetin e Studimeve Islame që ka marrë përsipër realizimin e një projekti kaq të rëndësishëm për ne, shpresoj që në të ardhmen të kemi botime të këtij formati edhe për rrethet e tjera të Kosovës dhe kështu t'i kemi të gjitha epitafet osmane që gjenden në vendin tonë, të deshifruara dhe të përkthyera në gjuhën shqipe.

Përgëzoj e uroj autorët Agron Islami, Selim Selimi e Hatixhe Ahmeti, për punën që kanë bërë, po ashtu përgëzoj edhe të gjithë ata që në çfarëdo mënyre kanë kontribuar që këto dy vepra të jenë në këtë nivel.

Kryesia e Bashkësisë islame të Kosovës mirëpret projekte të tilla që zbardhin të kaluarën, do t'i mbështetim pa asnjë rezervë, sepse njohjen e së kaluarës-zbardhjen e saj e kemi obligim për vete e më tepër për brezin e ri.

Shoqëritë që nuk e njohin të kaluarën e tyre, nuk arrijnë të ndërtojnë të ardhmen e tyre. Edhe një herë suksese e mbarësi!

*Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava*
*Prishtinë, 23 janar 2020*



**Sabri Bajgora**

# Komentimi i sures Llukman – (5)

## Këshillat e Llukmanit të urtë drejtuar të birit

يَا بُنَيَّ إِنَّهَا إِن تَكُ مِثْقَالَ حَبَّةٍ مِّنْ خَرْدَلٍ فَتَكُن فِي صَخْرَةٍ أَوْ فِي السَّمَاوَاتِ أَوْ فِي الْأَرْضِ يَأْتِ بِهَا اللَّـهُ إِنَّ اللَّـهَ لَطِيفٌ خَبِيرٌ ﴿16﴾ يَا بُنَيَّ أَقِمِ الصَّلَاةَ وَأْمُرْ بِالْمَعْرُوفِ وَانْهَ عَنِ الْمُنكَرِ وَاصْبِرْ عَلَىٰ مَا أَصَابَكَ إِنَّ ذَٰلِكَ مِنْ عَزْمِ الْأُمُورِ ﴿17﴾ وَلَا تُصَعِّرْ خَدَّكَ لِلنَّاسِ وَلَا تَمْشِ فِي الْأَرْضِ مَرَحًا إِنَّ اللَّـهَ لَا يُحِبُّ كُلَّ مُخْتَالٍ فَخُورٍ ﴿18﴾ وَاقْصِدْ فِي مَشْيِكَ وَاغْضُضْ مِن صَوْتِكَ إِنَّ أَنكَرَ الْأَصْوَاتِ لَصَوْتُ الْحَمِيرِ ﴿19﴾

*"O djali im, edhe nëse ajo (vepra) peshon sa kokrra e sinapit e që ndodhet (e fshehur) në ndonjë shkëmb, në qiej apo në tokë, Allahu do ta nxjerrë atë në shesh, se Allahu është i butë dhe hollësisht i informuar. O djali im, fale namazin, urdhëro për punë të mira, ndalo nga të këqijat dhe bëhu i durueshëm për çfarëdo që të godet! Me të vërtetë, këto janë akte madhështore të vendosmërisë. Dhe mos shtrembëro fytyrën tënde prej njerëzve dhe mos ec nëpër tokë me mendjemadhësi, se Allahu nuk e do asnjë mendjemadh mburracak! Ec me kujdes e i përmbajtur dhe fol me zë të ulët; se zëri më i vrazhdë është zëri i gomarit"! - (Llukman, 16-19).*

## Këshilla e katërt

### Mbikëqyrja e përhershme nga Allahu

*16. O djali im, edhe nëse ajo (vepra) peshon sa kokrra e sinapit e që ndodhet (e fshehur) në ndonjë shkëmb, në qiej apo në tokë, Allahu do ta nxjerrë atë në shesh, se Allahu është i butë dhe hollësisht i informuar.*

Nëpërmjet kësaj këshille, Llukmani e porositi të birin që të kishte kujdes në veprimet e tij, sepse ai në çdo çast është i mbikëqyrur nga Allahu i Gjithëdijshëm, i Cili sheh gjithçka, dëgjon gjithçka dhe nuk mund të ndodhë asnjë proces në këtë ekzistencë pa dijen e Tij.

Shembulli i marrë nga ai për kokrrën e sinapit, si kriter matës për peshë, është për ta na ndërgjegjësuar se sado e vogël qoftë ajo vepër e punuar dhe pavarësisht ku bëhet, në qiej apo në tokë, a ndodhet e fshehur në brendinë e ndonjë shkëmbi, në ndonjë kodër, ultësirë apo vend të fshehtë, prapëseprapë, ajo nuk mund t'i fshihet Zotit, i Cili është i Gjithëdijshëm dhe hollësisht i informuar për çdo gjë që ndodh në këtë ekzistencë[1] Në lidhje me këtë i Madhërishmi në Kuran ka thënë: *"Zotit tënd nuk mund t'i fshihet as grimca më e vogël, as në tokë e as në qiell, as më pak nga ajo e as më shumë e të mos jetë e shënuar në Librin e qartë"* - (Junus, 61).

Ndërsa me kuptim të ngjashëm ka ardhur edhe në ajetin 59 të sures El-En'am: "Çelësat e fshehtësive janë vetëm te Ai, atë (fshehtësinë) nuk e di kush pos Tij. Ai e di çka ka në tokë dhe në det, Ai e di për çdo gjeth që bie dhe s'ka kokërr në thellësi të tokës, s'ka të njomë dhe s'ka të thatë që nuk është (shënuar) në librin e qartë (Lehvi Mahfudh)"

Ky ajet të cilin po e komentojmë, edhe një herë vë në pah madhështinë e besimit në Zotin e Gjithëdijshëm e të Plotfuqishëm, i Cili pasi e krijoi këtë ekzistencë, e mbikëqyr çdo proces të saj. Nga kjo kuptojmë se asgjë nuk ndodh pa dijen, vullnetin dhe urdhrin e



Tij. Në Ditën e Gjykimit, kur veprat tona të vihen para peshojës së Allahut, askujt nuk do t'i bëhet e padrejtë, qoftë edhe sa një grimë. Drejtësia absolute do të mbretërojë për të gjithë njësoj, si për besimtarët, ashtu edhe për ata që ishin të shkujdesur në këtë botë ndaj urdhrave të Tij.

## Këshilla e pestë, e gjashta dhe e shtata

*17. O djali im, kryeje namazin, urdhëro për punë të mira, ndalo nga të këqijat dhe bëhu i durueshëm për çfarëdo që të godet! Me të vërtetë, këto janë akte madhështore të vendosmërisë.*

### Këshilla e pestë – Kryeje namazin!

Meqë Llukmani i urtë qysh në këshillën e parë ia kishte tërhequr vërejtjen të birit që kurrë të mos i bënte shirk Allahut, por ta besonte Atë me të gjitha cilësitë dhe atributet që i ka, tash në këshillën e pestë, e këshillon që edhe me vepra ta dëshmojë besimin, përulësinë dhe nënshtrimin ndaj Krijuesit të tij, duke falur namaz, i cili është adhurimi parësor në Islam, pas dëshmisë islame.

Namazi, si një prej pesë shtyllave të Islamit, është vullneti dhe forca që ripërtërin dhe çelikos vullnetin e njeriut, është një lidhje që kurrë nuk mund të shkëputet-kjo është lidhja me Allahun xh.sh. - "Urvetul vuthka". Në namaz prehet e qetësohet shpirti dhe çdo gjymtyrë e ndien këtë. Namazi është sikur pika e vesës që freskon petalet e lules së vyshkur, është një rilindje e shpresave të zemrave të thyera e të lodhura nga vështirësitë e jetës.

Nga forma e shprehjes në këtë ajet, vërejmë se Llukmani nuk i thotë të birit "fale namazin"! por "kryeje namazin"! që sipas dijetarëve nënkupton kryerjen e namazit në formën e tij komplete që duke filluare nga pastërtia trupore dhe fizike, marrja e abdesit, mbulimi i trupit, veshja e rrobave të pastra, përqendrimi, lidhja në namaz me tekbir, këndimi i Kuranit dhe në fund dhënia e selamit, që simbolizon përfundimin e namazit. Përulësia dhe përkushtimi në namaz, ashtu siç na ka mësuar i Dërguari i Allahut, duhet të bëhet në formën, sikur ta shihje Madhërinë e Allahut me sytë e ballit dhe të mendjes. Se çfarë pozite nderi ka namazi ynë te Allahu xh.sh. këtë e shohim në disa ajete kuranore në të cilat përmenden besimtarët e sinqertë dhe përulësia e tyre në namaz: *"Është e sigurt se kanë shpëtuar besimtarët: ata të cilët janë të përulur dhe janë të kujdesshëm gjatë faljes së namazit"* – (El-Mu'minun, 1-2), etj.

Të parët tanë e ndienin thellë këtë afërsi hyjnore në namaz duke e gjetur në të prehjen shpirtërore dhe duke u thelluar në lutje e dua, por, a thua sa prej nesh sot mund ta arrijmë një gradë të tillë. Shumë prej nesh shpërqendrohemi gjatë namazeve tona, të preokupuar me gajlet dhe telashet e jetës dhe harrojmë se kemi dalë para Madhërisë së Allahut! Pikërisht kjo është arsyeja pse Llukmani i urtë e porosit të birin që të kishte kujdes në namaz, sepse namazi do të jetë kriteri i parë matës, për të ardhmen tonë në Ditën e Gjykimit.[2]

### Këshilla e gjashtë – Urdhëro për punë të mira dhe ndalo nga të këqijat!

Në këshillën paraprake pamë se Llukmani i urtë e këshilloi të birin e tij që të falte namaz e pastaj të vazhdonte me urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja. Ai sikur dëshironte t'i thoshte të birit: O biri im! Ai që nuk ka namaz, është i zbrazët shpirtërisht. Prandaj ti së pari duhet ta kryesh obligimin tënd ndaj Allahut, e pastaj jepe tërë mundin në urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja.

Urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja është një nga simbolet e besimit tonë të pastër. Nga këndvështrimi islam, kjo urdhëresë është një prej misioneve më të shenjta.[3] Ai që bën madje qoftë edhe vetëm një hap në rrugën e urdhërimit për të mirë dhe ndalimit nga e keqja, faktikisht hyn nën hijen e këtij misioni fisnik. Dijetarët nëpër shekuj na kanë mësuar se janë të humbura ato ditë, që na kalojnë pa i përjetuar këto çaste madhështore të urdhërimit në të mirë dhe të ndalimit nga e keqja. Kjo porosi e shtrenjtë, e ka bazën në Kuran: *"Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për të mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni në Allahun"* - (Ali Imran, 110).

Urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja është obligim për secilin prej nesh për udhëzimin e kësaj shoqërie Ne duhet të jemi yje të udhëzimit, duke çarë përpara dallgët dhe pengesat, që në mesin e shoqërisë të ofrojmë siguri, dinjitet por mbi të gjitha udhëzim në mirësi.

Për ta përmbyllur shkurtimisht porosinë që del nga kjo këshillë, shohim se edhe i Dërguari a.s. në një hadith të tij të cilin e transmeton Durretu bintu Leheb, e cila citohet të ketë thënë: "U ngrit një njeri dhe iu afrua të Dërguarit të Allahut, derisa ky ishte ende në minber dhe e pyeti: O i Dërguar i Allahut, cili njeri është më i miri? Ai u përgjigj: "Më i miri prej njerëzve është ai që është më i dituri (nga Kurani dhe dispozitat e fesë), më i devotshmi, më urdhëruesi për të mirë



dhe më ndaluesi nga të këqijat dhe ai që nuk i shkëput lidhjet familjare."[4]

### Këshilla e shtatë – Bëhu i durueshëm në sprova

Një prej porosive më madhështore në Kuranin famëlartë është porosia që të jemi të durueshëm në sprova. Allahu xh.sh. e stolisi moralin e muslimanit edhe me një cilësi e cila është edhe atribut i Tij - me sabër (durim), e cila cilësi është kurora e veprave të mira, dhe që njëkohësisht dëfton për lidhjen tonë me Krijuesin, i Cili në Kuranin fisnik thotë: "O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë me durim e me namaz, se vërtet Allahu është me durimtarët."

Meqë Allahu i plotfuqishëm e di se sfidat e jetës janë të vështira e të rënda për njeriun, Ai i përforcoi zemrat tona me këshilla përplot mëshirë e dhembshuri, duke na dëftuar se shpëtimi i vetëm është kërkimi i ndihmës prej Tij me durim dhe me namaz. Në durim ka ngadhënjim, në namaz ka shpëtim, e kur këto dy cilësi e stolisin shpirtin e besimtarit, kjo atëherë shpie deri në triumfin e vërtetë ndaj forcave të errëta djallëzore.

Lufta e vazhdueshme gjatë jetës në këtë botë në mes engjëllores dhe djallëzores, njeriun shpeshherë e ballafaqon me sfida të papritura, të cilat mund të përballohen vetëm me sabër të vërtetë. Por nëse fatkeqësitë dhe dëshpërimet zgjasin, njeriu ndonjëherë edhe mund ta humbasë ekuilibrin dhe durimin e të ligështohet, nëse nuk e ka pranë vetes edhe një shtytës tjetër ndihmës.



Mu për këtë arsye Allahu xh.sh. ia ka bashkangjitur durimit edhe namazin, i cili si ndihmëtar kurrë nuk të lë në baltë. Ai që Allahun e ka pranë, athua kush mund të jetë kundër tij? Ai që e gjen veten pranë mëshirës së Allahut, athua mund të humbë ndonjëherë ?! Prandaj, ai që përballon sfidat dhe të papriturat, me iman dhe përkushtim të plotë, duke bërë sabër dhe duke falur namaz, ai vërtet i ka të hapura dyert e mëshirës hyjnore.

Pejgamberi a.s. na ka porositur që të jemi të durueshëm dhe të shpresojmë shpërblimin e Allahut për durimin tonë në çdo fatkeqësi kur thotë: "O Zot, më shpërble për durimin tim në këtë fatkeqësi dhe ma zëvendëso këtë (fatkeqësi) me ndonjë të mirë prej anës Sate."[5]

### Këshilla e tetë – Largohu nga mendjemadhësia dhe nënçmimi i njerëzve

*18. Dhe mos shtrembëro fytyrën tënde prej njerëzve, dhe mos ec nëpër tokë me mendjemadhësi, se Allahu nuk e do asnjë mendjemadh mburracak!*

Këshilla e radhës e Llukmanit ndaj të birit, është që ai të largohej nga mendjemadhësia dhe përçmimi i njerëzve, sepse mendjemadhësia është tipar i shejtanit të mallkuar. Fjala "Mos e shtrembëro fytyrën prej njerëzve" nënkupton që kur dikush prej njerëzve të flet përballë, ti mos e lako fytyrën anash e ta nënçmosh atë, sikur nuk dëshiron të dëgjosh asgjë prej tij. Kjo është mendjemadhësi, e cila është e ndëshkueshme tek Allahu, sepse të gjithë ne jemi njerëz, dhe prindër të përbashkët i kemi Ademin dhe Havanë!

Që të largohemi nga ky ves i keq, ne duhet të jemi të thjeshtë, të buzëqeshur e të mëshirshëm në mes vete, të flasim e të sillemi me edukatë, përndryshe, çdo mendjemadhësi, na shtyn në mëkate, e thellimi në mëkate i djeg të gjitha të mirat tona në këtë dynja.

Ibn Mesudi transmeton nga i Dërguari i Allahut të ketë thënë: "Nuk do të hyjë në Xhenet ai, në zemrën e të cilit ka qoftë edhe një grimë mendjemadhësi."[6]

Fatkeqësisht, shumë njerëz, mendjemadhësia dhe fodullëku i ka shtyrë, ruana Zot edhe në mosbesim, sepse të tillët me kalimin e kohës i humbin edhe ndjenjat e besimit dhe të dhembshurisë, duke menduar se pozita dhe pasuria është mbi të gjitha. Allahu na ruajtë që të mos jemi prej këtyre njerëzve të cilët i ka cekur në këtë ajet kuranor: *"Kur ndonjërit prej tyre i lexohen ajetet Tona, ai e kthen shpinën me mendjemadhësi e shtiret sikur nuk i ka dëgjuar dhe sikur i janë shurdhuar veshët, prandaj "përgëzoje" atë më një dënim të dhimbshëm."* - (Llukman 7).

Pjesa tjetër e ajetit "mos ec nëpër tokë me mendjemadhësi", na e rikujton edhe një herë se mendjemadhësia është një prej cilësive më të urryera që mund ta ketë njeriu.[7] Andaj të jemi të kujdesshëm e modest në sjelljet tona, dhe të mos harrojmë se origjina jonë është prej dheut. A thua si mund të ecë njeriu mbi këtë tokë me kaq mburrje e mendjemadhësi, kur e di fare mirë se nuk e posedon dhe nuk e kontrollon as frymën dhe gjallërinë e jetës së vet. Sa e sa vdekje i godasin njerëzit papritmas, kur ai fare nuk e pret. Të gjithë mjekët e botës, nuk mund ta ndalin procesin e vdekjes së tij, prandaj përse kjo mendjemadhësi, përse ky mosbesim dhe përse kjo arrogancë e vrazhdësi në sjellje?!

A nuk na e ka tërhequr Allahu xh.sh. vërejtjen edhe në këtë ajet kuranor që të mos ecim me mendjemadhësi si mburravecë kur thotë: *"Dhe mos ec nëpër tokë me mburrje, sepse ti as nuk mund ta çash tokën as nuk mund të arrish lartësinë e maleve."* - (El-Isra'ë, 37).

Andaj, le të na shërbejnë këto porosi të Llukmanit ndaj të birit, që të vetëdijesohemi e ta ruajmë përulësinë, modestinë dhe njëkohësisht krenarinë prej besimtari, sepse ai që përulet për Allahun, Ai do ta ngrejë atë, ashtu siç na mëson edhe i Dërguari a.s. i cili thotë: "Ai që i përulet Allahut me thjeshtësi (modesti) Allahu do ta ngrejë lart atë njeri."[8] Të mos insistojmë që patjetër të dallohemi nga të tjerët, sepse një gjë e tillë na bën egoistë dhe mendjemëdhenj. E në këtë aspekt, ne kemi shembullin më të mirë në të Dërguarin a Allahut, të cilin, kur vinte dikush i huaj, nuk mund ta dallonte nga mesi i ashabëve.

## Këshilla e nëntë dhe e dhjeta

*19. Ec me kujdes e i përmbajtur dhe fol me zë të ulët; se zëri më i vrazhdë është zëri i gomarit"!*

### Këshilla e nëntë – Ec me modesti dhe krenari

Besimtari i vërtetë me dëlirësinë e tij imanore, e ka të qartë se ai si njeri bën pjesë në llojin e atyre krijesave që i Madhërishmi i privilegjoi duke ua dhuroi të menduarit dhe të logjikuarit, duke i lënë të lirë në vepra. Për ta arsyetuar tërë këtë përgjegjësi dhe pozitë të lartë nderi, ai duhet të jetë shembull për të gjithë të tjerët në sjellje, edukatë dhe moral të lartë. Edukata dhe sjellja vërehen më së miri në të ecur dhe në të folur. Njerëzit e devotshëm e të urtë, ecin me modesti, me kujdes dhe të përmbajtur, duke mos u hequr të lartë e as mendjemëdhenj, ashtu siç i ka përshkruar Allahu i Madhërishëm në suren "El-Furkan" ajeti 63: "E robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë, të qetë, e kur atyre u drejtohen injorantët me fjalë, ata thonë: "Paqe".

Nga myslimani kërkohet që kur të ecën, të ecë me krenarinë e besimtarit e kurrsesi të shtiret e të ecë me ecjen e një të sëmuri apo njeriu në prag të vdekjes, i cili ecën pa vullnet. Ecja e një besimtari të devotshëm, nuk duhet të jetë artificiale ashtu siç fatkeqësisht veprojnë disa hipokritë, sa për sy e faqe, por të jetë një ecje mesatare, as e shpejtë e as e ngadaltë. Ky lloj i ecjes ka qenë praktikë e Resulullahit s.a.v.s. dhe e ashabëve të tij, ashtu siç e ka përshkruar Aliu r.a. me këto fjalë madhështore kur thotë: "Kur ecte Resulullahi s.a.v.s., drejtohej dhe ecte me vrull e krenari, sikur të zbriste nga ndonjë vend i lartë".[9]

### Këshilla e dhjetë – Fol me zë të ulët[10]

Këshilla e fundit e Llukmanit ndaj të birit, në këtë grup ajetesh, është që kur të fliste, të fliste me zë të ulët, duke u përpjekur që të mos shkaktonte ndonjë irritim dhe neveri tek dëgjuesi me zërin e tij të lartë. Ai nëpërmjet kësaj këshille, sikur na tregon se britma apo çirrja, nuk janë veti e njerëzve të devotshëm. Ngritja e zërit në tonalitete të larta, pa nevojë, i shëmbëllen zërit apo palljes së gomarit, të cilin zë, Vetë Allahu xh.sh. e ka cilësuar si të vrazhdë e të papëlqyeshëm.[11]

## Porosia e ajeteve (12-19)

- Kurani famëlartë ngërthen në vete shumë urtësi dhe porosi madhore, të cilat për qëllim kanë mbjelljen e edukatës dhe moralit të lartë tek njeriu. Të tilla mesazhe përçojnë edhe porositë e Llukmanit të urtë drejtuar të birit.

- Idhujtaria apo shirku është mëkati më i madh në raport me Krijuesin, dhe në Kuran është cilësuar si mizoria dhe padrejtësia më e madhe. Nëse një idhujtar vdes në këtë gjendje, pa u penduar për këtë mëkat, vendi i tij është përjetësisht në skëterrat e Xhehenemit.

- Mirësjellja ndaj prindërve dhe respekti ndaj tyre është një prej obligimeve parësore në Islam. Madje respekti ndaj tyre, në disa ajete kuranore, ka ardhur si detyrim i domosdoshëm menjëherë pas besimit në Allahun fuqiplotë. Ndaj tyre duhet të sillemi me dashuri e dhembshuri, t'i thërrasim me zë të ulët e me përulje e kurrsesi me vrazhdësi e arrogancë. Hidhërimi i tyre nënkupton se mbi vete kemi tërhequr hidhërimin e Allahut, kurse me respektin ndaj tyre, e arrijmë kënaqësinë e Allahut. Nëse prindërit janë jobesimtarë dhe na shtyjnë të bëjmë ndonjë mëkat, nuk duhet t'u bindemi në këtë, por prapëseprapë, ata duhet t'i trajtojmë me kujdes e dashuri.

- Besimtari i vërtetë, zemra e të cilit pulson vetëm për dashurinë ndaj Krijuesit, duhet të ndjekë rrugën e njerëzve të devotshëm, sepse me këtë arrihet kënaqësia e Allahut në këtë dhe në botën tjetër.

- Asnjë proces në këtë gjithësi, nuk mund të ndodhë pa dijen dhe vullnetin e Allahut xh.sh. Ne vazhdimisht jemi të mbikëqyrur nga Ai, dhe asnjë vepër jona, qoftë edhe sa grimca më e vogël, nuk mund t'i fshihet Atij. Në Ditën e Llogarisë, çdo gjë do të dalë në shesh dhe ne do të gjykohemi për të bëmat tona.

- Falja e namazit dhe kryerja e tij me devotshmëri e përulësi ndaj Krijuesit, është po ashtu një prej porosive më madhështore të Llukmanit të urtë drejtuar të birit, sepse namazi është lidhja më e fortë në mes robit dhe Krijuesit.

- Urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja është detyrim për secilin besimtar dhe besimtare, në kuadër të sferës së veprimtarisë së tij. Pa këtë segment, jeta e një besimtari do të ishte e zbrazët dhe e zymtë, sepse nëpërmjet saj, ne arrijmë edukimin e një shoqërie të tërë e në anën tjetër edhe kënaqësinë e Allahut xh.sh.

- Durimi në sprova është një prej virtyteve të besimtarëve të sinqertë e të devotshëm. Kjo botë është vendsprovim, por këto sprova duhen konsideruar si test për imanin tonë, se sa jemi të lidhur me Krijuesin tonë.

- Njeriu duhet të largohet nga çdo ves i keq dhe i urryer, siç janë mendjemadhësia dhe nënçmimi i njerëzve, duke ditur se mendjemadhësia është cilësi e shejtanit të mallkuar.

- Çdo besimtar duhet të jetë i vetëdijshëm se veprat dhe sjelljet e tij duhet të jenë sjellje të përcjella me edukatë të lartë, në ecje i përmbajtur, modest por njëkohësisht edhe krenar, ndërsa zëri i tij duhet të jetë gjithmonë i butë dhe i ulët, sepse britma apo zëri i lartë i ngjason zërit të gomarit.

*1. El-Vahidij en-Nisaburi, El-Vesit fi tefsiri-l Kurani-l Mexhid, vëll. III, f. 442, Bejrut, 1994. 2. Dr. Fadil Salih es-Samerrai, Ala tarik et-tefsiru-bejani, Sharika, EBA, vëll. II, f. 328. 3. Dr. Hoda Muhamed Salih & Dr. Merva Muhamed Ismail, Esalibu-t-terbijjeti ve-t-tevxhihi fi sureti Lukman, f. 265, kopje elektronike, pa vend dhe vit botimi. 4. "El-Musned", 6/432; Bejhekiu në "Shuabil Iman" 6/220. 5. Transmeton Muslimi nr. 1588. 6. Transmeton Muslimi nr. 91. 7. Grup autorësh, Et-Tefsiru-l mevdui li suveri-l Kuran, vëll. VI, f. 34. 8. Muslimi (2588). 9. Transmeton Imam Tirmidhiu, nr. 3637; Transmetimi është i gradës "sahih". 10. Dr. Ahmed bin Abdurrahman el Kadi, El-Ehdaf et-terbevijeti fi vesaja Lukman li ibnihi, Unejze-Arabi Saudite, 1431 h. f. 17. 11. Et-Tefsiru-l Munir, vëll. 22, f. 170.*

Nexhat Ibrahimi

# Halifati pas abasitëve - qëndrimi shiit ndaj halifatit

Çështja e hilafetit i ka ndarë myslimanët në disa drejtime dhe ka ndikuar të formohen disa grupe mendimesh e filozofish. Sunizmi si shumicë dhe shiizmi si pakicë është rezultat i këtyre perceptimeve të llojllojshme të çështjes së hilafetit.[1]

Edhe shiizmi[2] është ndarë në disa nëngrupe, më i madhi është ai i ithna-asherijes apo duodecimalizmit, i cili bazohet në mësimet e Xhafer Sadikut, imamit të gjashtë shiit. Ata mendojnë se halifati, apo siç preferojnë ata ta quajnë *imameti*, është trashëgues dhe u përket vetëm pjesëtarëve të familjes së Pejgamberit a.s., pasardhësve të Aliut r.a. dhe Fatimes.[3] Kjo çështje sipas tyre është në shkallë të parimeve sipërore të fesë dhe nuk është e negociueshme[4]. Ata mendojnë se Pejgamberi a.s. gjatë jetës së tij e ka emëruar qartë Aliun r.a. për trashëgimtar, sikurse në Gadir Humm[5]. Kjo ide hasi në rezistencën e shumicës myslimane dhe politikisht qe e parealizueshme, por dijetarët shiitë këtë ide e vendosën në doktrinën fetare, ku vazhdon të zhvillohet dhe shpresohet në sendërtimin e saj.[6] Aliu r.a. konsiderohet imami (halifi) i parë, kurse Mehdiu konsiderohet i fundit, i cili është zhdukur dhe do të kthehet për të sendërtuar paqen e rehatinë në botë para shkatërrimit të universit. Sipas tyre, të gjithë imamët janë të frymëzuar dhe Zoti u ka dhuruar velajat. Vetë imametin e konsiderojnë si dhuratë, mëshirë të Zotit të nevojshme për njerëzinë[7], për arsye se imamët janë çelësi i sekreteve të Kuranit, të pagabueshëm në zbulimin dhe komunikimin e sekreteve Kuranore[8]. Këtë e ilustron edhe thënia e Xhafer Sadikut:

"Ligjërimi im është ligjërimi i babait tim; ligjërimi i babait tim është ligjërimi i gjyshit tim; ligjërimi i gjyshit tim është ligjërimi i Husejnit; ligjërimi i Husejnit është ligjërimi i Hasanit; ligjërimi i Hasanit është ligjërimi i emir'ul-mu'mininit; ligjërimi i emir'ul-mu'mininit është ligjërimi i Pejgamberit të Allahut, ndërsa ligjërimi i Pejgamberit të Allahut është ligjërimi i Allahut.[9]"

## Institucioni i halifatit pas vitit 658 h./1258

Me depërtimin e mongolëve në halifatin mysliman abasit dhe me vrasjen e halifit Musta'simit (1242-1258) nga Hulagu Kani përfundon periudha e famshme e halifatit abasit në Bagdad. Por, edhe para rënies së dhunshme të kësaj dinastie në Bagdad, ajo dukej se ishte rrënuar nga brenda dhe qëndrimi i



saj ishte më shumë nominal sesa real. Qendra kishte humbur fuqinë dhe dinastinë e qeverisnin mëkëmbësit e provincave. Në anën tjetër, edhe pse abasidët u rrënuan në Bagdad, ata vazhduan të qeverisin në Egjipt deri në ardhjen e Sulltan Selimit.

### 1. Memelukët

Memelukët (1250-1517) janë dinasti robërish, e themeluar nga abasitët në shekullin IX si ushtri e fortë në mbrojtje të dinastisë abasite. Duke siguruar sundimin në Egjipt dhe Siri, ata në Kajro sollën një pjesëtar të familjes abasite, të cilin e shpallën si halif dhe si kundërdhuratë morën investitorën me të cilën qeverisin mbi territoret e pushtuara. Pra, sundimin nominal e kishin abasitët, por atë real memelukët. Vetë memelukët u mjaftuan me titullin "sulltan".

Ardhja e memelukëve kishte rëndësi sepse penguan depërtimin e mongolëve dhe aziatikëve të tjerë në perëndim të globit, ndërsa rënia e tyre ishte fundi i dinastive lokale, për të ardhur pas tyre një shtet joarab, ai i osmanlinjve. Në këtë kohë paraqiten edhe dy perandori të tjera, ajo e safavidëve (shiie) dhe ajo e mogullëve, të cilët në aspektin e qeverisjes u ndanë në tri perandori, por në aspektin organizativ u bënë më dinamikë.

### 2. Safavidët

Dinastia safavide (1501-1722)[10] qeverisi në territoret që edhe sot janë nën ndikimin shiit. U formua më 1501 për të vazhduar deri më 1722. Edhe pas rënies së tyre nga skena politike si pasojë e forcimit të krahinave dhe dobësimit të qendrës, jetës luksoze të prijësve, korrupsionit e të tjera, ndikimi i tyre është deri në ditët e sotme. Pas rënies politike të tyre, territoret që ata mbanin, u morën nga afganët, osmanët dhe rusët në veri.[11]

### 3. Mogulët

Dinastia e mogulëve (1526-1857)[12] u shtri në lindjen e nënkontinentit të Indisë me seli në Delhi. Këtë dinasti në vitin 1526 e formoi Baburi, pasardhës i Timurit nga ana e babait dhe i Xhingis-hanit, nga ana e nënës. Historianët e përshkruajnë si dinasti e despotizmit ushtarak sepse organizimi i saj ishte i

**Muhammedi a.s. e themeloi shtetin duke u bazuar në Kuran, por si synim kishte shtrirjen e drejtësisë dhe Fjalës së Zotit, pa i dëmtuar të tjerët.**

lidhur direkt me ushtrinë dhe prijësin e ushtrisë, i cili ishte edhe sundues. Të gjithë oborrtarët dhe nëpunësit, civilët dhe gjyqtarët ishin komandantë të kalorësisë[13]. Ata nuk mërziteshin shumë për legjitimitetin e qeverisjes. Pasardhësit e Timurit i dhanë vetes edhe titullin e halifit[14]. Kjo dinasti, duke përvetësuar elemente edhe nga Persia edhe nga India, u bë njëra prej dinastive më të sofistikuara në histori, duke dhënë kontribut në fushën e arkitekturës, muzikës, literaturës, në shkathtësi të ndryshme jetësore si dhe në kulinari. Pas Aurangzebit kjo dinasti u shformua, kryesisht nga dy faktorë, nga rezistenca gjithnjë e më aktive vendore induse dhe nga ekspansioni anglez[15], pa lënë anash edhe dobësitë e brendshme[16].

### 4. Osmanët

Osmanët[17] fillimisht i kemi si dinasti turke e më vonë perandori osmane, mbinacionale, apo si i njohim përgjithësisht si Perandoria Turko-Osmane. Perendoria Osmane u formua në vitin 1288 nga Osmani, i cili ishte i biri i Ertogrulit, dhe përfundoi në vitin 1924. Ata janë me prejardhje nga Turkmenistani. Kjo dinasti e përhapi Islamin në vende të ndryshme të botës, por edhe në territoret e Ballkanit: në Bullgari, Rumani, Greqi, Shqipëri etnike, Bosnjë etj. Pa dyshim, bazë e sukseseve të tyre ishte organizmi cilësor dhe i fuqishëm ushtarak, pa lënë anash pikëpamjet e tjera, domethënë civile, për një qeverisje të mirë.

Pas rënies së dinastisë abasite edhe në Egjipt më 1517 dhe marrjes së sundimit nga Sulltan Selimi, flitet në anekdotë se Sulltani e mori halifin e fundit abasit, Mutevekilin III (1508-1517), në Stamboll dhe nga ai e mori investitorën e halifit. Edhe mos qoftë i vërtetë ky rrëfim, është e qartë se osmanët e donin legjitimitetin e të qenët halif apo sulltan të myslimanëve.

Sulltanët osmanë bënë përmirësime edhe në infrastrukturën ligjore, për t'i dhënë legjitimitet fetar qeverisjes së tyre, kurse epoka e Sulltan Sulejmanit merret si shembull i mirë në këtë pikëpamje. Pas tij Perandoria Osmane filloi të zbehet pak nga pak. Ajo përfundimisht do të bjerë pas Luftës së Parë Botërore, kur rrethanat e jashtme por edhe të brendshme e dobësuan në masën përfundimtare. Në nëntor të vitit 1922, Turqia në vend të sulltanatit u shpall republikë, duke ia marrë halifit të gjitha kompetencat, kurse në mars të vitit 1924 përfundimisht u abrogua halifati[18]. Mustafa Qemali, i mbiquajtur Ataturku, ishte njeriu që e përmbysi halifatin.

Pak para këtyre ngjarjeve dhe pas tyre, në disa vende myslimane pati reagime të rrepta dhe përpjekje për rikonstruktimin e institucionit të halifatit. Më 1919 në Indi, Konferenca Gjithindiane e Halifatit dështoi në gjetjen dhe përzgjedhjen e kandidatit për halif. Më 1922 në Egjipt dijetari Reshid Rida propozoi mënyrën për platformën e reformimit të halifatit, por pohoi se nuk ka kandidat që i plotëson kushtet, i cili do të bënte përshtatjen e ligjit islam me kushtet e jetës moderne[19]. As ky projekt nuk u aprovua. Përpjekje pati edhe në vitin 1926, por edhe ky kongres dështoi. Përpjekje pati edhe më vonë, por asnjë nuk arriti sukses t'i bashkojë myslimanët dhe të bien dakord rreth themelimit të halifatit mysliman, duke u degraduar në disa nisma e organizime, si takime panarabiste, panislamiste, panturciste etj. Duke forcuar idetë nacionaliste e shekullariste, ideja për halifat u vendos në muze, u braktis, për t'ia lënë mbase ndonjë kohe tjetër, në rrethana të tjera[20].

## Faktorët e rënies së shtetit mysliman

Rënia e qytetërimeve e kulturave është e pritur, si konsumim i vetvetes. Ajo humb fuqinë e përparimit të mëtejmë dhe si rezultat i këtyre

faktorëve vjen rrëmuja dhe venitja. Njëri nga faktorët kryesorë të rrënimit është ndarja apo çarja brenda shoqërisë myslimane. Në të gjitha fazat ndasitë ndërmjet myslimanëve qenë të pranishme, por zhvillimi i hovshëm dhe karizma e disa liderëve politikë disi e mbajti të fshehur këtë lëngatë, që e karakterizonte shtetin islam si inert, të ngurtë dhe vazhdimisht në ankth. Megjithatë, shoqëria myslimane gjeti forcë ta shtyjë zhvillimin e shtetit nga jashtë, por edhe të mbijetojë nga dridhjet e brendshme[21]. Shfaqja e disa mini-shteteve myslimane, si idrisitët në Magreb, aglebidët në Tunizi, tulunidët në Egjipt dhe Siri, gaznevitët në Indi, samanidët në Buharë e të tjera, solli elan të ri, forcë të re, zhvillim të ri, madje edhe përhapje të Islamit, por qendra humbi forcën dhe kontrollin, u bë e lëndueshme nga ataku i jashtëm; kohët e fundit shteti më shumë paraqiste formë sesa cilësi[22].

Edhe Perandoria Osmane, e cila fillimisht gëzoi për angazhimin dhe shpresën që dha, me kalimin e kohës u mbështet në aspektin ushtarak, të jashtëm, duke shpërfillur aspektin kulturor dhe qytetërues, të brendshëm dhe ky ishte gabimi i rëndë i halifatit islam osman[23]. As paraqitja e Abdulhamitit II, sulltanit të mirëfilltë mysliman, nuk arriti ta shpëtonte Perandorinë Osmane, sepse evropianët dhe hebrenjtë, duke nxitur problemin nacional brenda halifatit, futën rrëmujë dhe e dobësuan Perandorinë, duke krijuar një varg shtetesh të vogla, të dobëta islame dhe një Turqi tejet të dobët.

Në përgjithësi, mund të thuhet se faktorët e dobësimit dhe rënies së halifatit islam ishin disa, si mungesa apo pamjaftueshmëria e motivit ideologjik për motivim të vullnetit njerëzor për angazhime të reja. Edhe mungesa e vazhdimësisë në angazhime të të gjitha llojeve hyn në këtë faktor[24].

Faktor tjetër mund të ceket edhe elasticiteti i sistemit të shtetit, regjimit etj. Nëse ai mungon, regjimi do të manifestojë ashpërsi e ngurtësi, që në fund çon pa padiskutueshëm në rrënim.

Si faktor i tretë mund të ceket shkalla e pa/aftësisë së regjimit për t'i menaxhuar pozitivisht sfidat e ndryshme, qofshin ato si rezultat i ndryshimeve natyrore apo veprimeve të njerëzve e komuniteteve. Nëse gjendja nuk menaxhohet drejt, rrënimi është i pashmangshëm.

Ka edhe probleme të tjera, si joharmonizimi i shpirtërores dhe materiales, politika e kuadrove, ndasia partiake, fisnore, sektare e bashkësisë, territori i madh dhe dalja prej kontrollit të gjendjes e të tjera. Të gjithë këta dhe faktorë të tjerë këtu të pacekur kanë ndikuar në rënien e halifatit dhe qytetërimit islam[25].

## Përfundim

Muhamedani a.s. me fjalët dhe veprat e veta ishte shembull i njeriut, Pejgamberit, shtetarit ideal, si për këtë botë ashtu edhe për atë botë, e sidomos për trashëgimtarët e tij në rrafshin politik, social, ekonomik etj. Hilafeti, institucioni trashëgues prej pas vdekjes së Muhamedit a.s., në variante të ndryshme ekziston deri në shekullin XX, pos misionit pejgamberik.

Mirëpo, disa dijetarë janë të mendimit se halifati nuk ka zgjatur shumë dhe ka përfunduar pas katër halifëve të drejtë. Të tillë janë Ibn Tejmija dhe Ibn Halduni. Halifati emevit, ai abasit, sipas tyre, por edhe ai mogull, selxhuk, osman e të tjerë janë vetëm një mbretëri e zakonshme. Kjo teori e tyre pajtohej edhe me hadithin e Muhamedit a.s.: *"Halifati do të zgjasë tridhjetë vjet, e pas tij do të dominojë monarkia (mulk)!"*[26] Mirëpo, teoricienë të tjerë thonë se halifati ka vazhduar me mangësi të caktuara dhe periudhën e pas katër halifëve të drejtë nuk e kanë quajtur "rashidun".

Muhammedi a.s. e themeloi shtetin duke u bazuar në Kuran, por si synim kishte shtrirjen e drejtësisë dhe Fjalës së Zotit, pa i dëmtuar të tjerët. Me kalimin e periudhës së "halifëve të drejtë", synimi i parë u zbeh, madje edhe u komprometua, bëhet synim vetvetiu, duke synuar popullin ta sjellin tek ata e jo ata të vihen në shërbim të popullit. Kjo nuk domethënë që pas katër halifëve të parë nuk kishte assesi halifë të drejtë.

Kjo nuk domethënë se halifati si i tillë është privilegj vetëm i *katër halifëve të drejtë* dhe i askujt tjetër. Halifë të drejtë ka pasur edhe më vonë dhe do të ketë, por ata ishin përjashtim, ata ishin jashtë sistemit, që ishte instaluar nga përdhunuesit e qeverisjes së drejtë.[27]

Edhe aktualisht perceptimet e halifatit janë të ndryshme, nga ato mendime që thonë se ai ekziston dhe se sunduesi i caktuar i plotëson kushtet. Nevoja për themelimin e halifatit të ri ekziston. Kërkesat për një halifat të ri ekzistojnë. Por, nga ajo që mund të shihet në skenën botërore myslimane, një gjë e tillë është vetëm çështje teorike dhe aspak e realizueshme si për shkak të divergjencave mes botës myslimane ashtu edhe për shkak të rrethanave politike botërore, ku halifati shihet si një rrezik për botën në përgjithësi dhe jo si një alternativë në skenën e ofertave dhe vlerave.

*Fund.*

*1. Konsiderohet se bota shiite është rreth 10-15% e tërësisë së myslimanëve të botës, edhe pse nuk ekziston ndonjë statistikë e saktë. Shih: Tarik Kullenoviq, po aty, fq. 75. 2. Karen Armstrong, Islami, po aty, fq. 181 e tutje. 3. Ibrahim Džananović, Idžtihad u prva četri stoljeća islama, Sarajevë, 1986, fq. 51. 4. Nerkez Smailagić, Leksikon, po aty, fq. 233. 5. Këtë fjalim e cek edhe Al-Suyūtī, Povijest halifa, fq. 282. 6. Tarik Kullenoviq, po aty, fq. 74. 7. Sejjid Said Akhtar Rizvi, Imamet..., fq. 9. 8. Ibrahim Džananović, po aty, fq. 51. 9. Po aty, fq. 51.-52. Aida Kadrija, po aty. 10. Akbar S. Ahmad, Zbulimi i Islamit, Logos-A, Shkup, 2012, fq. 158-163. 11. Shih: Nerkez Smailagić, Leksikon Islama, fq. 522.-523. 12. Abdullah al-Ahsan, po aty, fq. 164-196. 13. Nerkez Smailagić, po aty, fq. 416. 14. Nerkez Smailagić, po aty, fq. 416-420. 15. Nexhat Ibrahimi, Fjalori Enciklopedik Islam, zëri 'Mogullët". 16. Shih gjerësisht: Thomas W. Arnold, po aty, fq. 249-287. Mustafa Spahić, po aty, fq. 313 e tutje. 17. Abdullah al-Ahsan, po aty, fq. 150-157. 18. Nerkez Smailagić, po aty, fq. 232. 19. "Khalifa", The Encyclopaedia of Islam..., po aty, fq. 947. 20. Tarik Kullenoviq, po aty, fq.50 e tutje. 21. Imaduddin Halil, Uprava i vlast kroz istoriju islama, Sarajevë, 1995, fq. 59 e tutje. 22. Analiza rreth përparimit, rënies dhe rilindjes së sërishme shih: Nexhat Ibrahimi, Rilindja islame, Shkup, Logos-A, 2015. 23. Imaduddin Halil, po aty, fq. 63 e tutje.. 24. Pas shekullit V h./XII gr. e drejta islame filloi të humbë kontaktin me realitetin jo vetëm në fushën politike, por eedhe në shoqëri e ekonomi, duke e ngushtuar interesimin e saj në muamelat (të drejtën pronësore)... e drejta u bë e ngurtë dhe e paaftë t'u përgjigjet nevojave në rritje të shoqërisë. Me qëllim të zbutjes së ngurtësisë, juristët filluan të përdorin hilet juridike (hijel esh-sher'ijjeh). Prej shekullit VIII h./XIV gr. E drejta merrej me çështje procedurale e teknike dhe jo me çështje thelbësore, që është një apo shumë hapa prapa. Shih: Louay M. Safi, Islamsko pravo i drustvo, në: Šerijatsko pravo u savremenim društvima, Përgatitën: F. Karçiq dhe E. Kariq, Sarajevë, 1998, fq.67. 25. Imaduddin Halil, po aty, fq. 67-71. 26. Ğalāl al-Dīn Al-Suyūtī, po aty, fq. 20. 27. Aida Kadrija, po aty.*

Dr. Ajni Sinani

# Muhamedi a.s. i Dërguari i Allahut

"*Muhamedi është i Dërguari i Allahut...*" (El Fet'h: 29).

## Studiuesja belge do të thotë: "Unë pohoj me bindje dhe siguri të plotë se: Nuk ka zot përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari Tij".

Sikur Kurani të ishte shkruar nga Muhamedi a.s. dhe sikur vërtet Muhamedi a.s. të mos ishte i dërguar prej Zotit të botëve, a do të mund që ai të mashtronte vetveten? Po të mos ishte i bindur i Dërguari a.s. thellësisht në pejgamberinë e tij a do të mund ta rrezikonte jetën e tij?!

Ajeti vijues është nga Kurani fisnik, i cili është fjalë dhe libër i Allahut. Në të Zoti i thotë të dërguarit të Tij: ***"O ti i dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer mesazhin (risalen). Alllahu të garanton mbrojtjen prej njerëzve (prej armiqve). Allahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin që mohon."*** (El Maideh: 67)

Aisha, nëna e besimtarëve - Allahu qoftë i kënaqur me të - për shpalljen e këtij ajeti tregon: I Dërguari i Allahut e kaloi një natë dhe unë isha pranë tij. Unë i thashë: "O i Dërguari i Zotit, çfarë ke?" Ai tha: "Sikur një njeri i mirë nga sahabët e mi të më ruante natën." Ajo tregon: "Derisa ne ishim aty, dëgjova zërin e një arme. I Dërguari i Allahut, paqja e Zotit qoftë mbi të, pyeti: 'Kush është?' Ata thanë: 'Sadi dhe Hudhajfa, erdhëm për të të ruajtur.' Pejgamberi i Allahut fjeti deri sa u shpall ky ajet (67 nga sureja El Maideh)'. Kur u shpall ajeti, tregon hazreti Aishja, Pejgamberi i Allahut, paqja qoftë mbi të, e nxori kokën dhe tha: "Shkoni o ju njerëz, tani po më ruan Allahu."

"Nëse ky njeri do t'i mashtronte të gjithë njerëzit, ai nuk do ta mashtronte vetveten dhe nuk do ta rrezikonte jetën e tij.

Një studiuese belge që është marrë me studimin e biografisë së të Dërguarit të Allahut, kur arrin në këtë ndodhi, ndalon dhe thotë: "Nëse ky njeri do t'i i mashtronte të gjithë njerëzit, ai nuk do ta



mashtronte vetveten dhe nuk do ta rrezikonte jetën e tij. Nëse ai nuk do të kishte bindje të thellë se është Pejgamber i Zotit dhe nëse nuk do të ishte i sigurt se Zoti do ta ruante atë, Muhamedi nuk do të vepronte ashtu dhe nuk do të kërkonte nga rojet që të largoheshin dhe të shkonin.

Ky veprim është dëshmi e fortë që tregon besimin e Muhamedit a.s. në Krijuesin e tij. Studiuesja belge e impresionuar dhe duke mos mund ta përmbajë veten e pranoi Islamin duke deklaruar: “Unë pohoj me bindje dhe siguri të plotë se: Nuk ka zot përveç Allahut dhe se Muhammedi është i dërguari Tij”.

Biografia e Pejgamberit, paqja qoftë mbi të, ka shumë dëshmi dhe mrekulli që vërtetojnë se ajo që ka thënë dhe vepruar është e vërtetë nga Zoti i plotfuqishëm, Krijuesi i gjithësisë.

Një herë erdhi një beduin, i cili nxori shpatën e tij dhe tha: O Muhammed, kush të mbron nga unë? Pejgamberi a.s. i tha: “Allahu”. Beduinit filloi t’i dridhet dora dhe i ra shpata nga dora. Pastaj Pejgamberi i Zotit e mori shpatën dhe i tha: Po tani ty kush të mbron nga unë? A do të ishte kaq i bindur dhe a do ta thoshte me kaq siguri këtë thënie sikur vërtet Muhamedi a.s. të mos ishte i Dërguari i Allahut?!

Në betejën e Hunejnit kur ushtria e mosbesimtarëve i kishte dalë në pritë befas myslimanëve u krijua një gjendje kaotike dhe myslimanët filluan të iknin nga fushë beteja dhe të largoheshin nga të mundnin, i vetmi ishte Pejgamberi a.s. ai që nuk bëri asnjë hap prapa por qëndroi përballë ushtrisë armike duke i ftuar muslimanët që të qëndronin duke thirrur me zë të lartë: “Unë nuk jam pejgamber i rrejshëm, unë jam biri i Abdul Mutalibit”. Kur panë vendosmërinë e Pejgamberit a.s., myslimanët filluan të kthehen në betejë dhe të mblidheshin përreth

**Suraka:**

***"E kuptova se Muhamedi ishte njeri i mbrojtur nga të bërit keq".***

tij. Sikur Muhamedi a.s. të mos ishte vërtet pejgamber i Zotit, ai nuk do të vepronte në mënyrë të tillë duke rrezikuar jetën e tij!

Gjatë hixhretit të tij, Pejgamberi a.s. së bashku me mikun e tij Ebu Bekrin u strehuan në shpellën Theur. Idhujtarët mekas që ishin në kërkim të tyre arritën deri te hyrja e shpellës. Ebu Bekri kur i pa ata u frikësua për Pejgamberin. Mirëpo Muhamedi a.s i tha: “O Ebu Beker! Çfarë thua për dy persona kur i treti i tyre është Allahu? Mos u pikëllo! Allahut është me ne”. Vallë a mund të dalin këto fjalë në çaste të tilla aq kritike nga goja e një mashtruesi?!

Suraka in Malik ishte vënë për ta gjetur Pejgamberin a.s. me qëllim që t’ia dorëzonte idhujtarëve kurejshitë dhe të merrte si shpërblim 100 deve të caktuara nga ata. Kur Ebu Bekri pa Surakën tha: -O i dërguar i Allahut, një kalorës po na vjen pas. Pejgamberi a.s filloi të lutet: “O Zot na ruaj nga e keqja e tij me atë që do dhe ashtu si do. Ti je i plotfuqishëm për gjithçka që dëshiron”. Në atë moment këmbët e kalit të Surakës zhyten në rërë dhe Suraka rrëzohet. Suraka tentoi edhe dy herë dhe Pejgamberi u lut me të njëjtën lutje. Tri herë Suraka u rrëzua së bashku me kalin e tij. Pas kësaj tregon Suraka: -E kuptova se Muhamedi ishte njeri i mbrojtur nga të bërit keq. Ai kërkoi prej Pejgamberit a.s siguri duke thënë: -O Muhamed të lutem më mbro nga zhytja në rërë. Pejgamberi a.s iu përgjigj: -Je i mbrojtur. Suraka përsëri i tha: -O Muhamed, më jep të paktën diçka. Pejgamberi a.s i tha: -Të premtoj byzylykët e Kisraut. I hutuar Suraka e pyeti: -Kisraut, mbretit të persëve?” Pejgamberi i tha: -Po. Suraka tregon: -Megjithëse nuk isha mysliman i besova dhe i thashë përsëri: -A ma premton këtë duke ma shkruar në një letër, o Muhamed? Pejgamberi i tha po dhe e urdhëroi Ebu Bekrin që t’ia shkruante këtë premtim në letër. Suraka e ruajti ketë letër. Tetë vjet më vonë kur myslimanët e liruan Mekën dhe hynë në të në mënyrë madhështore Suraka e pranoi Islamin.

Pasi vdiq Pejgamberi a.s., në kohën kur Omeri ishte udhëheqës, myslimanët fituan ndaj persëve dhe pasuritë e Kisras i sollën në Medinë. Bashkë me pasuritë e tjera ishin edhe byzylykët e tij, që Pejgamberi a.s. ia kishte premtuar Surakës para 15 vjetësh. Omeri ngjitet në mimber të xhamisë, ku duke qarë e thërret Surakën që ishte i moshuar dhe i thotë: -O Suraka, Pejgamberi i Allahut të premtoi byzylykët e Kisraut të persëve. Merri dhe vendosi në duart e tua që të besojnë njerëzit!

Suraka dhe të gjithë njerëzit që ishin në xhami filluan të qajnë me të madhe duke thënë: -Të vërtetën e ka thënë i Dërguari i Allahut.

Shtrohet pyetja, çfarë e shtyri Pejgamberin a.s. që t’ia ekspozonte mesazhin e tij një rreziku të madh duke bërë një premtim aq të largët dhe madje të pamundshëm sidomos kur kemi parasysh çastet dhe situatën kur ai e bëri këtë premtim?!

Për rrjedhim, secilit prej nesh kur lexon biografinë e Muhamedit a.s. nuk i mbetet tjetër, veçse i impresionuar njashtu sikurse studiuesja belge, të thotë: “Unë pohoj me bindje dhe siguri të plotë se: Nuk ka zot përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari Tij”.

**Shejh Muhamed Esh Sharavi**

# Mbështetja te Zoti

"Vetëm Zotit të tyre i mbështeten" (En Nahl: 42)




Kush e kalon mbështetjen me zemër te mbështetja me gjymtyrë dhe ngatërron procesin, ai nuk është mbështetur në të vërtetë, por thjesht është justifikuar vetë, pasi punët e zemrës në këtë rast kanë kaluar tek ato të trupit. Ndërsa parimi i saktë është se zemrës i takon të mbështetet, kurse gjymtyrëve të punojnë.

## Çfarë është tevekul-i (Mbështetja te Zoti)?

Në kuptimin gjuhësor tevekul do të thotë të besosh se ti ke një përfaqësues, i cili kryen punët e tua në vendin tënd. Në rastet kur ti nuk ke mundësi të kryesh një çështje të caktuar, dërgon një përfaqësues të cilin e cakton të kryejë atë çështje në vendin tënd. Dhe pasi cakton dikë si përfaqësues të çështjeve të tua, je i qetë dhe i sigurt mbi kryerjen e asaj çështjeje me sukses.

Pra, kuptimi i tevekul-it është t'u delegosh punë të cilat nuk mund t'i kryesh personave të besueshëm dhe të aftë, të cilëve u keni besuar çështjen tuaj duke marrë për bazë interesin që keni nga ky delegim. Le ta shpjegojmë më qartë: Zoti i Madhëruar ka krijuar universin dhe bashkë me të ka krijuar edhe shkaqe të cilat na dërgojnë te pasojat. Shkaku është zanafilla, ndërsa pasoja është rezultati. Zoti ka lënë dhe çështje që janë përtej shkak-pasojës, derisa të kuptohet se shkaktari kryesor është Zoti xh.sh. Për ndonjë çështje që kalon kapacitetet e mundësisë së shkakut, mos mendo se nuk do të ndodhë. Sepse kjo është çështje e lidhur me shkaqet, por ajo që duhet të kuptojmë është fakti se ka një Zot, i Cili i krijoi shkaqet dhe i Cili i nënshtron ligjet dhe rregullat.

Shumë njerëz nuk janë të qartë në dallimin mes punëve të zemrës, punëve të gjymtyrëve dhe të trupit. Disa mendojnë se tevekul-i do të thotë që të mos të punosh dhe thonë: "Unë i mbështetem Zotit." Këta persona duhet ta kenë të qartë se tevekul-i në të vërtetë është prej punëve të zemrës dhe jo të gjymtyrëve. Prandaj, ai besimtar që e ka pranuar metodologjinë hyjnore, e cila i ka dhënë rëndësi rolit të shkaqeve dhe pasojave dhe e ka të qartë faktin se Shkaktari i gjithçkaje është Zoti xh.sh., ai bëhet aktiv nën hijen e parimit "Gjymtyrët dhe trupi punojnë ndërsa zemrat mbështeten."

Trupi punon tokën dhe ne zgjedhim farën më të mirë duke treguar kujdesin e duhur për të gjitha proceset e punës që i takon kësaj fushe, këto quhen shkaqe. Pas gjithë kësaj përpjekjeje nuk duhet të ndalojmë vetëm tek këto shkaqe, por, duhet të themi dhe të kemi bindjen se mbi të gjitha këto qëndron Shkaktuesi i shkaqeve, Allahu i Plotfuqishëm. Sepse mund të ndodhë që ti i plotëson të gjitha

shkaqet dhe papritmas të vjen një shi i rrëmbyeshëm, një zjarr i madh apo një tufan dhe të shkatërron gjithçka. Kush e kalon mbështetjen me zemër te mbështetja me gjymtyrë dhe ngatërron procesin, ai nuk është mbështetur në të vërtetë, por thjesht është justifikuar vetë, pasi punët e zemrës në këtë rast kanë kaluar tek ato të trupit.

Ndërsa parimi i saktë është se zemrës i takon të mbështetet, kurse gjymtyrëve të punojnë. Personat që e kanë keqkuptuar tevekul-in, kanë rënë në grackën e justifikimit të vetes me anë të pretendimeve të gabuara. Ata nuk punojnë me pretendimin se i janë mbështetur Zotit. Por, në këtë mënyrë ata thjeshtë po gënjejnë veten e tyre pasi i kanë braktisur të gjitha shkaqet duke qenë të mundur fizikisht dhe mendërisht për t'i marrë në konsideratë këto shkaqe. Nëse kjo logjikë do të ishte e saktë, atëherë u themi këtyre personave se, nëse do të përgatitim për ju një ushqim të këndshëm dhe ta vendosim para jush, lëreni atë të vijë vetë te goja juaj dhe thoni 'unë i jam mbështetur Zotit'.

Përse, për ushqimin që dëshiron, i aktivizon menjëherë gjymtyrët e trupit tënd dhe e vendos ushqimin në gojën tënde? Këtu kuptojmë se tevekul-i që pretendohet në këtë rast është një vetëmashtrim dhe asgjë më shumë. Ti po i mbështetesh Zotit në atë punë për të cilën të ka kapur përtacia, ndërsa në atë që të intereson, siç ishte shembulli i ushqimit, i aktivizon gjymtyrët menjëherë. Ky është tevekul-i i atyre që gënjyen vetët e tyre. Po shkaqet, krijesa të kujt janë? Shkaqet janë krijesa të Zotit dhe nëse i merr ato në konsideratë, atëherë ti je i orientuar drejt Zotit. E nëse plotësimi i shkaqeve është përtej kapaciteteve të tua njerëzore, atëherë dije se Allahu është Shkaktuesi i çdo shkaku. Dhe Zoti thotë: "Vetëm Zotit të tyre i mbështeten" (Nahl:42).

*Përshtati: Vladimir KERA*

**Hetem Sopjani**

# Sinqeriteti – nga zemra në zemër



Sinqeriteti është gjuhë të cilën nuk mund ta dijë askush tjetër përveç të sinqertëve, nuk mund të manipulohet, imitohet apo të krijohet, gjurmët e sinqeritetit lindin si rezultat i vlerave që dalin nga një zemër e kulluar, nga një ndërgjegje e gjallë, që ia do të mirën gjithë njerizimit, buron nga thellësia e zemrës dhe përcjell efekte të mahnitshme nga zemra në zemër.

Sinqeriteti është aromë e këndshme që bart njeriu me veprimet e tij tek të tjerët, po ashtu është rrezatim dhe shkëlqim i brendshëm i myslimanit që lë gjurmët e tij në sjelljet e jashtme, mbi të gjitha është zbukurues i mendjes dhe shpirtit të njeriut. Sinqeriteti luan rol të rëndësishëm në largimin e depresionit, stresit, mbi ngarkesën nervore dhe mundimeve të ndryshme të njeriut, duke ndikuar kështu seriozisht në personalitetin e tij.

Sinqeriteti është prej cilësive dhe karakteristikave që formojnë personalitetin e myslimanit. Allahu i Lartësuar urdhëron dhe thotë në Kuranin Famëlartë: "O besimtarë! Frikësojuni Allahut dhe bëhuni si ata që janë të sinqertë (në fjalë dhe në vepra)" (Et-teube. 119.). Të sinqertë janë atë njerëz të cilët janë të sinqertë në besimin, fenë, fjalët dhe veprat e tyre, ngase themeli apo baza e besimit është sinqeriteti.

Sa herë që lexojmë Kuranin gjejmë ajete të veçanta që flasin për



sinqeritetin, madje në Kuran kemi një kaptinë të veçantë që quhet suretul - Ihlas (surja e sinqeritetit), ngase në këtë sure përfshihen cilësitë e Allahut xh.sh.

## SURETUL – IHLAS - surja e sinqeritetit

1. Thuaj: Ai, Allahu është Një!

2. Allahu është Ai të cilit çdo krijesë i drejtohet (i mbështetet) për çdo nevojë.

3. As s'ka lindur kë, as nuk është i lindur.

4. Dhe Atij askush nuk i është i barabartë.

Në kohën e Pejgamberit a.s një njeri e ka dëgjuar se si një njeri tjetër e kishte lexuar suretul – Ihlas (suren e sinqeritetit) në mbrëmje një herë, pastaj prapë e kishte përsëritur dhe i ishte dukur se kishte lexuar pak. Të nesërmen në mëngjes këtë ia tregon Pejgamberit a.s., ndërsa Muhamedi a.s. i thotë: "Pasha Atë (Allahun) në dorën e të Cilit është shpirti im, kjo sure (suretul-Ihlas) është me vlerë sa një e treta e Kuranit".

Është e vërtetë se kjo sure ka vlerë të posaçme, sepse në të është njëshmëria e Krijuesit, pra është surja e Imanit të sinqertë në Allahun.[1]

## Disa nga llojet e sinqeritetit;

Sinqeriteti me qëllim: do të thotë se çdo punë dhe fjalë e mirë e njeriut duhet të jetë me sinqeritet për të fituar kënaqësinë dhe shpërblimin e Allahut xh.sh.

Pejgamberi (a.s.) thotë: "Personi i parë që do të gjykohet në Ditën e Gjykimit është njeriu që ka rënë dëshmor në fushëbetejë (luftë). Atë do ta sjellin që të gjykohet dhe do t'i ekspozohen begatitë e tij që ia ka dhënë Allahu e të cilat ai do t'i njohë, atëherë Allahu do t'i thotë: Çka ke bërë me begatitë që t'i kam dhënë? Ai thotë: kam luftuar për Ty derisa kam rënë dëshmor. Allahu do t'i thotë: Gënjen, sepse ti ke luftuar që të thuhet se je trim i patrembur dhe kështu është thënë për ty. Atëherë do të urdhërojë që të tërhiqet për fytyre derisa të hidhet në zjarr. Pastaj do të ftohet në gjykim ai njeri që ka studiuar dituri, i ka mësuar të tjerët dhe që ka lexuar Kuran. Edhe ai do të sillet në gjykim. Edhe atij do t'i ekspozohen veprat dhe do t'i njohë. Edhe atij Allahu do t'i thotë: E çka ke bërë ti me këtë? Ai do të thotë: Kam studiuar për vete edhe të tjerët i kam mësuar dhe për Ty kam lexuar Kuran. Allahu i thotë: Gënjen, sepse ti ke mësuar që të thonë se je dijetar, kurse Kuran ke lexuar që të thonë se je lexues i Kuranit dhe kështu është thënë. Pastaj Ai do të urdhërojë që të tërhiqet për fytyre derisa të hidhet në Zjarr. Pastaj do të gjykohet njeriu të cilit Allahu i ka dhënë pasuri të ndryshme e ai do të sillet në gjykim. Edhe atij do t'i ekspozohen veprat e tij dhe do t'i njohë ato, atëherë do t'i thotë: çka ke bërë ti në tërë këtë? Ai do të thotë: Nuk kam lënë asnjë vend që Ti ke dëshiruar të shpenzoj

pasuri e të mos kem shpenzuar në emrin Tënd. Edhe atij do t'i thotë: Gënjen, sepse ti ke vepruar kështu që të thuhet se je bujar, dhe kështu është thënë. Pastaj do të urdhërojë që të tërhiqet prej fytyre dhe do të hidhet edhe ai në Zjarr."[2]

Në këtë hadith, vërehet qartë se Allahu xh.sh i asgjësoi që të gjitha punët dhe veprat e tyre, si luftëtarin, lexuesin e Kuranit dhe atë që ka shpenzuar nga pasuria e tij për shkak të nijetit dhe dëshirës që kanë pasur e jo për shkak të sinqeritetit.

## Sinqeriteti në fjalë

Çdo njeri i cili flet duhet të bëjë shumë kujdes kur të flasë, ai duhet gjithmonë të flasë të vërtetën dhe nuk duhet të gënjejë. Besimtari mysliman duhet të thotë gjithmonë të vërtetën dhe duhet të jetë çdoherë i pajisur me sinqeritet.

Fjalët e ëmbla nuk janë shumë të rëndësishme edhe kur ata janë të nevojshme, më i rëndësishëm është sinqeriteti, që është në harmoni me vetveten dhe fjalimet e atij të cilit i vijnë nga zemra. Kohë përpara është thënë: "Nëse një fjalë vjen nga zemra, ajo do të zërë vend në zemër... dhe nëse ajo vjen nga gjuha, ajo nuk arrin as te veshët!"

Një nga dijetaret e mëhershëm, Xhunejd el- Bagdadi ka thënë: Sinqeriteti është sekret ndërmjet Allahut dhe Robit të Tij, atë nuk e di as engjulli në mënyrë që ta shkruajë, as shejtani në mënyrë që ta prishë, dhe as epshi në mënyrë që ta pengojë.

## Sinqeriteti në vepra

Allahu i Lartësuar thotë: "Thuaj: O Zoti im, më shpjer në një hyrje të sinqertë, më nxirr nga një dalje e sinqertë dhe më dhuro fuqi që do të më ndihmojë."[3]

E në një ajet tjetër thotë: "Midis besimtarëve ka të atillë që ishin të sinqertë në besën që i dhanë Allahut. Disa prej tyre kanë vdekur, kurse të tjerët presin pa ndryshuar asgjë nga besnikëria e tyre."[4]

Salahudin Ejupi, udhëheqësi legjendar që çliroi Kudsin nuk është parë asnjëherë duke qeshur. Kur e pyetën se përse nuk qeshte, ai tha: Si të qesh kur Kudsi është i pushtuar. Vetëm pasi e çliroi Palestinën qeshi. Ky veprim nga ana e tij tregon sinqeritetin e madh të këtij udhëheqësi që kishte vendosur që më parë të çlironte Palestinën nga kryqtarët dhe se koha për të qeshur nuk kishte mbërritur akoma.[5]

## Sinqeriteti në familje dhe në shoqëri

Myslimani duhet të thotë të vërtetën edhe karshi familjes së tij. Ndaj prindërve, babait dhe nënës, duke qenë gjithnjë i sinqertë ndaj tyre, të mos i rëndojë me fjalë, por çdoherë t'u thotë fjalë respektuese dhe shëruese. Thotë Allahu xh.sh në Kuranin famëlartë: "Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër pos Tij, që të silleni në mënyrë bamirëse ndaj prindërve. Nëse njërin prej tyre, ose që të dy, i ka kapur pleqëria pranë kujdesit tënd, atëherë mos u thuaj atyre as "of - oh", as mos u bëj i vrazhdë ndaj tyre, po atyre thuaju fjalë të mira (të buta, respektuese)."[6]

Po ashtu, myslimani duhet të jetë i sinqertë edhe ndaj fëmijëve të vet, që të mbjellë dashuri dhe respekt në zemrat e tyre që të jenë të sinqertë, të thonë çdoherë të vërtetën dhe të mos gënjejnë asnjëherë. Në ditët e sotme, shoqëria ka më shumë se kurrë nevojë për sinqeritet, sepse të gjitha marrëdhëniet shoqërore ndërtohen mbi bazë të sinqeritetit në fjalë dhe në vepra. Nëse fjala që thuhet nuk është e sinqertë, atëherë është shumë e vështirë që të gjejmë një mekanizëm të mjaftueshëm për të njohur nevojat, dëshirat dhe qëllimet e njerëzve. Nëse nuk ekziston sinqeriteti në fjalë dhe në vepra, atëherë shumica e marrëdhënieve shoqërore apo familjare do të shpërbëheshin ose do të përfundonin në tragjedi të ndryshme.

Nëse brezi i sotëm i të rinjve janë të pajisur me vlerën e sinqeritetit, do të ndryshonin jo vetëm të ardhmen e vendit, por të gjithë myslimanet anembanë botes. Një fakt të tillë e përmend vetë Zoti në Kuran, ku thotë: "Përmendu në Libër (tregimin për) Musanë! Ai ishte i zgjedhur (prej Zotit) dhe ishte i dërguar, pejgamber."[7]

Shpeshherë Musa a.s u kërcënua me vrasje, herë të tjera u deturua të arratisej dhe ndonjëherë përndiqej dhe ndihej i rrezikuar. Që të gjitha këto vështërsi dhe bela nuk e thyen, për shkak se ai ishte i sinqertë në atë që besonte dhe vepronte.[8]

Allahu e gradoi Musain a.s. me privilegjin që nuk ia ka dhënë askujt tjetër, që t'i flasë direkt, pa ndërmjetësues. Këtë privilegj ai e meritoi për shkak të sinqeritetit. Ai e kreu misionin me të cilin e ngarkoi Zoti xh.sh, jetoi i përndjekur nga një vend në tjetrin, zullumi nuk iu nda nga trupi që nga dita e lindjes së tij e gjer në vdekje, dhe në fund vdiq pa marrë asgjë nga kjo botë, as pasuri dhe as pushtet, ngase ai ishte i sinqertë me Zotin e tij.

Përkufizimi i sinqeritetit është që, çdo vepër që bën, ta bësh vetëm për hir të Zotit, të mos presësh lëvdata nga të tjerët (njerëzit) apo shpërblimin e tyre.

Në fund të gjithë kësaj, le t'ia parashtrojmë këto pyetje vetvetes sonë: sa përpiqemi ne si myslimanë të përmirësojmë sinqeritetin tonë dhe se si ta përmirësojmë sinqeritetin tonë?

Lus Allahun xh.sh të na lehtësojë rrugën drejt sinqeritetit, të na shikojë me sy mëshire dhe të na ndihmojë në çështjet e kësaj bote.

*1. Musli Verbani "Sinqeriteti" Kaçanik, 2011 , f. 10. 2. imam Muslimi, nr: 1905. 3. El Isra: 80. 4. El Ahzab: 23. 5. Amër Muhamed el-halmi Halid "Islahul el-Kulub, Kajro 2003, f. 59. 6. El Isra: 23. 7. Merjem : 51. 8. Hasan Shemsi Basha "esad nefsike ve esad el-ahirin" damask, 2002, f.64.*

Lavdrim Hamja

# Kuptimi i xhihadit në islam (1)

Termi xhihad, në mesin e terminologjisë islame, është termi më i deformuar dhe më i shfytyruar prej medias dhe qarqeve të caktuara dashakeqe, që pas ngjarjeve të 11 shtatorit 2001 në SHBA. Disa janë munduar ta paraqesin si terrorizëm dhe disa të tjerë si luftë e shenjtë, të ngjashëm me luftërat e shenjta të kryqëzatave në periudhën e mesjetës.



"*Nuk ju ndalon Allahu, ndaj atyre që nuk ju kanë luftuar në fe dhe nuk ju kanë nxjerrë prej shtëpive tuaja, që të silleni mirë ndaj tyre dhe të jeni të drejtë me ta. Me të vërtetë Allahu i do të drejtët*"[1].

Termi xhihad, në mesin e terminologjisë islame, është termi më i deformuar dhe më i shfytyruar prej medias dhe qarqeve të caktuara dashakeqe, që pas ngjarjeve të 11 shtatorit 2001 në SHBA. Disa janë munduar ta paraqesin si terrorizëm dhe disa të tjerë si luftë e shenjtë, të ngjashëm me luftërat e shenjta të kryqëzatave në periudhën e mesjetës.

Përmes deformimit dhe shfytyrimit të termit xhihad, qëllimi është të sulmohet dhe akuzohet Islami, duke e quajtur fe të dhunës e të imponimit me forcë, por në fakt, Islami nuk ka lidhje as me terrorizmin dhe as me luftën e shenjtë, as nga afër dhe as nga larg. Zoti (xh.sh) thotë në Kuran, i cili është edhe burimi kryesor i gjithë sheriatit dhe dispozitave islame: "*Kush vret dikë, që nuk ka vrarë njeri, apo shkatërron në tokë, është sikur të vrasë njerëzit mbarë dhe kush e ngjall (shpëton) atë, është sikur të ketë ngjallur (shpëtuar) njerëzit mbarë*"[2].

Në lidhje me xhihadin, dr. Jusuf El-Karadavi, në parathënien e librit të tij "Fikhul-xhihad" thotë: "Xhihadi në Islam" është prej temave më të rëndësishme dhe më prekëse, për shkak të vlerës dhe rëndësisë që ka në ruajtjen e identitetit të ymetit dhe mbrojtjen e ekzistencës së tij materiale e shpirtërore dhe të Mesazhit, i cili është arsyeja e ekzistencës dhe vazhdueshmërisë (mbijetuarit). Por, është prej rreziqeve dhe mungesës së të kuptuarit gjithashtu që të kuptohet xhihadi jo në formën e tij dhe të vendoset jo në vendin që i takon, kështu të lejohet derdhja e gjakut haram, jetëve të pafajshme dhe të lejohen në emër të tij harame (të ndaluara) pasurore e shkatërrime pa të drejtë. Për shkak të kësaj akuzohen myslimanët e Islami, për dhunë, terrorizëm e mësymje, ndërkohë që Islami është i pastër (i pafajshëm) prej kësaj akuze. Kjo ishte ajo, çfarë ndodhi pas 11 shtatorit 2001, ku Islami u bë i akuzuari i parë, si frymëzues i dhunës e i terrorizmit në botë"[3].

Po, çfarë është në të vërtetë xhihadi, ky term kaq i diskutuar dhe i debatuar në mediet e kohës sonë? Nga ana gjuhësore, fjala xhihad do të thotë: "Të bësh përpjekje, pra të japësh mund, aftësi, zotësi etj." ose durim në mundime dhe vështirësi. Kjo fjalë dhe derivatet e saj janë përmendur 34 herë në Kuran[4], si p.sh: "*O ti njeri! Me të vërtetë ti përpiqesh për te Zoti yt dhe atë përpjekje do ta gjesh (do ta arrish)*"[5].

Edhe pse kjo fjalë është bërë e njohur si luftë për triumf të fesë dhe mbrojtje të shenjtërimeve të saj, por më poshtë, do të shohim përmes ajeteve kuranore dhe haditheve profetike, se kuptimi i kësaj fjalë është shumë më i gjerë sesa lufta dhe mbrojtja. P.sh, Imam Ibnul-Kajjim në librin e tij

"Zadul-Mead", numëron 13 lloje xhihadesh: Xhihadi i nefsit, xhihadi i shejtanit, xhihadi i fesadit, i zullumit (padrejtësive) dhe i gjërave të ndaluara në shoqëri, xhihadi i hipokritëve, xhihadi i thirrjes dhe kumtimit, xhihadi i durimit dhe vetpërmbajtjes, xhihadi me armë ndaj armiqve etj.

Ndërsa, sipas sheriatit, disa e kanë përkufizuar xhihadin si: "Të bësh përpjekje dhe mund në luftë, në rrugën e Zotit me jetë, me pasuri, me ide, me gjuhë etj."[6].

Shejk Ibn Tejmije thotë: "Xhihadi i urdhëruar mund të jetë me zemër: Vendosmëria për të, me thirrje (dave) në Islam dhe dispozitat e tij, me argumente: Pra ngritja e argumenteve ndaj të pavërtetave, me sqarime: Duke sqaruar të vërtetën dhe duke larguar dyshimet, me ide dhe mendime, në të cilat ka dobi për myslimanët, me trup: Pra, me luftë duke dhënë jetën, kështu që xhihadi është detyrë me synim të arritjes së ndonjë prej këtyre qëllime të lartpërmendura etj."[7].

Dr. Karadavi, duke përmbledhur thëniet e dijetarëve për xhihadin, shprehet se xhihad do të thotë: "Bërja e myslimanit përpjekje dhe mund në ballafaqim me të keqen, në largimin e së pavërtetës, duke filluar me xhihadin e së keqes ndaj vetes me mashtrimet e shejtanit të tij, së dyti me xhihadin në përballje me të keqen brenda shoqërisë përreth tij, duke mbaruar me largimin e së keqes kudo që gjendet, me aq sa ka mundësi"[8].

Kurse, dr. Abdulaziz El-Kariu për xhihadin, thotë: "Xhihadi, në kuptimin e tij të përgjithshëm, përfshin komplet jetën e individit dhe të shoqërisë, me të gjitha aspektet e tyre të ndryshme, filozofike, ekonomike, politike, shoqërore dhe konflikti përfshin armiq të shumtë, përfshin nefsin dhe epshet e dëshirat e tij, vesveset e shejtanit, shejtanëve të xhinëve dhe njerëzve, ku vesveset e tyre janë dy llojesh: Njëri lloj ka të bëjë me mbjelljen e dyshimeve dhe lloji tjetër me pasimin e epsheve. I pari luftohet me përhapjen e diturisë dhe akides së saktë, ndërsa lloji i dytë me përhapjen e fisnikërisë, moralit të lartë dhe këshillave ndaj njerëzve për forcimin e besimit të tyre. Të gjitha këto janë prej xhihadit të madh, veçanërisht kur, cytësit e dyshimeve dhe të epsheve, sot po përdorin mjete të ndryshme ndikuese si: mediet, arsimin, ekonominë dhe në pjesën më të madhe, kjo arrihet me mbështetjen e projekteve të personazheve politike, drejtuese dhe zbatuese"[9].

**"Xhihadi, në kuptimin e tij të përgjithshëm, përfshin komplet jetën e individit dhe të shoqërisë, me të gjitha aspektet e tyre të ndryshme, filozofike, ekonomike, politike, shoqërore dhe konflikti përfshin armiq të shumtë, përfshin nefsin dhe epshet e dëshirat e tij, vesveset e shejtanit, shejtanëve të xhinëve dhe njerëzve**

## Kurani famëlartë dhe tradita profetike për luftën, xhihadin dhe paqen

### Kuranit famëlartë:

Allahu i Madhëruar, në Kuranin famëlartë, thotë: "*Luftoni në rrugën e Allahut, ata të cilët ju luftojnë dhe mos mësyni (tejkaloni caqet), sepse Allahu nuk i do ata që mësyjnë...*"[10], përmes këtij ajeti, Zoti (xh.sh) tregon se lejohet të luftosh, nëse je sulmuar dhe po të lufton dikush.

"*Nuk ka imponim në fe, është sqaruar udhëzimi prej humbjes*"[11]. Alija Izetbegoviqi shprehet kështu: " Kur është fjala për bindjet e njerëzve, me ndalime dhe me forcë nuk arrihet asgjë.. Kurani e ka përmendur në një fjali të shkurtër "Nuk ka dhunë në fe", nëse këtë e komentojmë pak më gjerësisht, do të kemi: Në besim, në atë që njerëzit mendojnë, nuk ka dhunë. Sikur idetë të ndaloheshin me kërcënime, rrahje, polici dhe burgje, kjo komunistëve do t'u shkonte për dore, sepse më shumë se të tjerët janë shërbyer me këto metoda. Përvoja e sistemit komunist dhe disfata e tij kanë dëshmuar përgjithmonë - është njëlloj eksperimenti historik - se kjo s'është e mundur"[12]. Prandaj, në asnjë mënyrë nuk lejohet të ushtrohet presion ndaj dikujt për të besuar.

"Ç'keni ju që nuk luftoni në udhë të Allahut dhe për shpëtimin e të shtypurve: për meshkujt e pafuqishëm, gratë dhe fëmijët ... "[13], pra Allahu e ka bërë shpëtimin e të dobëtve prej kthetrave të tiranizmit, qëllim prej qëllimeve të luftës (pra xhihadit) në Islam.

"*Nëse anojnë nga paqja, atëherë dhe ti ano drejt saj dhe mbështetju Allahut, Ai është Dëgjuesi i Dijshmi*"[14], pra lufta është mjet i përkohshëm dhe nëse paqja është e mundshme, atëherë lufta duhet

**Allahu (xh.sh) na tregon se duhet të bëhet dallimi mes atyre që ju luftojnë dhe atyre, të cilët nuk marrin pjesë në luftë dhe as nuk kanë punuar kundër myslimanëve. Madje, urdhëron që të sillemi me drejtësi ndaj këtyre njerëzve.**



të ndërpritet.

"*Dhe, luftoni idhujtarët mbarë, ashtu siç ju luftojnë juve mbarë*"[15], pra bashkohuni të gjithë së bashku në luftë ndaj tyre, ashtu siç janë bashkuar e tubuar të gjithë për t'ju luftuar edhe ju, silluni siç janë sjellë ata me ju"

"*Dhe, përgatituni ndaj tyre, sa të keni mundësi force e kuajsh, për të frikësuar armiqtë e Allahut dhe armiqtë tuaj*"[16], kjo është një politikë ushtarake e shteteve të forta dhe të fuqishme, të cilat kanë përvetësuar për vete të gjitha llojet e armëve, të lejuara e të palejuara, e nuk pranojnë dhe nuk lejojnë që shtetet e tjera të bëjnë një gjë të tillë.

"*Nuk ju ndalon Allahu, ndaj atyre që nuk ju kanë luftuar në fe dhe nuk ju kanë nxjerrë prej shtëpive tuaja, që të silleni mirë dhe të jeni të drejtë me ta. Me të vërtetë Allahu i do të drejtët*"[17], përmes këtij ajeti, Allahu (xh.sh) na tregon se duhet të bëhet dallimi mes atyre që ju luftojnë dhe atyre, të cilët nuk marrin pjesë në luftë dhe as nuk kanë punuar kundër myslimanëve. Madje, urdhëron që të sillemi me drejtësi ndaj këtyre njerëzve.

"*Sikur të kishte dashur Zoti yt, nuk ka dyshim se të gjithë njerëzit në tokë, pa përjashtim do të kishin besuar. A, ti do t'i detyrosh njerëzit që ata të jenë besimtarë*"[18]? Këtu, Zoti (xh.sh) na bën të qartë se Ai i ka krijuar njerëzit të lirë, të besojnë ose të mohojnë, dhe nuk është e lejuar që të ushtrohet presion ndaj askujt, për ta bërë besimtar me dhunë.

## Drita profetike:

Pejgamberi (a.s) ka thënë: "Mos e dëshironi takimin e armikut (luftën) dhe kërkoni Allahut paqen. E nëse takoheni me ta (armikun) duroni dhe dijeni se xheneti është nën hijen e shpatave"[19].

Pejgamberi (a.s) shikoi një grua të vrarë në një betejë dhe tha: "Kjo nuk duhej të ishte vrarë", pastaj dërgoi një njeri tek Halidi dhe i tha: "Thuaj Halidit: Në asnjë mënyrë të mos vrasë gra e as shegertë"[20].

Pejgamberi (a.s) ka thënë: "Luftoni me emrin e Allahut në rrugën e Allahut. Vrisni ata, që kanë mohuar Allahun, mos plaçkitni, mos mashtroni, mos masakroni dhe mos vrisni fëmijë"[21].

Pejgamberi (a.s) ka thënë: "Bëni xhihad ndaj idhujtarëve me pasurinë, jetën dhe gjuhët tuaja"[22].

Xheriri (r.a) transmeton se në Haxhin e Lamtumirës, më tha i Dërguari i Allahut (a.s): "Thuaji njerëzve të heshtin", pastaj u tha: "Mos u ktheni pas meje jobesimtarë, duke vrarë njëri-tjetrin"[23].

## Halifët Rashidinë:

Jahja ibn Seid tregon se: Ebu Bekri (r.a) nisi ushtrinë për Sham dhe filloi të ecë përkrah Jezid ibn Ebi Sufjan, i cili ishte komandant i brigadës së katërt të kësaj ushtrie. Jezidi i tha Ebu Bekrit: Ose hip, ose unë do të zbres! Ebu Bekri ia ktheu: As nuk do të zbresësh dhe as kam për të hipur. Dua t'i quaj këto hapa në rrugën e Allahut, pastaj i tha: "O njerëz, qëndroni pak t'ju jap 10 këshilla, të cilat t'i mësoni përmendësh:

1. Mos tradhtoni dhe mos plaçkitni.
2. Mos u tregoni të pabesë dhe mos masakroni.
3. Mos vrisni fëmijë.
4. Mos vrisni gra dhe pleq.
5. Mos prisni dhe mos digjni pemë.
6. Mos shkatërroni të mbjellat.
7. Mos mbytni kafshë, përveç nëse detyroheni për të ngrënë.
8. Rrugës nga do të kaloni, do të gjeni njerëz, të cilët janë mbyllur dhe janë përkushtuar nëpër manastire dhe sinagoga. Lërini në punën e tyre dhe në atë që janë përkushtuar.
9. Gjatë rrugës, njerëzit mund t'ju ofrojnë ushqime dhe, në qoftë se hani prej tyre, përmendni emrin e Zotit, bëni Bismilah.
10. Ndërsa, kur të takoheni me

**Xhihadi në Islam është legjitimuar si mbrojtje e shenjtërive dhe jo si mësymje ndaj njerëzve, edhe në qofshin me fe të ndryshme.**

armikun, me ushtarët që kanë dalë për t'ju luftuar, ata vritini. Tani vazhdoni rrugën me emrin e Allahut, Bismilah!"[24].

Zejdi ibn Ebi Vehb transmeton se Umer ibnul Hattabi (r.a) i shkroi ushtrisë duke i thënë: "Mos plaçkitni, mos mashtroni, mos masakroni, mos vrisni fëmijë dhe kijeni frikë Allahun për bujqit, të cilët nuk ju luftojnë"[25].

## Imamë të ymetit:

Ibnul Kajjim, në lidhje me luftërat e Pejgamberit (a.s) thotë: "Kush mediton historinë e Pejgamberit (a.s) e kupton se: Ai nuk ka detyruar askënd të besojë dhe se ai ka luftuar atë që e ka luftuar (Pejgamberin (a.s). Kush ka bërë paqe me të, nuk e ka luftuar, për sa kohë e kanë mbajtur paqen dhe nuk e ka thyer besën. Madje, Allahu (xh.sh) e ka urdhëruar ta mbajë besën, për sa kohë ata e mbajnë, duke thënë: "*Për sa kohë e mbajnë (besën), mbajani edhe ju (besën)*"[26].

Dhe kur shkoi në Medinë, bëri marrëveshje me hebrenjtë dhe i pranoi ta mbajnë fenë e tyre. Kur ata e luftuan, thyen marrëveshjen dhe filluan të parët ta luftojnë, atëherë i luftoi. Kështu që, edhe kur bëri paqe me kurejshitët për 10 vjet, nuk e filloi i pari luftën, derisa ata filluan të parët ta luftojnë dhe thyen marrëveshjen..."[27].

Ibn Tejmije, rreth kësaj çështjeje thotë: Fjala e Allahut: "Nuk ka imponim në fe, është sqaruar udhëzimi prej humbjes"[28], është tekst i përgjithshëm: Ne nuk imponojmë askënd në fe. Sikur të vritej jobesimtari, derisa të besojë, ky do të ishte imponimi më i madh në fe[29].

El-Xhessas: "Është e ditur në besimin e të gjithë myslimanëve: Nëse banorët e një vendi frikësohen prej ndonjë sulmi të mundshëm të armikut dhe nuk munden t'i bëjnë ballë të vetëm e frikësohen për vendin, jetët dhe familjarët e tyre, atëherë është farz (detyrë) për gjithë ymetin: T'i shkojnë në ndihmë, aq njerëz sa munden ta ndalin sulmin ndaj myslimanëve. Për këtë nuk ka asnjë ndryshim mendimi në mesin e ymetit. Sepse, askush prej myslimanëve nuk thotë: Lejohet të mos shkosh në ndihmë dhe të derdhet gjaku i myslimanëve e të zihen robër familjarët e tyre. Ndryshimi i mendimit në mesin e tyre është se: Kur, për largimin e armikut, ka njerëz të mjaftueshëm, që i bëjnë ballë dhe nuk frikësohen se ai do të triumfojë: A u lejohet myslimanëve ta ndërpresin xhihadin, derisa ata të besojnë, apo të paguajnë xhizjen? Ibn Umeri, Ata, Amër ibn Dinar dhe Ibn Shubrumete kanë thënë: I lejohet imamit dhe myslimanëve të mos i sulmojnë dhe të mos dalin në luftë"[30].

Duke u nisur prej asaj që sollëm më lart, prej Kuranit, sunetit të Pejgamberit (a.s), halifëve të Resululllahut dhe thënieve të disa imamëve të këtij ymeti, kuptojmë se xhihadi në Islam është legjitimuar si mbrojtje e shenjtërive dhe jo si mësymje ndaj njerëzve, edhe në qofshin me fe të ndryshme. Sikur xhihadi të ishte ndaj çdokujt, që nuk është mysliman, atëherë përse Allahu ka urdhëruar për paqe me jobesimtarët, madje ka urdhëruar edhe të sillemi mirë ndaj tyre e të jemi të drejtë: "*Nuk ju ndalon Allahu, ndaj atyre që nuk ju kanë luftuar në fe dhe nuk ju kanë nxjerrë prej shtëpive tuaja, që të silleni mirë ndaj tyre dhe të jeni të drejtë me ta. Me të vërtetë Allahu i do të drejtët*"[31].

Xhihadi në Islam është jetë, mbrojtje e gjërave të shenjta dhe pritë ndaj atyre që mësyjnë e tejkalojnë kufijtë, sikur të lihen keqbërësit dhe agresorët të bëjnë çfarë të duan, atëherë jeta në tokë do të shkatërrohej dhe njerëz të pafajshme do të vriteshin. Allahu i Madhëruar thotë: "*Sikur të mos i ndalë Allahu njerëzit me njëri-tjetrin, do të shkatërrohej toka*"[32], madje xhihadi në këtë këndvështrim është jetë për myslimanët dhe për jomyslimanët, të cilëve u është bërë padrejtësi, kushdo qofshin ata. Në Kuran, Allahu (xh.sh) thotë: "*Sikur të mos i ndalë Allahu njerëzit me njëri-tjetrin, do të shkatërroheshin kisha, sinagoga, manastire dhe xhami, në të cilat kujtohet shumë emri i Allahut*"[33].

*1 Kur'ani, El-Mumtehine: 8. 2 Kur'ani, El-Maide: 32. 3 Dr. Jusuf El-Karadavi, "Fikhul-Xhihad", Kajro 2009, botim i Mektebetu Vehbe f. 23-24, (version elektronik, pdf). 4 Po aty, f. 55. 5 Kur'ani, El-Inshikak: 6. 6 Shiko: "Bedaiu es-sanaiu" të El-Kesani, 7/97, botim i Dar El-Kitab El-Arabij, Bejrut dhe "Ed-Dur El-Mukhtar" dhe "Hashijetu" të Ibn Abidin-it mbi këtë libër, 3/217, botim i Dar Ihja E-Turath El-Arabij, Bejrut, 1272 h. 7 "Metalib Ulin-Nuha, sherh gajetil-munteha" në fikhun Hanbeli, 2/501. 8 Dr. Jusuf El-Karadavi, "Fikhul-Xhihad", Kajro 2009, botim i Mektebetu Vehbe f. 68. (version elektronik, pdf). 9 Dr. Abdulaziz El-Kariu ka lindur në Mekë, në vitin 1945 dhe është doktoruar në universitetin "El-Ez'her" në Fikh Es-Sijaseti Esh-Sher'ije". 10 Kur'ani, El-Bekare: 190. 11 Kur'ani, El-Bekare: 256. 12 Shih: Alija Izetbegoviq, "Kujtime", Prishtinë 2008, botuar nga AKEA, f. 66. 13 Kur'ani, En-Nisa: 75. 14 Kur'ani, El-Enfal: 61. 15 Kur'ani, Et-Teube: 36. 16 Kur'ani, El-Enfal: 60 17 Kur'ani, El-Mumtehine: 8 18 Kur'ani, Junus: 99. 19 Transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi prej Abdullah ibn ebi Eufa. 20 Transmetuar nga Ahmedi prej Ebu Davudi prej Rebah ibnul Rebiu. 21 Transmetuar nga Muslimi prej Burejdes. 22 Transmetuar nga Ahmedi, Ebu Davudi, Nesaiu, i cili edhe e ka saktësuar, Ibn Hibbani dhe Hakimi prej Enesit. 23 Transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi prej Xherir ibn Abdullah El-Bexhelij. 24 Shiko: Tabariu, "El-Kamil fit Tarih", 2/227, 3/226 (version elektronik). 25 Transmetuar nga Seid ibn Mensur në "Sunenihi" dhe Ibn Ebi Shejbe në "Musannefihi". 26 Kur'ani, Et-Teube: 7. 27 Ibnul Kajjim, "Hidajetul-hajara", 1/12 (version elektronik). 28 Kur'ani, El-Bekare: 256. 29 Ibn Tejmije, "Kaidetun fi kital el-kuffar", f.121 (version elektronik). 30 Shiko: El-Xhessas, "Fi ehkam El-Kur'an", 3/113-114 (version elektronik). 31 Kur'ani, El-Mumtehine: 8. 32 Kur'ani, El-Bekare: 251. 33 Kur'ani, El-Haxh: 40.*

Dr. Rexhep Suma

# Shtyllat e urtësisë në misionin e thirrjes islame

Duke u nisur nga fakti se vlera e urtësisë (el hikme) është qenësore për një thirrje islame të suksesshme, patjetër duhet të ndërtohet mbi disa shtylla të cilat e mbajnë timonin e urtësisë në da've.

Urtësia ka disa aspekte të tjera që duhet të kihen parasysh në këtë mision si: urtësia në përzgjedhjen e temës, urtësia në mesazhin drejtuar të ftuarve (xhematit), urtësia në artikulimin e të folurit publik, urtësia në kohë dhe në hapësirë, urtësia në vendosjen e qëllimeve dhe etapave, urtësia në planifikim, urtësia dhe koha e mjaftueshme në përgatitje për da've. Shtyllat mbi të cilat ngrihet urtësia në thirrjen islame janë:

1. Dituria;
2. Pjekuria (butësia) nga hidhërimi si dhe
3. Vetëpërmbajtja

## Dituria

Dituria (el im)zë vendin më të lartë në zingjirin e urtësisë në shtrirjen e da'ves. Për rëndësinë e saj Allahu e ka vendosur përpara fjalës dhe veprës. Për këtë kemi edhe ajtetin kuranor ku i Lartësuari na drejtohet duke na thënë:

"Atëherë, dije se nuk ka Zot tjetër pos Allahut, kërko falje për mëkatin tënd, për të besimtarëve e të besimtareve, Allahu e di për lëshimet tuaja (për vepra) dhe për vendin tuaj." (Muhamed,19).

Po në këtë fushë edhe imam Buhariu kapitullin e diturisë e ka vendosur në fillim të koleksionit të sahihun e tij "dituria para fjalës dhe veprës".[1]

Adullah bin Mes'udi tregon se i Dërguari a.s., ka thënë: "Zilia është e ndaluar, përveç në dy raste (ndaj dy personave): një njeriu, të cilit Allahu i ka dhuruar pasuri dhe ai e shpenzon atë në të drejtën e të vërtetën; dhe një njeriu, të cilit Allahu i ka dhuruar hikmet (urtësi e mençuri në fe), të cilën ai e zbaton gjithnjë dhe ua mëson atë edhe të tjerëve."[2]

Pra, Allahu së pari na obligon me dije e më pas kjo dije duhet jetësuar në vepër. Më parë ka thënë dije e më pas kërkon të kërkojmë falje tek Zoti. Shkalla e diturisë është më lartë se e punës, dhe po ashtu dituria mbi një gjë është kusht të pranohet si e tillë.[3]

> Në rrafshin e da'ves predikuesi nuk mund të jetë i urtë pa zotëruar dije e njohuri fetare që gjatë tërë misionit të tij jetë i aftë t'i menaxhojë situatat me masën dhe t'u jap zgjidhjen e duhur brenda kornizave të Islamit.



Në rrafshin e da'ves predikuesi nuk mund të jetë i urtë pa zotëruar dije e njohuri fetare që gjatë tërë misionit të tij jetë i aftë t'i menaxhojë situatat me masën dhe t'u jap zgjidhjen e duhur brenda kornizave të Islamit. Në një hadith Muhamedi a.s., thoshte: "Mësoni, lehtësoni, mos vështirësoni, predikoni dhe mos u largoni (mos u shmangni). Në qoftë se ndonjëri prej jush hidhërohet, (më mirë është) të heshtë".[4] Kurse në një hadith tjetër ka thënë: "Mësoni dhe trajtoni jo me vrazhdësi, sepse të qenët mësues është më mirë se të qenët i rreptë (i ashpër)".[5] Po ashtu Islami e ka ndaluar rreptësishtë të fshihet urtësia e diturisë. Nëpërmjet një hadithi tjetër që e përcjell Ebu Hurejre Pejgamberi a.s. ka thënë: Kush pyetet rreth dijes (çështjeve në fe), e ai e fsheh, ai do të lidhet me pranga nga zjarri Ditën e Kiametit.[6]

Prandaj dobia e cila është një nga shtyllat e urtësisë (el hikme), nuk mund të realizohet veçse duke e praktikuar atë. Këtu është me interes të theksohet thënia e Sufjan bin Ujejnes në lidhje me urtësinë e diturisë, ai thotë: Më i padituri është ai i cili nuk mëson atë që nuk e di. Njeriu më i ditur është ai që vepron me atë që di dhe njeriu më i vlefshëm është ai që më së shumti i frikësohet Zotit[7]. Edhe Abdullah bin Mesudi thoshte: Mësoni, mësoni kur të mësoni atëherë vepronі.[8] Si përfundim i shtyllës së parë të urtësisë e që është dituria, konkludojmë se dituria nuk mund të jetë bazament prej bazamenteve për urtësi dhe mbështetëse e saj veçse nëse veprohet me të me sinqeritet dhe vijueshmëri.

## Butësia nga hidhërimi

Butësia –pjekuria- (el hilmu) dmth: Kontrolli i vetvetes dhe natyrës së vet nga shpërthimi i zemërimit.[9] Pjekuria (butësia) po ashtu është gjendje ekuilibruese mes dy vetive të turpshme: zemërimi dhe luajtja mendsh. Kur individi i përgjigjet hidhërimit të vet pa mendim dhe urtësi atëherë vetëm se ka rënë në turp. Një nga emrat e bukur të Zotit është el halim (i butë) dhe kjo cilësi përmendet në shumë ajete kuranore siç është ajeti : ..po Allahu ua fali atyre gabimin; Allahu është mëkat falës dhe i butë. (Ali Imran,155).

Përdorimi i fjalës për këtë cilësi të Zotit në Kuran zakonisht është i ndërlidhur me tiparet e faljes, dhe po ashtu është evidente se ky atribut vjen si lidhje në shumicën e rasteve pas lajmërimit paraprak për një gabim të ndodhur apo edhe tejkalim në ndonjë çështjeje të lëvduar e kjo dakordohet me pjekurinë ngase po afatizohet dënimi. Allahu xh.sh. thotë në Kuran "E sikur Allahu t'i kapte njerëzit sipas veprave (të këqija) të tyre, nuk do të linte asnjë gjallesë, por Ai i afatizon deri në momentin e caktuar."(Fatir,45).

Pos kësaj, në disa ajete të tjera kuranore hasim se kjo cilësi lidhet me dituri sikur kemi këtë ajet kuranor: "Ai është i butë dhe fal shumë." (El Isra,44)dhe "është shumë i butë." (El Haxh,59) dhe kjo fakton se përsosmëria e butësisë (el hilm) është në krah me diturinë dhe kjo përbën një nga shtyllat më të mëdha të urtësisë (el hikme).[10] Butësia ishte edhe tipar i të dërguarve të tjerë, kështu e përshkruan Allahu në Kuran Ibrahimin a.s. në raport me babanë e vet, edhe pse i tërhoqi vërejtjen ai vazhdoi të jetë armik i hapët i Allahut: "S'ka dyshim, Ibrahimi ishte shumë i ndjeshëm dhe i butë." (Et-tevbe,114). Që me këtë veti të pajiset predikuesi i Islamit dhe të thërrasë në të, është çmuar dhe vlerësuar lart edhe nga i Dërguari a.s. në këtë hadith ku i tha El-Eshexh bin Abdulkajsit: "Ti i ke dy cilësi, të cilat Allahu dhe i Dërguari i Tij i duan." El-Eshexhiu u gëzua shumë dhe tha:" Cilat janë ato dy cilësi o i Dërguari i Allahut?: "Butësinë dhe vetëpërmbajtjen, -iu përgjigj i Dërguari a.s.."[11]

Butësia (el hilmu) është një nga shtyllat më të mëdha të urtësisë (el hikme) dhe forcë mbështetëse e saj, është etikë e të Dërguarit a.s., dhe mesazhit të tij. Por edhe te etika e të gjithë të dërguarve të tjerë që ishin më të mëdhenjtë e njerëzimit, shembull për masën si dhe predikuesit e mëvonshëm të fesë. Gjatë misionit të tyre ata nga popujt e tyre hasën në revolta, hidhërime, mosdëgjueshmëri, fyerje, dhunë psikike, fizike e shpeshherë edhe vranë të dërguarit e Zotit. Por butësia, përmbajtja e gjakftohtësia e tyre ndaj familjes, masës bëri që të prisnin derisa erdhi ndihma dhe zgjidhja nga Zoti. Këtë shembull e kemi te Muhamedi a.s., i cili ishte nga mesi i tyre dhe kujtojmë fjalët e Tij duke i thënë në këtë raport: "Ti (Muhamed) merre të lehtën, urdhëro për të mirë dhe hiqu prej të padijshmëve. E nëse të godet shejtani me ndonjë vesvese, ti kërko strehim te Allahu, sepse vërtet Ai dëgjon e di." (El Arafë, 199-200).

"Nuk është e barabartë e mira dhe e keqja. Andaj, (të keqen) ktheje me mirësi, se atëherë ai, mes teje dhe të cilit ka armiqësi, do të bëhet (si) mik i afërt." (Fussilet,4).

Allahuxh.sh., mbolli këtë tipar në zemrën e të Dërguarit a.s. dhe më pas e bëri pjesë të programit të thirrjes islame për të dhe për predikuesit e mëvonshëm. Ja se si e përshkruan atë Allahu në Kuran: "Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemër fortë, ata do shkapërderdheshin prej teje, andaj ti faljua atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur ta vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten." (Ali Imran,158–159).

Këtë cilësi e kishte praktikuar vazhdimisht gjatë jetës së tij i Dërguari a.s. në raport me popullin

e tij që të jetë model edhe për gjeneratat e mëvonshme të predikuesve islamë. Në hadithin të cilin e transmeton Abdullah bin Mesudi se pas përfundimit së betejës së njohur të Hunejnit, i Dërguari a.s. ndau prenë e luftës. Nga 100 deve iu dhanë El Akreb bin Habisit dhe Ujejnes, dhe nga preja iu shpërnda edhe disa fisnikëve arabë. Një njeriu nga turma në shenjë proteste dhe i pakënaqur me këtë ndarje tha: "Me këtë ndarje nuk u vendos drejtësi dhe as që u synua kënaqësia e Allahut". Pasha Allahun këtë që the do t'ia përcjell të Dërguarit a.s.. Shkova, vazhdon rrëfimin Ibni Mesudi, dhe ia rrëfeva ngjarjen Muhamedit a.s., kurse ai më tha: "E kush po vendoska drejtësi nëse Allahu dhe i Dërguari i Tij nuk vendosin drejtësi. Allahu e mëshiroftë Musain, i cili është lënduar e fyer më shumë dhe u tregua durimtar."[12]

Në këtë rast nuk u kuptua urtësia e thellë e Muhamedit a.s. e që shihet se ishte përfitimi i zemrave në shpërndarjen e kësaj plaçke lufte.[13] Sipas rrëfimit të Xhabir bin Abdullaut që pati marrë pjesë në një ekspeditë dhe në kthim, Profeti pati dhënë pushim diku rreth një oaze, pati zbritur Muhamedi a.s. dhe të tjerët ishin shpërndarë nën hijet e pemëve, qe shtrirë nën një pemë për të pushuar pasi e kishte varur shpatën në një degë të saj. Xhabiri thotë se kishin pak që i kishte zënë gjumi kur kishin dëgjuar zërin e Profetit a.s. që po i thërriste. Ata ishin ngritur dhe kishin shkuar pranë Profetit a.s.. Pranë tij kishin gjetur një arab beduin. Profeti u kishte treguar se ç'i kishte ngjarë me beduinin. "Kur unë po flija, ky beduin arab kishte ardhur, kishte rrëmbyer shpatën time prej dege dhe, sapo e nxirrte nga milli, mua më doli gjumi. Në dorë mbante shpatën time të zhveshur! Ky më tha: "A po ke frikë nga unë tani?"Unë iu përgjigja:"Jo, nuk kam!""Po kush do të të mbrojë tani nga goditja ime?" – Më pyeti ky."Allahu do të më mbrojë!" – I thashë unë. Atëherë, Xhebraili e goditi me një grusht në gjoks këtë, kështu që i ra shpata nga dora. Unë e rrëmbeva shpatën dhe i thashë: "Po ty, kush do të të shpëtojë tani prej meje? "Askush s'më shpëton dot!" – Më tha ky beduin."[14]



Këto janë shembuj konkretë shumë të qartë që flasin mbi forcën e bindjes së tij, durimit ndaj lëndimeve e kërcënimeve nga ana e injorantëve nga njëra anë dhe dashuria e tij shumë e madhe për t'i përfituar zemrat e jobesimtarëve që ta përqafojnë Islamin. Në lidhje me ngjarjen e fundit ky beduini kur u kthye te fisi i tij dhe ata u bënë myslimanë.[15] Po ashtu nga butësia e tij e madhe në historinë e tij vërejmë se ai asnjëherë nuk është lutur kundër kundërshtarëve apo atyre që e kanë shqetësuar apo ushtruar dhunë mbi të. Abdullah bin Mesudi thotë: "Sikur unë po shikoj të Dërguarin e Allahut që po tregonte për njërin prej të dërguarve të Allahut, të cilin populli i tij e goditi derisa e gjakosi. Ndërkohë që ai po fshinte gjakun nga fytyra, lutej duke thënë: O Allah! Fale popullin tim, se ata nuk dinë."[16]

Kjo tregon zemërgjerësinë dhe butësinë e Muhamedit a.s. dhe fesë islame e cila është fe tolerancës dhe butësisë. Për tiparin e butësisë dhe tolerancës janë karakterizuar të gjitha thirrjet e të dërguarve të Zotit, dhe kjo është metoda më e mirë kur masa u përgjigjet mesazheve hyjnore. Butësia e ka përcjellë të Dërguarit e Tij në misionin e da'ves. Si ilustrim marrin Ibrahimin a.s. i cili është shembull në butësinë se si një njeriu duhet të ketë raporte me prindin: "Edhe lutja e Ibrahimit për babain e vet nuk ishte tjetër, pos për shkak të një premtimi që ia pat premtuar atij, e kur iu bë e qartë se ai ishte armik i Allahut, u largua prej tij. S'ka dyshim, Ibrahimi ishte shumë i ndjeshëm dhe i butë." (Et-tevbe, 114). Ibrahimi tregoi kulmin e butësisë dhe mëshirës për babanë e tij duke u lutur dhe bërë dua tek Zoti edhe pse përjetoi vuajtje e tortura nga populli i vet. "Ai (babai) tha: "A ti, Ibrahim, i refuzon zotat e mi? Nëse nuk ndalesh (së fyeri ndaj zotave të mi), unë do të gurëzoj, ndaj largohu prej meje për një kohë të gjatë!" Ai (Ibrahimi) tha: "Qofsh i lirë prej meje! Unë do ta lus Zotin tim për të falur ty, pse ai (babai) ishte i kujdesshëm ndaj meje. Unë po largohem prej jush dhe prej çka adhuroni ju pos Allahut, e shpresoj se me adhurimin ndaj Zotit tim nuk do të jem i humbur!" (Merjem, 46-48).

Ata nuk nxituan dhe nuk punuan kundër interesave të popullit të vet, por një jetë të tërë ia përkushtuan atyre duke ua dëshiruar të mirën dhe shpëtimin e sigurinë në dy botët dhe me këtë historian a rrëfen ngjarjen e tyre dhe vuajtjet që përjetuan nga ana e popujve të mëparshëm.

Sakrifica dhe moslodhja e Muhamedit a.s. bëri që Allahu ta vendosë atë në pozitën e lartë në butësi dhe përmbajtje ndaj hidhërimit në raporte me masën duke lënë një model të bujshëm për predikuesit e rinj.[17] Kemi rastin edhe të Musait a.s. i cili u përball me sundimtarin më tiran që ka njohur njerëzimin, faraonin. Andaj për t'iu kundërvënë mendjemadhësisë së tij, Zoti tek ai dërgoi Musain dhe Harunin (a.s) që ta thirrin në rrugën e drejtë dhe të heqë dorë nga padrejtësia. Komunikimi i tyre me të duhej të ishte me butësi e mëshirë: "Shkoni te Faraoni! Ai me të vërtetë, i ka shkelur të gjithë kufijtë! Flitini atij fjalë të buta, se ndoshta kujtohet a frikësohet." (Taha, 43-44). Kurani na mëson sesi duhet të komunikojmë dhe trajtojmë tjetrin me kulturën dhe frymën e Kuranit: "Do t'u thoni fjalë të mira njerëzve." (El Bekare,83). Butësia dhe qetësia mbeten tipare më kyçe në mision e thirrjes islame me urtësi. Nga Ebu Hurejre r.a. përci¬llet se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Nuk është trim ai që fiton në (mundje), por trim është ai që e përmban veten nga zemërimi".[18]

## Vetëpërmbajtja

Duke iu referuar fjalorëve të gjuhës arabe për termin (الأناة) që në përkthim d.m.th. vetëpërmbajtja, durim, vërejmë se ka formë të ndryshme të përdorimit. Ka kuptimin: qëndrueshmëri dhe mosnxitim. Thuhet ‘تَأَنَى في الأمر، مكث و لم يعجل, pra veproi me kujdes në një çështje dhe nuk nxitoi.[19] Po ashtu vjen me kuptimin: qartësim, besim, me vërtetësi në çështje. Si përfundim, vetëpërmbajtja (الأناة) është sjellje urtake mes nxitimit dhe ngadalësimit.[20] Kjo cilësi shumë e çmuar duhet të jetë vazhdimisht në jetën e predikuesit pasi që do t'i ndihmonte shumë në zgjidhjen e çështjeve si dhe për moshyrjen në telashe, të cilat mund ta kenë një fund jo të dëshirueshëm. Me këtë cilësi ai ka në kontroll rrjedhjen e proceseve dhe i vlerëson saktë gjërat, duke ditur se është shtyllë nga shtyllat e urtësisë në da've. E kundërta e vetëpërmbajtjes është nxitimi i cili njeriun e shpie në bërjen e gabimeve, dështim, pengesa, konfuzion etj. që në fund e shpiejnë në dekadencë edhe pse ai e dëshiron arritjen e objektivave. Po ashtu shpejtimi në hapa në fushën e da'ves sigurisht se do të na shpiente në rezultate jo të këndshme, ashtu sikurse edhe vonesa, ngadalësimi e përtacia na ekspozon për prapambetje dhe na ndalon në konkretizimin e rezultateve të cilat i synojmë.[21]

Vetëpërmbajtja nuk ka caktime kohore të qëndrueshme dhe ajo varion varësisht nevojave ndaj gjërave drejt shpejtësisë kohore të cilat i kërkojnë rezultatet e kërkuara. Pra, gjërat lidhen me kohën e tyre. Nxitimi në to duke ditur kohën e tyre të kërkuara është cilësi jo e lavdëruar e cila tregon dobësinë e cilësisë së durimit, mungesën e urtësisë, dobëson synimin tonë dhe na bën që të ndjehemi komod që do të prodhonte përtacmëri. Islami që në fillim e ka qortuar shpejtimin duke e ndaluar atë, po ashtu edhe e ka qortuar edhe ngadalësimin, përtacinë duke e kritikuar këtë sjellje, kurse nga ana tjetër e ka lavdëruar dhe çmuar vlerën e përmbajtjes (durimit) duke urdhëruar në të dhe njëherit edhe ka bërë thirrje që myslimanët të edukohen mbi këtë cilësi të qëndrueshme e urtësisë në veprimet tona të përditshme.[22]

Edukata hyjnore bëri që Muhamedi a.s. mos të nxitonte gjatë procesit të shpalljes sepse i takoi Allahut për të vendosur dhe ruajtur shpalljen në gjoksin e tij ashtu siç ka zbritur mbi të në mënyrë që mos ta harrojë dhe ta komunikojë atë[23]. Në Kuran Ai thotë: "Ti (Muhamed) mos shqipto atë (Kuranin) me gjuhën tënde për ta nxënë atë me të shpejtë! Sepse Ne e kemi për detyrë tubimin dhe leximin e tij! E kur ta lexojmë atë ty, ti përcille me të dëgjuar leximin e tij. Dhe pastaj është obligim yni që ta shkoqisim atë." (El Kijame,16-19). Pos kësaj, të Dërguarit a.s. iu kërkua po ashtu edhe të mos shpejtojë para se të përfundojë shpallja e tij: "Ti mos nxito me Kuranin para se të përfundojë shpallja e tij te ti, dhe thuaj: "Zoti im, më shto dituri!" (Ta-ha,114).

*1. Fet'hu -l – bari, Buhariu, kapitulli mbi diturinë 1/159. 2. Buhariu, 73 dhe Muslimi 816. Kapitulli el igtibat fi el ilmi ve –l- hikmeti. 3. Fet'hu –l- bari, 1/160. 4. Transmeton Ahmedi, gjithashtu edhe Buhariu në veprën "Edebul Mufred" nga Ibn Abasi. Ndërkaq Sujutiu ka paraqitur idiomën për këtë hadith që simbolizon që ky është sahih. Kurse El Menavi e ka kundërshtuar për shkak të ekzisimit të Lejth bin Ebi Sulejmit i cili sipas tij është "Mudellis". Muslimi nuk ka transmetuar nga dy hadithe por gjithnjë e ka thesuar këtë çift me dikë tjetër. El Fejd, vëll.IV, f.328, hadithi, nr.5480. 5. Transmeton EL Harith bin Usame në musnedin e vet. Ibn Adiu dhe Bejhekiu në Esh-shuab por aty eksizton një transmetues "munker". Mirëpo Ez- Zerkeshiu hadithin që e ka transmetuar Ebi Musa:"Lehtësoni e mos vështirësoni" e ka theksuar si hadith "shahid". 6. Tirmidhiu, kapitulli fshehja e diturisë,5/29, nr.2651. Ebu Davudi në kapitullin e diturisë që ka të bëje me urrejtjen e pengimit të diturisë,3/321, nr.3658, Ibn Maxhe në hyrje 1/98, nr.261, Ahmedi,2/263, nr.305. Po ashtu shih Sahih ibn MAxhe 1/49 dhe Sahih Ettirmidhi,2/336. 7. Muhamed Ahmed Uthman Kajmaz Edh-dhehebi Shemsuddin Eu Abdullah,Sijer eëlam n-nubela,Bejt el efkar eddevlije,Aman,2009,v.8/454-474.Sqarim Sufjan bin Ujejne bin ebi Imran është imam i madh dhe shejh el islam. Lindi më 107h dhe jetoi 91 vjet. 8. Abdullah Abdurrrahman el Fadl Behram Abdussamed Ed-daremi, Musned Ed-daremi,Dar el ugni litevzi ve enneshr, Riad,2000,v.1, f.81 nr.337. 9. Ragib Asfahani, Mufredat elfadh el kuran, botim i katërt, Daru-l-kalem, Damsk, 2009, f.129. 10. Ahmed Esh-sherbasi, Mevsuatu ahlaku –l- kuran, daru-r-aid el arabi,1/185. 11. Muslimi, kapitulli i imanit, 1/48, nr.17/25. 12. Buhariu, kitab fard elhumus,6/251,nr i hadithit 3150 dhe Muslimi në kitabu ezzekat 2/739 nr i hadithit 1062. 13. Fet'hu –l – Bari, sherh sahih el Buhari, 8/49. 14. Buhariu, kapitulli i xhihadit,6/96 nr i hadithit 2910 dhe Muslimi në librin e namazit të mysafirit dhe shkurtimi i tij, në pjesën namazii frikës, 1/576, nr.843. 15. Transmeton imam Buhariu,në kapitullin mbi të Dërguarit, 6/514 nr: 3477. Muslimi, në kapitullin e xhihadit, lufta e Uhudit, 3/1417,nr: 1792. 16. Seid Ali bin Vehf el Kahtani, El Hikmetu fi eda'veti ilallahi teala, Riad, 1424,botim i 4, f.81. 17 . Buhariu, kapitulli mbi edukatën, 10/518, nr.6114. Muslimi në kapitullin bamirësia, 4/2014, nr.2609. 18. Ahmed Muhamed Ali el Fejumi, Misbah el munir fi garibi sherh el kebir,Mektebetu El ilmije, Bejrut,2010,f.28. 19. Abdurrahman el Mejdani, El ahlak el islamije ve ususuha, Darul kalem, Damask, 2008, 2/352. 20. Abdurrahman el Mejdani, Ibid,2/353. 21. Abdurrahman el Mejdani, Ibid,2/354. 22. Imam Hafidh ebil Fida Ismail ibn Kethir el Kureshi Ed-dimeshki, Tefsirul Kur'anil adhim, Darul ma'rife, Bejrut, v.4,1993.f.450.*

Dr. Fadil Maloku

# Kush menaxhon sot rendin e ri botëror? (1)

Kush janë antiglobalistët dhe pse në trojet shqiptare nuk ka antiglobalistë?!

Për ta analizuar diskursin antiglobalist, mendoj që para se t'i hyjmë ndonjë elaborimi më të thellë, nevojitet të bëjmë një dallim sociologjik rreth këtij diskursi që në qarqet e sotme akoma përcillet dhe eksplorohet ende disi si me rezerva. Në të vërtetë, ta thjeshtësojmë çështjen.



Fjala nuk është këtu për dilemën se a ekziston apo nuk ekziston diskursi i antiglobalizimit, ngaqë ai është prezent sot në gjithë botën edhe si lëvizje e edhe si antipod i globalizmit. Dilema qëndron në sqarimin e asaj se a thua antiglobalizimin e shpiku, pra e krijoi për qëllime të caktuara globalizmi si arsyetim për ta fuqizuar edhe më tej procesin dhe diskursin e globalizmit, apo ai lindi vetvetiu si pasojë e pakënaqësisë globale sociale, ekonomike, politike, ekologjike, etj. e shtresave të ndryshme të shoqërisë, të cilat ishin të pakënaqura me ndarjen globale të punës si edhe me krijimin e hendekut të lartë mes kreatorëve të globalizimit (apo si do të thoshte Marksi: "klasës sunduese" dhe "klasës së sunduar") siç janë FMN-ar, OBT-isë, KTN-ale, etj. dhe pjesës tjetër pasuese qytetarëve të vendeve të ndryshme nëpër gjithë botën?

Në të vërtetë, ne si sociologë është mirë të identifikojmë shtresimin gjenetik të këtij inxhienirgu të ri teknologjik që ka arritur tani të krijojë edhe antipodin e vet, që ka ithtarët e tij në të gjithë botën. Të rikujtojmë vetëm rebelimin e 500.000 njerëzve nga mbarë bota në Sijetël, 100.000 të tjerë në rrugët e Pragës, po ashtu 500.000 njerëz protestues në Barcelonë dhe së fundi 700.000 të tjerë duke protestuar nëpër rrugët e Firencës. Nëse bëjmë një përshkrim të shkurtër të këtyre kategorive të njerëzve, të cilët, thënë më thjesht, janë tejet alergjikë ndaj procesit të globalizimit, do të arrijmë të identifikojmë këtu një mori shtresash dhe kategorish të njerëzve. Në esencë, prejardhja e tyre sociale dhe me interesa nga më të ndryshme, ndoshta nuk flet edhe aq shumë kur të kihet parasysh shkalla e aversionit dhe e urrejtjes që ata e ushqejnë ndaj proceseve të reja globalizuese. Pra, ky është ai motivi që i bashkon gjitha këto

**Nëse i adresohemi procesit të globalizimit si proces, i cili, si qëllim apo imperativ të vetin e paska rirregullimin e proceseve politike, atyre kulturore e sidomos atyre ekonomike mes vendeve, rajoneve dhe kontinenteve të ndryshme në të njëjtën kohë, duke i përshpejtuar, zgjeruar dhe duke i promovuar si procese që krijojnë ekskluzivitetin e vetëm të quajtur profit (karakteristikë kryesore të neoliberalizmit), atëherë dosido do të kuptojmë që gjithmonë do të ketë grupe, lëvizje dhe diskurse të ndryshme të cilat do ta kontestojnë me mjete të ndryshme këtë proces global.**

shtresa dhe kategori njerëzish nga mbarë bota. Ata mund t'i rekrutosh edhe nga shtresa e fshatarëve apo fermerëve që ardhjen e kompanive të mëdha transnacionale e shohin si konkurrente kryesore të biznesit të tyre: po ashtu ata mund t'i identifikosh edhe nga korpusi lëvizjeve për të drejtat e njeriut: ithtarët e ruajtjes së ambientit: pastaj simpatizuesit e ideologjive majtiste, si edhe kundërshtarët e teknologjive gjenetike. Metropolet botërore, siç janë Seatle, Praga, Gjenova, Nica, Kvebeku, Barcelona, etj. sot si në sytë e globalistëve po ashtu edhe të antiglobalistëve, janë bërë fenomen në vete edhe me faktin se po e promovojnë diskursin deri dje pak të njohur në forumet ndërkombëtare të globalizmit.

Sot ekzistojnë edhe mendime të tilla të cilat e mohojnë lëvizjen apo diskursin e quajtur dhe të identifikuar si antiglobalizëm. Në të vërtetë, mendimet apo diskurset e tilla shkojnë aq larg sa janë të prirë të thonë se ky proces është kryekëput pjellë dhe imagjinatë e sëmurë e arkitektëve të sundimit të botës në shek. XXI?! Ky prejudikim, për bazë të veten merr nevojën e promovimit të procesit të globalizimit si diskurs të ri për ta qeverisur gjithë botën në shekullin në të cilin po hyjmë. Në anën tjetër ekzistojnë po ashtu një korpus tjetër mendimtarësh, politikologësh, sociologësh, etj. të cilët mendojnë se shpikja për antiglobalizëm ka për qëllim të vetin të fshehë qëllimin e vërtetë të globalizmit. Sipas këtyre sot në botë ekzistojnë dy forma të globalizmit.

Njëra e cila për bazë ka ideologjinë neoliberale (gjë që është e vërtetë) dhe nënkupton konkurrencën e vërtetë të tregut që aludon në profit të pandalshëm dhe i injoron në të njëjtën kohë interesat e punëtorëve dhe njerëzve të thjeshtë të cilët i trajton vetëm si konsumatorë e asgjë më shumë. Dhe forma tjetër e cila ka të bëjë me përcaktimin e tyre të lirë se me kënd ata dëshirojnë të kooperojnë, bëjnë tregti, bëjnë marrëveshje biznesi, etj. që, siç përmendëm identifikohet me diskursin e antiglobalistëve.

Nëse i adresohemi procesit të globalizimit si proces, i cili, si qëllim apo imperativ të vetin e paska rirregullimin e proceseve politike, atyre kulturore e sidomos atyre ekonomike mes vendeve, rajoneve dhe kontinenteve të ndryshme në të njëjtën kohë, duke i përshpejtuar, zgjeruar dhe duke i promovuar si procese që krijojnë ekskluzivitetin e vetëm të quajtur profit (karakteristikë kryesore të neoliberalizmit), atëherë dosido do të kuptojmë që gjithmonë do të ketë grupe, lëvizje dhe diskurse të ndryshme të cilat do ta kontestojnë me mjete të ndryshme këtë proces global.

Në këtë drejtim do thoshim nuk janë të rastësishme edhe aktet terroriste të cilat përdoren për qëllime të tilla parandaluese. Temë kjo që shpresojmë se do ta prekim në analizën tonë.

Ajo që do theksuar në këtë rast është se kjo kacafytje apo ky konflikt mes të ashtuquajturve globalistë dhe atyre antiglobalistë është e kohës së re, që dmth. se për disa ajo paraqet një mbijetim të thjeshtë ekzistencial, ndërsa për grupimin tjetër një begati dhe zhvillim marramendës.

Është evident se trendet zhvillimore ekonomike të fillim shekullit tonë, vërtet kanë arritur të krijojnë aso shkalle të begatisë materiale, sa ashpërsojë raportet mes njerëzve, vendeve, rajoneve dhe kontinenteve të ndryshme. Dobësia e antiglobalistëve (natyrisht nëse pranohen si diskurs antipod i globalizmit), sot sipas shumicës së sociologëve*)* qëndron në framgmentarizimin e tyre të madh, fenomen ky që pamundëson krijimin e një lëvizjeje tjetër dhe me qëllime tjetërfare. Shteti, si instrument që i rregullon raportet nderqytetare në shoqëritë e zhvilluara perëndimore, sipas antiglobalistëve ai është një hale e fortë që dosido do ta pengojë procesin e shtrirjes së globalizmit.

Në shumë analiza dhe konstatime të antiglobalistëve, projekti mbi shtetin projektohet si shërbëtore e interesave të globalizmit korporativ. Shteti në rrethanat dhe aktualitetin e përfshirjes së frymës globalizuese, do të thoshim, herë herë shihet si pengesë serioze në realizimin e projekteve globale të koorporatave ndërkombëtare. Për antiglobalistët, shteti ende

është një partner i nevojshëm për të katapultuar dhe ndërmjetësuar prodhimet e tregut të lirë, si edhe për të bërë transaksione respektuese dhe garantuese në mes periferisë së përjashtuar nga ritmi i kësaj fryme të re globalizuese dhe qendrës, e cila prodhon dhe e dikton ritmin e procesit në fjalë. John Gray, një profesor me backgraund akademik në London Economic School, mendon se "shteti, përkundër asociacioneve transnacionale dhe fragmentarizmit të brendshëm të tij, prapëseprapë edhe me tej mbetet një institucion i participimit demokratik atij kulturor e sidomos solidaritetit social"

Xhorxh Soros, që nga disa njihet si një filantrop amerikan, në librin e tij më të ri "George Soros on Globalization", kur flet për mangësitë e kapitalizmit global mes të tjerash nuk nguron të shtojë se:*"Globalizmi, (sot, kursivi im F.M) është një term tejet i përdorur që mund të japë një seri varietetesh domethënëse. Në rastin tonë, kur diskutojmë për të, unë do ta përdor atë në kuptim të zhvillimit global të rrjetës financiare, pastaj shtimit të koorporatave transnacionale dhe të ngritjes apo edhe dominimit të tij mbi ekonomitë nacionale…)*.

Do thënë se projeksioni antiglobalist, në esencën e vet diskursive paraqet apo bën përpjekje të avancohet si një lloj kundërpërgjigje ndaj procesit të globalizimit. Në këtë drejtim, edhe sloganet e antiglobalistëve, kur bëjnë thirrje në njëlloj drejtësie apo solidariteti global, ku do t'i kundërviheshin me lehtë sistemit dhe procesit në rritje gjeometrike. ***No – global*** ), sikur ka filluar të pushtojë hapësira të reja gjithnjë e më të rëndësishme të medieve lokale dhe atyre botërore. Ai, s'ka dyshim se gjithnjë e më shumë është duke i animuar "energjinë e vet utopike", "mitologjinë dhe imazhin". Pastaj samitet dhe kundërsamitet e veta

**...vërejtja kryesore e apologjetëve të antiglobalistëve që u orientohet elitave eurokrate dhe vlerave të përgjithshme globaliste është pikërisht ajo që Noam Çomski e quan "de facto qeveri e botës"! Rolin e "qeverisë botërore", sipas këtyre autorëve e lozin; Organizata Tregtare Ndërkombëtare, G8-shi, Banka Botërore, Fondi Monetar Ndërkombëtar, Forumi Botëror Ekonomik, e në këtë kontekst edhe Unioni Evropian (EU).**

(Seatle, Washingtoni, Davosi, Brazili, Praga, Seuli, Barcelona, Geteborgu, Brukseli, Cjapasi Melburni, Kvebekun, sërish Davosi). Ajo çka do të thoshim se karakterizon këtë "lëvizje" të re, është se edhe kjo veten e projekton si diçka globale, të përgjithshme, pra si diçka që si anti (kundër) konsiston t'i kundërvihet procesit tjetër të shquar si globalizëm.

Shikuar nga kjo dioptri, do të thoshim se antiglobalizmi, nuk është edhe gjithaq kundër globalizimit si proces i paevitueshëm, pra edhe një procesi të natyrshëm, por kundër politikës globaliste e cila opinionit të gjerë publik i servohet si diçka e natyrshme, diçka e domosdoshme.

Pajtimi mes globalistëve dhe antiglobalistëve, siç do të thoshte Antoni Giddens, do të mund të ekzistonte rreth asaj se koncepti i modernitetit në mënyrë imanente është vetë procesi i globalizimit. Shikuar kështu, bota në aspektin informatik, ekonomik, kulturor, politikisht dhe në të gjitha mënyrat e tjera të imagjinuara nga njerëzit, është duke u bashkuar dhe duke u njësuar nën një ombrellë të vetme. Një numër i konsiderueshëm i sociologëve të sotëm, proceset aktuale ekonomike, pastaj rrjedhat e gjithmbarshme në botë, etj. janë të prirë t'i këndëvështrojnë edhe nga prizma e konsekuencave e logjikes kapitaliste mbi produktivitetin.

Shikuar nga këndëvështrimi teorik, i cili nëse supozojmë se në tërësi është autorefleksiv, antiglobalizmi e kundërshton thelbësisht ideolatrinë neoliberale të tregut të lirë dhe idenë mbi triumfin e pakontestueshëm të vlerave perëndimore në shekullin në të cilin kemi hyrë. Këtë të "vërtetë", si duket ndër të parët perëndimit ia "zbuloi" e më vonë edhe potencoi një nëpunës i "State Departamentit American", Frensis Fukujama.

Ndërsa, vërejtja kryesore e apologjetëve të antiglobalistëve që u orientohet elitave eurokrate dhe vlerave të përgjithshme globaliste është pikërisht ajo që Noam Çomski e quan "de facto qeveri e botës"! Rolin e "qeverisë botërore", sipas këtyre autorëve e lozin; Organizata Tregtare Ndërkombëtare, G8-shi, Banka Botërore, Fondi Monetar Ndërkombëtar, Forumi Botëror Ekonomik, e në këtë kontekst edhe Unioni Evropian (EU). Këto Institucione, sipas antiglobalistëve janë një legalizim pervers dhe një racionalizim i atij globalizimi të çoroditur që e diktojnë fuqitë perëndimore dhe jo i gjithë spektri dhe potenciali i shoqërive botërore. Ajo çka duket shumë e pakuptueshme dhe dosido pak a shumë edhe absurde, është se

Fondi Monetar Ndërkombëtar (FMN), si institucion global i Kombeve të Bashkuara, në vend që të zbutë diferencat sociale e ato ekonomike e me këtë edhe dallimet dhe aparteidin global, ai në fakt me vetëdije i rrit dukshëm këto dallime dhe diferenca sociale e ekonomike. Një problematikë me të cilën u morr shumë Jozef Stiglic, kur kuptoj se globalizimi nga vitet 80-ta e sidomos pas rënies së Murit të Berlinit (1989, që nga shumica e sociologëve merret edhe si datëlindje e globalizmit) këndej u bë një lloj neoimperialisti, përkatësisht, neokolonialisti në shtetet e deindustrializura, në fakt në ”shtetet që kanë leje të prodhojnë vetëm lëndët e para”*).*

Në gjithë këtë turravrap të neoliberalizmit, pas kolapsimit të sistemit komunist në pushtimin e hapësirave të tregjeve të reja, u evidentua një rënie e dukshme e konceptit të “shtetit të mirëqenies”.

Avokatura” neoliberale këtë rënie të “shtetit social” mundohej ta stigmatizonte në sy të publikut të gjerë dhe komunitetit ndërkombëtar pikërisht si pasojë e burokratizimit shoqëror dhe pasojë të ekspansionit global të kapitalizmit. Dhe mu për këtë shkak, arkitektët e rendit të ri botërorë iniciuan filozofinë e re të fundamentalizmit monetar tregtar, i cili si produkt i globalizimit neoliberal s’bashku me pabarazinë sociale bëhen si e quan Hobsbaun, njëlloj “ inkubatori i padrejtësisë dhe jostabilitetit**”.**

Roli i shtetit, sidomos në vendet dhe shtetet që gjenden në procesin e tranzicionit, pothuajse bëhet i padukshëm edhe për faktin se në sferën e ekonomisë sidomos ai shndërrohet vetëm në një “email adresë” apo në një numër celulari!

Ndodh kjo për shkak se rolin e shtetit e marrin ngadalë, por sigurt korporatat lokale (që pa bashkëpunim me Serbinë dhe sidomos ish-administratën e UNMK-ut, s’do të ekzistonin fare) dhe ato ndërkombëtare të cilat e



kontrollojnë qarkullimin e mallrave, shërbimeve, kapitalit dhe resurseve natyrore (nën)tokësore. Në këso rrethanash determinuese dhe nën diktatin e politikanëve servilë dhe nepotistë, sidomos në një vend siç ishte Kosova, ishte e pamundur të ndërtohen mekanizmat e një shteti funksional dhe me sovranitet të plotë, në kuptimin e puro kompetencave që institucioni i shtetit i kishte në të kaluarën. Sjellja e këtillë grabitqare, në fakt, bëri që sot në nivel global kemi shumë kundërshti që ua bëjnë sidomos shoqëritë civile, sindikatat dhe grupimet e ndryshme politike, këtyre korporatave globale e kontinentale.

Posaçërisht duhen cekur këtu tipet e korporatave që komplet infrastrukturën ekonomike, atë financiare dhe sidomos atë fizike i bartin në ambientet e shteteve dhe vendeve që kanë shkallë të lartë papunësisë. Kjo strategji e bymehjes vlerore të kompanive globale dhe kontinentale, vlen sidomos për republikat e ish BRSS-s, rajoneve kineze e më pak për Ballkanin Perëndimor ku gjendemi ne. Ndikimin e tyre ato e ushtrojnë në mënyra dhe forma shumë të sofistikuara. Andaj, nuk është shumë e çuditshme që ato interesin dhe profitin e vet e realizojnë pikërisht përmes lobimit, donacioneve dhe financimit të kampanjave mediale nga shoqëria civile.

Pra, kjo ndodh duke i kundërvënë në grindje permanente sistemin politik dhe pjesën dërrmuese të opinionit publik kundër rregullave shtetërore, në mënyrë që të dekonspirohet paaftësia e ligjit për t’i mbrojtur njerëzit e zakonshëm nga dëmet që ua shkaktojnë korporatat në fjalë**.**

Për doktrinën dhe konceptin neoliberal që ndryshe shquhet edhe si proces neoeksploatues mirëqenia e njeriut dhe shoqërive bashkëkohore mund dhe duhet të rritet vetëm duke synuar ekstraprofitin, duke lejuar liritë e veprimtarisë sipërmarrëse të individit, duke vepruar brenda një kornize bazë ligjore, duke kontrolluar çmimet, duke reduktuar burokracinë në minimumin e logjikës mbijetuese, duke zvogëluar doganën për mallra që importohen nga shtetet e tjera, duke u mundësuar hapjen e dyerve për investime kapitale për KTN- globale, duke përfillur tregun tërësisht të lirë dhe duke dëshmuar aftësi menagjeriale individuale, dhe se vetëm atëherë, si thotë Tomas Fridman, ”kur t’i shkurtoni të gjitha këto lecka rrobash, do të merrni një pirg të artë”**.**

Atëbotë, Peter Fechter kishte mbushur vetëm 18 vjet. Ai banonte në Berlinin Lindor dhe e dinte që muri që ndante qytetin ishte ndërtuar në vitin 1961.

Muri u bë simbol i ndarjes midis shteteve diktatoriale dhe shteteve demokratike në Evropë derisa u rrëzua në vitin 1989**,** që për një numër jo edhe aq të vogël sociologësh e teoricientësh merret edhe si datëlindje e procesit, tendencës apo edhe fenomenit të globalizimit. Pa dyshim që edhe antiglobalizmi, lindi pothuajse në të njëjtën periudhë, si përgjigje ndaj globalizmit dhe produkteve që i “prodhoi” ambicia e neoliberalizimit.

Dr. Orhan Bislimaj

# Turp, përkrahësi i gjenocidit të Milloshevigit fiton çmimin "Nobel"!

Kësaj radhe, Akademia Suedeze e turpëroi vetveten. Ajo, më datë 10 Dhjetor 2019, me një ceremoni solemne, në Stokholm të Suedisë, i ndau çmimin 'Nobel për letërsi', shkrimtarit austriak Peter Handke, i cili publikisht kishte arsyetuar e mbështetur kriminelin Sllobodan Milloshevig dhe politikat e tij gjenocidale në Bosnjë e Kosovë.



## Nota e dobët në sjellje dhe komprometimi

Jo rastësisht, në kuadër të suksesit në shkollë, evidentohet nota e sjelljes. Madje, me notë të dobët të sjelljes edhe nxënësi shembullor e përsërit vitin. Ngase, shkollimi nuk është vetëm proces arsimor, por është 'edukativo-arsimor'. Shkollimi e arsimimi nuk janë qëllim në vetvete, por një përpjekje afatgjate për formimin e pajisjen e individit me vlerat unikate, në mënyrë që të promovojë vlerat e përbashkëta njerëzore, pa anime, pa shtrembërime e pa devijime. Mbase, mbi këto principe, kritika shkencore e dënon ashpër dhe e hedh poshtë çdo punim studimor, që përmban subjektivizëm, emocione e përmbajtje të rreme.

Ideja është se çdo gjë ka një moral! E njeriu që i korrupton parimet morale, në fakt e ka komprometuar edhe veprimtarinë e tij. Sepse, individi dhe veprimtaria e tij kanë lidhje të pandashme. Shumë intelektualë nuk hyjnë në politikë, sepse, kjo e fundit, mbase mund t'i detyrojë edhe për rreshtime të padrejta. Apo, në rastin tjetër, për shembull, nxënësi i pasjellshëm, nuk mund të merret shembull, po qoftë edhe nëse ka treguar suksese në mësime. Vetë sjellja e tij e keqe, e sfidon konceptin e shkollës e arsimimit. Në këtë kuptim, ne jemi dëshmitarë, kur shkollat i përjashtojnë edhe nxënësit me nota të mira në mësime apo ua thyejnë notën e sjelljes. E pra, shkolla, si një uverturë e dijes dhe e shkencës, është e këtillë, e mohon perversen në secilin variant. Gjersa, këto dhe aspekte të tjera, janë e vërtetë unanime, në nivel të botës së civilizuar, atëherë, Akademia Suedeze, nuk ka pasuar asnjë arsye që t'ia japë Peter Handke çmimin NOBEL. Ai, mund t'i ketë dhënë shkencës ndonjë kontribut, së paku kështu është vlerësuar, por, me arsyetimin e përkrahjen e tij ndaj krimeve gjenocidale të Milloshevigit, në Bosnjë e Kosovë, Handke, në mos asgjë tjetër, ka marrë notë të dobët në sjellje dhe ka ngelur në klasë. Kjo, nuk i ka hije asnjë intelektuali e lëre më një nobelisti!?

## Intelektuali i padrejtë është i pavlerë

Islami, po edhe fetë e tjera, i vlerëson lart dijetarët e ndershëm, që besojnë në Zotin; ata dijetarë, që me dijen e tyre e promovojnë drejtësinë, korrektësinë, ndërsa, i kundërvihen padrejtësisë e së keqës. Falë tyre, ekzistojnë dhe mbijetojnë

vlerat njerëzore. Sikundër kësaj, Krijuesi i gjithësisë, i ka nënçmuar ata dijetarë, që janë të pandershëm në dijen e tyre, që promovojnë të keqen dhe të shëmtuarën. Në shumë hadithe, Pejgamberi a.s., i ka kërcënuar me xhehenem ata dijetarë, që qëllimisht e fshehin të vërtetën, e shtrembërojnë atë, apo anojnë kah e padrejta, duke qenë të vetëdijshëm për një veprim të tillë. Kjo tregon për principet standarde të vlerave intelektuale. E, kryepersonazh i këtij nënçmimi është vetë 'laneti' (shejtani), i cili, edhe pse ishte më i ditur prej melekëve, megjithatë, Krijuesi e mallkoi, ngase i shkeli parimet e ndershmërisë dhe të objektivitetit, kur kontestoi principet standarde të Krijuesit. Sot, shumë njerëz janë duke e mallkuar Handken! Edhe në praktikën tonë njerëzore, shkollarët e pamoralshëm e mendjemëdhenj janë antipatikë ndër njerëz. Populli e përdor shpesh rastin e mbretit, i cili, për apetite të brutalitetit ekskluziv, e solli dhunshëm e duarlidhur babanë e tij për ta marrë në pyetje, sa për t'i treguar se është bërë mbret!? “More bir, mbret qenke bërë, por njeri jo!”, i tha babai.

Thënë të drejtën, shkrimtari austriak, Peter Handke, me gjestet e tij, përveçse i ka vënë në pikëpyetje frytet e punës së tij, apo më mirë të themi i ka rrënuar ato, në anën tjetër e ka komprometuar konceptin e shkollës, arsimit, dijes, shkencës, objektivitetit, humanitetit, etj. Mbi të gjitha e ka komprometuar edhe vetë Nobelin! Hallall i qoftë mjekjes suedeze, znj. Christina Doctare, e cila, pak ditë para ceremonisë së Nobelit, në shenjë revolte kundër përzgjedhjes së Handke, e ktheu mbrapshtë çmimin nobel për paqe, të fituar më 1988. Në fakt ky akt, jep mesazhin e qartë se soji i këtyre njerëzve kontraversë, duhet të anatemohen nga tregu shkencor, nën akuzën për komprometimin e vlerave të njëmendta shkencore. Tek e fundit, bëhet fjalë për një çmim prestigjioz. E, intelektuali që e fiton atë, duhet të jetë i pastër si loti, personalitet shembull, që përmban vlerat sublime, në dije, shkencë, kulturë, drejtësi, guxim, moral, humanizëm, etj.

## Peter Handke, racist e shovinist

Me këtë akt, Akademia Suedeze, shkeli rëndë idealet shkencore, si dhe sfidoi parimet e botës së civilizuar e të Gjykatës Ndërkombëtare, e cila gjykoi e dënoi krimet serbe mbi popullatën e pafajshme, boshnjake e shqiptare.

Edhe fëmija në djep e di se Sllobodan Millosheviqi ka qenë kriminel numër një. Me lejen e tij, me urdhrin e me pëlqimin e tij, si kryetar i Republikës së Serbisë, ushtria serbe, zyrtarisht e me financa të taksapaguesve serbë, ka kryer gjenocid e masakra të tmerrshme mbi popullatën civile (fëmijë, gra, pleq, të sëmurë, etj), në Bosnjë e Hercegovinë dhe në Kosovë. Këtu, nuk po e përmendim humbjen e shumë luftëtarëve nga Kosova e Bosnja, që ranë me pushkë në dorë, në mbrojtje të pragut të tyre të shtëpisë e duke luftuar për të drejtat e tyre elementare e legjitime. Ndoshta, kjo është ajo humbja më e rëndë, nëse e kemi parasysh se kanë rënë djem e vajza që përbëjnë ajkën e shoqërisë së një kombi. Tekefundit, ata nuk ia kanë pasur borxh luftën për pragun e shtëpisë asnjë agresori, as Serbisë. Por, meqë Bashkësia Ndërkombëtare nuk tregoi vlerësimin meritor për luftën çlirimtare, për shpirtat e panënshtruar, edhe jetët e tyre, sikur nuk u vlerësuan humbje, fatkeqësisht!

Pavarësisht kësaj, janë plot e përplot dëshmi e argumente të gjalla, që vërtetojnë se Sllobodan Millosheviqi dhe vetë Republika e Serbisë, kanë kryer masakra e gjenocid, në Bosnjë e Kosovë. Kjo është diçka e ditur dhe e njohur botërisht. Përpjekja për të sjellë argumente, i ngjason përpjekjes për ta vërtetuar dritën e diellit në pikë të ditës. Një Bosnjë me qindra e mijëra viktima, e një Kosovë me mbi 13.000 viktima, janë argumente mbi argumentet. Mjafton ta kujtojmë Srebrenicën e 10 korrikut të vitit 1995, aty ku u vranë e u masakruan në mënyrë më barbare, mbi 8.000 boshnjakë të pafajshëm, pengje të dorëzuara! Mjafton ta kujtojmë Prekazin, Reçakun, Krushën e plot masakra të tjera të Kosovës. Sa e sa varreza masive, të gjetura e të pagjetura, në Bosnjë e Kosovë!? Edhe sot, Bosnja e Kosova, vazhdojnë të lëngojnë nga plagët e luftës, me mijëra qytetarë civilë, të zhdukur, e me mijëra gra të përdhunuara!? Tmerr!

Bota, u tmerrua, andaj ndërhyri për ta mbrojtuar popullatën civile. Edhe vetë serbët, i pranuan masakrat, anipse ata e mohuan gjenocidin, sa për t'u ikur pasojave të rënda ndërkombëtare. Gjykata Ndërkombëtare e Drejtësisë (GJND) e OKB-së, me seli në Hagë, në vitin 2007, konstatoi se në Srebrenicë ka ndodhur gjenocid kundër popullatës boshnjake edhe pikë. Kush e shkaktoi këtë? Pa dyshim Milloshevig dhe aparati shtetëror serb![1]

Sakaq, e gjithë bota demokratike, vërtetoi se Serbia zhvilloi luftë të padrejtë, kundër dy popujve të robëruar, që kërkonin lirinë e tyre si e drejtë legjitime. Pra, nuk bëhej fjalë për ndonjë kryengritje terroriste. Por, ç'e do që këto krime, masakra e gjenocid, nuk i paska vërejtur, Peter Handke! Jo, ai i ka parë shumë mirë. I ka ditur të gjitha reagimet e faktorëve ndërkombëtarë e ndërhyrjet e tyre, për ta ndalur Sllobodan Milloshevigin. Ai, ka qenë në ngjarje për çdo gjë. E ka njohur edhe personalisht Sllobodan Milloshevigin. I ka ditur rrethanat e Bosnjës e të Kosovës, shumë mirë. Sepse, ka qenë i interesuar.

Ai, tek në vitin 1996, e ka vizituar Kosovën, në atë kohë, kur Kosova ishte thuajse shkretëtirë lufte, me përndjekje, burgosje e vrasje! Pra, nuk ka ardhur rastësisht. Është interesuar që Jugosllavia e tij e dashur të mos e humbiste edhe Kosovën, pasi që paraprakisht e kishte humbur Bosnjën! E, interesimi i tij ka vazhduar deri në shpalljen Nobel.

Si asnjë tjetër, Handke, kishte dalë hapur kundër bombardimeve. Por, asnjëherë nuk ngriti zërin kundër masakrave. Ai, në vitin 2006, mori pjesë në ceremoninë e varrimit të Sllobodan Milloshevigit dhe kishte deklaruar: "Nuk e di të vërtetën. Por shoh, dëgjoj, ndiej dhe mbaj mend. Kjo është arsyeja pse jam sot këtu, afër Jugosllavisë, afër Serbisë, afër Slobodan Milloshevigit". Me pak fjalë tregoi qartë rreshtimin në ideologjinë e përbashkët serbo-sllave si dhe zotimin për riaktivizimin e projekteve shoviniste mbi Kosovën e rajonin përreth, që nga "Neçartanije" e Ilija Garashaninit e vitit 1844, deri te projektet e Ivo Andriqit, Ivan Vukotiqit, Stevan Moleviqit e Dobrica Qosiqit. Edhe më tej, si një emisar serbo-sllav, Handke, disa herë kishte vizituar enklavat serbe në Kosovë. Më 2007, në Hoçë të Madhe kishte ndarë 50 mijë euro në ndihmë të tyre dhe popullin serb e kishte cilësuar si viktimë.[2] Me këto gjeste, Handke i rrënoi 'idealet shkencore'.

## 'PEN Amerika' dhe reagimet kundër Handke

Si rralléherë tjetër, kësaj radhe pati reagime të shumta serioze kundër përzgjedhjes së Handke. Jo vetëm nga Bosnja, Kroacia e Kosova, por edhe nga organizatat adekuate e personalitete eminente, nga vende të ndryshme të botës. Alexander Ivanko, ish-zëdhënësi i misionit të OKB-së në Bosnjë e Kosovë, tha se ka mbetur pa fjalë për këtë gjest të Akademisë Suedeze: "Jam absolutisht pa fjalë! A e ka humbur Akademia Suedeze toruan?! Peter Handke?! Mbrojtësi i Miloshevigit dhe mohues i Srebrenicës! Si dikush që ka punuar në Sarajevë gjatë luftës, unë siguroj se aty s'ka pasur qytetarë të atij qyteti që kanë mbytur njëri-tjetrin! Forcat serbe kanë gjuajtur, qëruar e vrarë mijëra civilë. Handke nuk ishte aty, por ka mohuar se kjo ka ndodhur. Pa fjalë!"[3]

**"Jam absolutisht pa fjalë! A e ka humbur Akademia Suedeze toruan?! Peter Handke?! Mbrojtësi i Milosheviqit dhe mohues i Srebrenicës! Si dikush që ka punuar në Sarajevë gjatë luftës, unë siguroj se aty s'ka pasur qytetarë të atij qyteti që kanë mbytur njëri-tjetrin! Forcat serbe kanë gjuajtur, qëruar e vrarë mijëra civilë. Handke nuk ishte aty, por ka mohuar se kjo ka ndodhur. Pa fjalë!"**

(Alexander Ivanko)

E një reagim shumë kredibil erdhi nga organizata joqeveritare 'Pen Amerika', që ka shumë anëtarë, përfshirë romancierë, gazetarë, shkrimtarë, redaktorë, poetë, eseistë, dramaturgë, botues, përkthyes, agjentë dhe profesionistë të tjerë të shkrimit. Pas përzgjedhjes së Nobelit, kyetarja Jennifer Egan, më datë 10 tetor 2019, nga selia e tyre në New York, lëshon këtë deklaratë publike:

"PEN America në përgjithësi nuk komenton çmimet letrare të institucioneve të tjera. E pranojmë se këto vendime janë subjektive dhe kriteret s'janë uniforme. Por, vendimi i sotëm për çmimin Nobel për Letërsi 2019 për Peter Handke, gjithsesi është një përjashtim. Jemi të shtangur nga përzgjedhja e një shkrimtari që e ka përdorur zërin publik për të goditur të vërtetën historike dhe për të ofruar ndihmë publike për autorët e gjenocidit, sikur ish-presidenti serb, Sllobodan Milloshevig dhe liderit serb në Bosnjë, Radovan Karaxhiq. (...) Refuzojmë vendimin që një shkrimtar, që vazhdimisht ka vënë në pikëpyetje krimet e dokumentuara të luftës, të nderohet për 'zgjuarsi gjuhësore'. (...) Ne, ndiejmë keqardhje për përzgjedhjen e Komitetit të Nobelit për Letërsi"[4], thuhet në letrën e Jennifer Egan, presidente e "PEN America".

Reagime pati të shuma, përfshirë udhëheqës të institucioneve, nga Kosova, Shqipëria, Maqedonia, Kroacia, Bosnja e Hercegovina, Turqia, etj. Prej Kosovës, reagoi Akademia e Shkencave dhe Arteve e Kosovës (AShAK), e cila edhe kërkoi anulimin e përzgjedhjes. Në reagimin e Mehmet Krajës, kryetar, pos të tjerash, thuhet: "Me indinjatë të thellë morëm lajmin e shëmtuar se laureat i Çmimit Nobel për Letërsi për vitin 2019 është shkrimtari Peter Handke, një eksponent i shquar i ideve fashiste të nënshtrimit dhe robërimit të popujve dhe mbështetës i pasionuar




i Milosheviqit dhe i luftërave të tij gjenocidale në Ballkan, përfshirë edhe Kosovën. (…) Të zhgënjyer thellësisht me ndarjen e sivjetshme të Çmimit Nobel, Akademia e Shkencave dhe Arteve e Kosovës kërkon të anulohet ky vendim i Akademisë Suedeze, si akt mirëkuptimi e solidariteti me të gjithë popujt e botës që luftojnë për liri dhe vlera demokratike.[5]

## Çmimi që rihapi plagët e luftërave

Kundrejt reagimeve të shumta, Akademia Suedeze, vendosi dhe ia akordoi çmimin nobel Peter Handkes. Ajo, nuk përfilli kundërshtimin e ASHAK-ut, e as kundërshtimet e zyrave diplomatike të vendeve tona. As të Turqisë, e cila, u doli në krah shqiptarëve e boshnjakëve. Kjo tregoi se nuk janë brengosur për gjenocidin që ka ndodhur në Bosnjë e Kosovë. Akademia Suedeze, tregoi se ka mungesë të moralit shkencor e që konvergjon me Akademinë Serbe dhe 'SANU Memorandumin' e saj famkeq, të vitit 1986, që shërbeu si platformë e Milloshevigit për masakrat në Bosnjë, Kroaci e Kosovë. Me veprimin e saj, Akademia Suedeze, rihapi plagët e pambyllura të luftës dhe shkaktoi polarizime politike, në këtë kohë kur bota kërkon pajtimin e popujve të ballkanit.

Ish-ministri i Sllobodan Milloshevigit, presidenti i Serbisë, Aleksandër Vuçiq, e uroi Peter Handken me fjalët më të mira "I dashur mik".[6] Pastaj edhe serbët e Kosovës u gëzuan shumë për Peter Handken, gjë që flet mjaft shumë.

Sikundër kësaj, shteti i Kosovës, Ministria e Punëve të Jashtme, në shenjë revlolte kundër vendimit të Akademisë Suedeze, me një vendim, e shpall Peter Handken si persona non-grata në Kosovë për shkak të mbështetjes që ai i dha Milloshevigit dhe politikave të tij gjenocidale në Kosovë dhe në Bosnjë e Hercegovinë dhe mohimit të gjenocidit të kryer nga Serbia.[7]

Mbi të gjitha e përtej të gjithave, Akademia Suedeze injoroi viktimat dhe lëndoi familjet e tyre. Ne, nuk po presim prej botës së civilizuar që t'i ringjallë të vdekurit tanë. As prej Suedisë. Madje as prej Serbisë. Ne, po presim respektin e kësaj bote të civilizuar për tragjedinë që ka ndodhur. Gjersa ministri i Jashtëm i Serbisë, Ivica Daçiq, në shtator të vitit 2018 tha se Serbia mund ta njohë Kosovën si shtet, vetëm kur derrat të fillojnë të fluturojnë dhe, gjersa presidenti i Serbisë, Aleksandër Vuçiq, e mohon masakrën e Reçakut dhe të tjerat në Kosovë, e kuptojmë se sa larg është integrimi i Ballkanit e pajtimi real i popujve. Por, kur pas kësaj mendësie e politike shoviniste, rreshtohen edhe institucionet e akademive, si kupolë e vlerave, atëherë e kuptojmë se gjenocidi serb në Ballkan nuk ka ndodhur vetëm për vonesë të ndërhyrjes ndërkombëtare. Historia është hija e vetvetes!

*1. E njëjta Gjykatë, bëri gabim, kur e lehtësoi paksa Sërbinë, kinse, 'Serbia nuk e kishte kryer detyrën e saj për të parandaluar gjenocidin', duke e relativizuar përgjegjësinë zyrtare të Beogradit. 2. Shih: https://www.koha.net/kulture/188239/mesohen-fituesit-e-nobelit-per-letersi-per-2018-e-2019/, data e publikimit dhe e citimit: 10.10.2019. 3. Shih: https://www.koha.net/kulture/188322/reagimet-pasi-perkrahesi-i-milloshevigit-mori-nobelin-per-letersi/, data e publikimit dhe citimit:10.10.2019. 4. Shih: Statement: DEEP REGRET OVER THE CHOICE OF PETER HANDKE FOR THE 2019 NOBEL PRIZE IN LITERATURE, sipas: https://pen.org/press-release/statement-nobel-prize-for-literature-2019/, data e publikimit dhe citimit: 10.10.2019. 5. Shih: https://www.koha.net/kulture/188324/ashak-u-i-kerkon-akademise-suedeze-te-anuloje-nobelin-per-handken/, data e publikimit dhe citimit 10.10.2019. 6. Shih: https://www.mekulipress.com/i-dashur-mik-ministri-i-milloshevigit-aleksander-vuciq-e-uron-handken-per-cmimin/, data e botimit dhe citimit: 10.12.2019. 7. Shih: https://www.evropaelire.org/a/30320236.html, data e publikimit dhe citimit: 11.12.2019.*

**Hasip Saygılı**[1]

# Ana e errët e disfatës së Perandorisë Osmane në luftën ballkanike. (1)

## PROBLEMI I KUALIFIKIMIT TË NJERIUT DHE PRISHJA E SHOQËRISË MYSLIMANE NË SYTË E STUDIUESVE BASHKËKOHORË[2]

Pavarësisht analizave në drejtime të ndryshme që i është bërë disfatës së Shtetit Osman në Luftën Ballkanike, kontekstit social të luftës dhe prishjes shoqërore nuk i është bërë një analızë serioze.



Disfata e madhe që i erdhi Shtetit Osman përballë popujve të vegjël të Ballkanit mendohet te jetë për disa arsye politike dhe ushtarake: Përzierjen e oficerëve në politikë; Këndvështrimi i ngushtë i politikanëve; Pregatitja jo e plotë për beteja. Por sipas literaturës vendase dhe të huaja përveç këtyre faktorëve ka një lidhje të paimagjinuar dhe të thellë mes fatkeqësisë dhe faktorit human, social. Pregatitjen e truallit për këtë disfatë që e kanë shkatuar këto faktorë janë ruajtur në mënyrë shumë të qartë hapur ose mes rreshtave në shkrimet e ushtarakëve, gazetarëve dhe mendimtarëve të kohës.

Në lidhje me këtë temë ka një literaturë të gjerë. Për këtë shkrim janë marrë në studim shkrimet e oficerëve të kohës si Mustafa Kemal (Atatürk), Fevzi (Çakmak), Bekir Grebene, Tahsin Pasha, Behish (Erkin), Rahmi Apak, veprat e gazetar- shkrimtarëve të kohës si Tycarzade İbrahim Hilmi (Çığıraçan), Stephan Lauzan, Aram Andoyan, Fatih Kerimi ve Abdyrreshit İbrahimit.

Nga tekstet e marra në analizë vërehet një kujdes i veçantë i shprehur në nëntituj i trajtimit të burimeve njërëzore të Perandorisë Osmane. Brenda ketyre problemeve në rradhë të parë numërohet: Mungesa e madhe e personave të kualifikuar; Dobësimi i sistemit të vlerave sociale; Mosnjohja e gjendjes psikologjike të shoqërisë dhe problemi i kualifikimit të burimeve njerëzore në ushtri.

## Problemi i vazhdueshëm i kohëve të fundit të Shtetit Osman: Mungesa e personave të kualifikuar

Vitet e Luftës Ballkanike nxorrën hapur në pah mungesën e nevojave të përditshme teknike dhe forcës punëtore në Shtetin Osman kryesisht në ushtri. Qëndruar me vite në Shtetin Osman arsimtari, mendimtari, udhëtari tatar nga Siberia Abdyrreshid İbrahim Efendi gjatë Luftës Ballkanike e vlerëson këtë duke u shprehur në këtë mënyrë:

*"Stambolli prej 100 vitesh dërgon në Europë njerëz për tu arsimuar, nga Evropa sjell arsimtar, deri më sot në mbarëvahtjen e tramvajit dhe për të qëndruar në hyrje të tunelit, të mund të shtrojë kalldrëm apo më e pakta një gradë më lartë se rojtari akoma nuk doli dikush i denjë nga turqit, mendoj se kjo është një e vërtetë si drita e diellit, tani duhet ta pranojmë dhe ta themi."*[3]

Edhe studiuesi që ka mbaruar ekonomi në Stamboll dhe ka punuar si gazetar lufte në Luftën e Ballkanit, gazetari nga Kazani Fatih Kerimi gjithashtu na bën të ditur mos pasjen te turqit të një fuqie punëtore dhe ekonomi të rëndësishme:

**Për periudhën që po analizojmë kuptohet që për sa i përket arsimimit, zanatit dhe kulturës në shoqërinë myslimane turke gjenden në një nivel të ulët. Sasia e edukimit dhe ndarja e të keqes nga e mira nuk ishte e mjaftueshme as për të dhënë përgjigjet e problemeve ditore. Sipas të dhënave të autorëve përqindja e atyre që dinin shkrim dhe lexim ishtë nën nivelin e 5 %.**

*''Në ditët e sotme tregtia, zanati, ekonomia, perspektiva ekonomike te turqit e Turqisë në krahasim me popujt e tjerë të krishterë është më e vonuar."*[4] Sipas gazetarit të Kazanit "*Në Turqi tregtia, zanati dhe çështjet ekonomike janë në duart e të krishterëve dhe të të huajve"* mund të thuhet dhe situata paraqitet tepër habitëse.[5]

Akoma pa mbaruar Lufta Ballkanike botuesi i mirënjohur për publikimin e një serie librash Tycarzade İbrahim Hilmiu bën vlerësime të njëjta sa i përket ndikimit të burimit njerëzor në humbjen e kësaj lufte:[6]

*"Pothuajse të gjitha institucionet e shërbimit ishin në duart e të huajve, të të krishterëve. Në duart e të krishterëve ishin bankat, siguaracionet, firmat e anijeve etj... Zanati dhe tregtia kishin ardhur në një gjendje që nuk llogariteshin më të ishin në duart e myslimanëve. Deri edhe bukën e gatuanin të krishterët. Edhe zanatet më pak të rënddësishme ishin në duart e të krishterëve. Ne myslimanët për këtë çështje nuk punojmë fare. Të gjitha veshjet që veshim vijnë nga Evropa. Po të mos jetë prodhimi i Evropës ashtu siç do të ndalonte edhe e gjithë vepritaria tregtare gjithashtu ishte e mundur të mbesim edhe të zhveshur.*

*... Sot edhe zanati më pak i rëndësishëm kaloi i gjithi në duart e të krishterëve. Edhe bukën tonë ata e gatuajnë madje edhe zanatet më të thjeshta si këpucaria, rrobaqepësia, zdrukthtaria janë në dorë të tyre. Madje në shtëpinë tonë nëse duam të montojmë një sobë duhet të thërrasim për këtë një të krishterë, nëse prishet brava e derës përsëri do të therrasim një rregullues dere të krishterë, nëse do të prishen muret tona, nëse do t'ju dilte boja përsesi do të duhej të thërrisnim një të krishterë. Madje jemi të nevojshëm që edhe xhamitë apo tyrbet tona të na i rregullojnë të krishterët. Për të vënë në punë makineritë tona apo gjëra të tjera të ngjashme pra të gjitha zanatet e mëdha janë në duart e të krishterëve. Nëse prishet një fshirëse apo nëse lëviz rrota e makinës vrapojmë të thërrasim një të krishterë. Madje edhe shypshkronja fetare dhe kombëtare është vepër e shpikur në sajë të ndihmës dhe aftësisë së një sanatçiu ermen.*

*... Në Stamboll Turqit të jenë shumicë por nga Gallata deri në Shishli të mos gjenden një qendër tregtare, otele, kafeteri, fondancion kombëtarë! Në Evropë në asnjë vend nuk mund të regjistrohet diçka e tillë, në asnjë rrugë nuk të jepet mundësia të përplasesh me një pamje të tillë. Në qendrën tonë Stambollin, madje në lagjet tona islame sa të pakta janë qendrat tregtare islame.*

*… Në dyqane cilësore të myslimanevë punësohen punonjës të huaj. Nuk mund të gjejnë punëtorë që ndanin të njëjtin besim. İzmiri është i mbushur plot me tregtarë grekë. Nuk janë pak as tregtarët anglezë apo francezë por tregtarët myslimanë janë aq të paktë sa mund të numërohen me gishta… Sa e turpshme ishte që në ditët e festave të krishtlindjeve, veçanërisht në ditët e Pashkës të mbeteshim gjithmonë pa bukë, pa ushqim.*[7]

Tycarzade İbrahim Hilmi shprehej se rrethi mysliman duke qëndruar jashtë veprimtarisë së punës pothuajse çdo ditë shtëpitë, oborret, tokat apo pasuritë e paluajtshme po kalonin me shpejtësi në duart e të krishterëve.[8]

Pjesëmarrës dhe në Luftën Ballkanike oficeri Rahmi Apak në periudhën e Republikës Turke publikon vështrimet e tij të ngjashme me ato që u përmendën më sipër.

*‘’Pa dyshim tregtari ishte rum, makineritë e mëdha me avull në pronësi i kishin rumët, rakinë dhe verën e prodhonte rumi, peshkatari ishte rum, hekurpunues dhe argjendar ishte ermen, prodhues të rrobave ishin hebre dhe ermen, shitësi ambulantë rum, çirakët rum dhe ermen, këpucari ishte rum, furrxhiu ishte ermen, makinerinë për të kaluar uji e prodhonte ermeni, nëse dhe eksport - importin e mallrave e kryenin rumët, ermenët ose hebrenjtë turqve çfarë ju mbetej për të bërë? Ajo që u mbetej turqve ishte të vendosnin patkonjtë kuajve, të punonin në kahfeteri, në kuzhinë dhe në zanatin e përpunimit të lëkurës. Hoxhallarët bënin thirrje që të mos kërkohej kënaqësia në mallin e dynjasë. Turqit i besonin ketyre. Shtëpitë të papastra ishin të pushtuara nga insektet, morra dhe mizat. Në qytete ishte e përhapur veremi dhe në fshatra malarja…’’*[9]

Për periudhën që po analizojmë kuptohet që për sa i përket arsimimit, zanatit dhe kulturës në shoqërinë myslimane turke gjenden në një nivel të ulët. Sasia e edukimit dhe ndarja e të keqes nga e mira nuk ishte e mjaftueshme as për të dhënë përgjigjet e problemeve ditore. Sipas të dhënave të autorëve përqindja e atyre që dinin shkrim dhe lexim ishtë nën nivelin e 5 %.[10] Ata që kishin marrë një edukim formal nuk bënin përpjekje që të progresonin në nivelin e tyre profesional dhe intelektual. E rëndësishme është të shkruajmë të thënat e botuesit të njohur Tycarzade İbrahim Hilmiu ku tregon sesi pjesa e arsimuar e klasës së oficerëve nuk interesohej për botimet e tij.

*“Ushtrisë sonë prej pesëmbëdhjetë-njëzetë mijë ushtarësh ju publikova një revistë me titull ‘Ushtria dhe flota’, në brendësi të revistës mundësova që të shkruajnë oficerët më të aftë, për muaj bëra që të ndiqen zhvillimet brenda ushtrisë sonë dhe të shtetetve të tjera. Ashtu siç u përkujdesa që revista të dilte sa më bukur ashtu edhe për çmimin u përkujdesa që të ishte sa më i arsyeshëm. Por pavarësisht gjithë kësaj sakrifice nga njëzet mijë oficerë e dini se sa prej tyre e blenë revistën? 550 persona… "*[11]

Në klasën e oficerëve kufizimi sa i përket leximit, përsëri tregohet nga interesimi i pakët për blerje i nga vetëm 131 persona të dy veprave të publikuara nga botuesi Ibrahim Hilmiu, i cili i kishte dedikuar dhe një vlerësim zhvillimeve të fundit ushtarake. Por të njëjtat vepra nga ushtarët përfqasues bullgar ishin blerë 9 kopje dhe ishin derguar në Sofje.[12]

Sipas vështruesve bashkëkohorë shtresa e shoqërisë turke sa i përket arsimimit, kulturës dhe zanatit pothuajse e kanë lënë pas dore dhe është bërë strehë e një injorance të thellë. Madje, “*Edhe librotekat e famshme si Tefeyüz, Şafak, Zaman, Gayret kishin pronarë ermenë dhe hebre ashtu siç prej tyre pregatiteshin dhe mësimet për mektebet.*[13]

Sa i përket njohjes me kualifikimin e fuqisë punëtore në atë kohë, duhet ti japim rëndësi për të treguar kujdes në nxjerrjen e përfundimeve, asaj çfarë na sjell Rahmi Apak ku një i huaj i thotë një oficeri turk i cili po e bënte punën me seriozitet: “*Ti nuk je turk. Sepse një turk nuk është kaq i përkushtuar në punën e tij dhe nuk i jep kaq rëndësi.*[14]

*Përktheu nga gjuha turke: Alketa Gjoni*

*1. Doc. Dr. Hasip Saygili, pedagog pranë Universitetit “Fatih Sulltan Mehmet” në Stamboll, oficer në Prizren në vitin 2007, përfqësues i Kreut të Delegacionit Turk në Prishtinë në vitin 2010. 2. Hasip Saygılı, ‘’ Balkan Harbi’nde Osmanlı Bozgununun Karanlık Yüzü: Dönemin Tanıklarının Gözüyle Müslüman Ahalinde İnsan Kalitesi ve Sosyal Çözülme Problemi”, Türkiye Günlüğü, 112, Kış 2012, s. 136-146. 3. Abdürreşid İbrahim, Âlem-i İslam ve Japonyada İslamiyetin Yayılması, 2. Cilt, öev. E. Özalp, İşaret yayınları, İstanbul, 2003, s. 453. 4. Fatih Kerimi, İstanbul Mektupları, haz. Fazil Gökçe, Çağrı Yayınları, İstanbul, 2001, s. 216. 5. Fatih Kerimi, s. 317 Në të njëtën konturë ‘’ 85 % e librarive të mëdha të rrugës ‘’Babıâli”, 90 % e shtëpive botuese, kompozitorëve, marangozëve, skulptorëve, piktorëve janë ermene. Muslimanët të mbetur në mesin e këtyre janë ngushtuar dhe kanë humbur. Në Cağaloğlu ka vetëm një musliman me emrin Halit Hysematin Efendi që punon si marangoz dhe kaligraf. Asnjë shtëpi botuese dhe atolje zanati nuk ka pa ermen. Duke filluar nga qepja e rrobave të shtrenjta, prodhimi i këpucëve, fitues të parave nëpërmjet qepjes së fustaneve me porosi personalisht nga femrat turke, dhënësit mësim të frengjishtes, gjermanishtes, angishtes familjeve turke, te edukatorët të gjithë pa përjashtim ishin të krishterë. Në shtëpitë studentore, lokale apo restorante domethënë njerëz që pas një kohe në mesin e atyre që do të bëheshin pronarë të një pune mund të thuhet që nuk kishte fare muslimanë. Edhe nëse kishte punonin në lokalet turke të cilat nuk kishin perspektive. Duke prerë flokë e shkurtuar mjekra fitues të 30-40 kurushëve brenda dhjetë minutave ishin me patjetër ermenët dhe rumët. Dyqanet e lagjeve ishin gjithashtu plotësisht në duart e rumëve dhe ermenëve. Shitësi musliman në lagje nuk kalonte 5%.” Fatih Kerimi, s. 320. 6. Tücarzade İbrahim Hilmi Çığıraçan, Osmanlı Devletinin Çöküş Nedenleri, haz. Başak Ocak, Libra Kitap, İstanbul, 2009, s. 43-44, 132, 136 ve 142-143. 7. Gjithashtu: ‘’Sot vetëm në Azi jemi zotërues të shtatë mijë kilometre vijë detare por në shërbim të kësaj sa firma detare kemi? Madje në detin Marmara për ngarkesat tona jemi të nevojshëm për anijet greke. Në stacionet detare në detin Egje në anijet që përveç nga një kolonel grek nuk kishte gjë tjetër dhe për gjendjen e prishur që kishin, popullsia përreth që përdorte këto anije duke parë këtë gjendje i ishin drejtuar me ‘’jahu” kapitenëve të anijeve të cilët përballë këtyre qëndrimeve negative ishin të detyruar as të mos reagonin. 8. Osmanlı Devletinin…, s. 117. 9. Rahmi Apak, Yetmişlik Bir Subayın Hatıraları, E.U.Basımevi, Ankara, 1957, s. 20. 10. Hafiz Haki Pasha këtë gjendje e shpjegon duke e krahasuar me ushtrinë bullgare: ‘’ Madje në ushtrine e Bullgarisë popullsia që i bashkangjitet ushtrisë rreth 70 % e tyre dinë shkrim dhe lexim, fenë dhe kombësinë e dinë dhe e duan. Që në krahët e nënën janë frymëzuar pak a shumë të jenë idealistë.” Bozgun, tercüman 1001 Temel eser, İstanbul, ty., s. 105. 11. Tücarzade İbrahim Hilmi, Maarifimiz ve servet-i İlmiyemiz, haz. Melek D, Gökhan, Kültür Bakanlığı Kültür Eserleri, Ankara, 2000, s. 62. 12. Ahmet Turan Alkan, II. Meşrutiyet Devrinde Ordu ve Siyaset, 2. Bs., Ufuk Kitap, İstanbul, 2006, s. 109. 13. Fatih Kerimi, s. 109. 14. Rahmi Ahpak, s. 48.*

Abdulkuddus El-Hashimij

# Tradita e bursës studentore në kulturën islame

Qëllimi i këtij punimi është që të hedhim në dritë përkushtimin e Kulturës Islame ndaj dijes, shpenzimit në fushën e dijes dhe përhapjes së saj, duke marrë bursat – sipas botëkuptimit të gjerë të Kulturës Islame – si argument për këtë mbështetje.

Në muajin Xhumada-l-Ahire të vitit 630 sipas kalendarit të Hixhretit, në Bagdad – pak para rënies së tij në duart e mongolëve në vitin 656 sipas kalendarit të Hixhretit – përfundoi së ndërtuari "Universiteti i Mustansirijes", të cilit i ishin destinuar prona të shumta vakëfi me qëllim të mbulimit të shpenzimeve, të cilat ndërlidheshin me çështjen e mësimnxënies, pagat e mësuesve, bursat e nxënësve dhe çështje të tjera.

Imam Dhehebiu i kishte përllogaritur këto mjete dhe ato ishin përafërsisht 900.000 dinarë të arit (me gjuhën e sotit përafërsisht 150 milionë dollarë amerikanë). Pas llogaritjes ai kishte thënë: "Nuk di të ketë lënë dikush një shumë të tillë (vakëf) më të madhe sesa kjo, përveç vakëfeve të xhamisë së Damaskut, të cilat janë edhe më të mëdha".

Në ditët tona, nëse bëjmë një hulumtim nëpër fjalorët e gjuhës rreth fjalës bursë gjejmë këtë definicion: "Një shumë e të hollave e cila i përcaktohet një nxënësi/studenti me qëllim të vazhdimit të shkollimit të tij, të cilën e fiton përmes kërkesës ose meritës". Në shtetet e zhvilluara ekziston një garë e ashpër mes nxënësve/studentëve për të përfituar një bursë studentore, veçmas studentët e niveleve më të avancuara. Këto shtete përcaktojnë shuma mjaft të mëdha për bursa; p.sh. në SHBA totali i bursave që ofrojnë universitetet dhe fakultetet e ndryshme, po edhe ministria e arsimit, arrin shumën e 46 miliardë dollarëve për një vit.

Në realitet, bota islame e ka vërejtur rëndësinë e përkrahjes dhe mbështetjes financiare ndaj nxënësve dhe studentëve qysh herët dhe ka ndarë shuma të mëdha me qëllim të mbështetjes së mësueseve dhe nxënësve të cilët i janë dedikuar dhe i janë përkushtuar fushës së dijes.

## Bërthama (Pikënisja) e periudhës pejgamberike:

Muhamedi a.s. ishte dërguar me misionin e pejgamberisë, te një popull analfabet, ku në fillim të shpalljes nuk ishin më shumë se dhjetë veta, të cilët dinin shkrim-lexim. Historianët kanë dilema se kush ishte i pari i cili e mësoi shkrim-leximin. Është thënë se i pari që kishte mësuar shkrim-lexim ishte Umeje ibën Harbi, prej tij kishte mësuar i biri i tij Ebu Sufjani e prej tij Umer ibën Hatabi dhe një grup kurejshitësh. Gjatë asaj periudhe, nuk kemi hasur në ndonjë statistikë e cila tregon për shumën e shpenzimeve shkollore, e tëra që tregohet është rasti i robërve të luftës së Bedrit, dhe mbi këtë njohuri mund të konkludojmë se shpenzimet e mësimit kanë qenë afërsisht 400 dërhemë për një nxënës/student. Prandaj shuma minimale për lirimin e robit ishte 400 dërhemë, për disa Pejgamberi a.s. mjaftoi me të mësuarit e tyre nga dhjetë nxënës nga familjet e ensarëve.

Kur u shfaq (lindi) drita e fesë Islame; Kurani Famëlartë kishte vendosur një standard dallues mes dijetarëve dhe masës së gjerë, duke thënë: "Thuaj: A janë njëlloj ata që dinë dhe ata që nuk dinë?", gjithashtu janë evidentuar shumë hadithe rreth vlerës dhe rëndësisë së mësimdhënies dhe mësimnxënies.



Pejgamberi a.s. i nxiste shokët e tij, në veçanti ata që rrinin nën strehën e xhamisë (Ehl-u-Suffe), për të mësuar, duke i lënë të lirë ata që të merren vetëm më mësimnxënie dhe duke i bartur vetë shpenzimet e tyre. Pejgamberi a.s. atyre ua kishte caktuar një pjesë të zeqatit dhe lëmoshave të ndryshme.

## Përkujdesje e hershme ndaj talentëve

Periudha profetike përfundoi; ndërsa praktika e dhënies së ndihmës financiare (bursës) veç sa përforcohej në kulturën Islame. Shoqëria Islame e ka të njohur dhënien e bursës studentore individuale me qëllim të përkrahjes së ndonjë talenti të veçantë, të cilin e vërente personi që jepte bursë, si p.sh. atë që kishte prirje në përvetësimin e gjuhëve të huaja, etj.

Është potencuar nga Imam Dhehebiu, i cili e ka shkruar biografinë e dijetarit Ebu Xhemre Ed-Dubeiju, se ky i fundit ka thënë: "Ulesha së bashku me Ibën Abasin në shtratin e tij, ndërsa ai më thoshte: Qëndro te unë në mënyrë që ta ndaj një pjesë nga pasuria ime, kështu unë qëndrova pranë tij dy muaj". Ebu Xhemre në kuvendet shkencore (mësimet) të Ibën Abasit bënte përkthimin simultan për ata që flisnin gjuhën perse. Nga veprimi i Ibën Abasit, siç e potencon Ibën Haxheri në librin (Fet'hu-l-Bari), dijetarët kanë thënë se i lejohet hoxhës (mësuesit) që të marrë pagë si kompensim për mësimin të cilin e jep.

Në kohërat e mëvonshme, vërejmë se; sikur të mos u mjaftonin bursat themelueseve të shkollave juridike (medhhebeve) gjatë kohës së rinisë së tyre, me siguri ata do të përqendroheshin në ndonjë punë tjetër për të siguruar jetesën, dhe nuk do të arrinin të themelonin këto shkolla në formën të cilën i kemi sot. Imam Ebu Hanifja – themeluesi i medhhebit hanefij - ishte tregtar dhe ai vërejti se nxënësi i tij ishte shumë i zgjuar dhe kishte potencial të dijes, për këtë arsye ai kishte caktuar një shumë të hollash (bursë) me qëllim që ai të përkushtohet vetëm në shkencë.

Një herë kishte ndodhur që Ebu Jusufit t'i keqësohej gjendja materiale dhe kjo e shtyri atë që ta ndërpresë shkollimi në fushën e hadithit dhe fikhut te mësuesi i tij; me këtë rast Ebu Hanifja e hulumtoi rastin e tij dhe shkakun e ndërprerjes së mësimit nga ana e tij, kur e mësoi shkakun ai ia dhuroi nxënësit të tij një "Qyp ... në të cilin ishin njëqind dërhemë" duke i thënë: Qëndro në mësime dhe në momentin që të harxhohet ky qyp më informo. Atëherë ai u përqendrua në mësime dhe kur kaloi një kohë jo shumë e gjatë prapë i dha atij njëqind dërhemë të tjerë, dhe kështu ai e përcillte në vazhdimësi gjendjen e tij ekonomike ... derisa edhe ai e arriti një standard të jetesës". Për shkak të kësaj përkrahjeje dhe përkujdesje materiale Ebu Jusufi më vonë u bë njëri nga shtyllat kryesore të medhhebit hanefij dhe njëra ndër figurat kyçe të kësaj shkolle.

Imam Shafiu gjithashtu ka hasur në vështirësi gjatë shkollimit të tij elementar, nuk ka pasur mundësi të paguajë shpenzimet e shkollimit. Kështu ai detyrohet të punojë dhe ta ndihmojë mësuesin e tij për të arritur deri te përfitimi i bursës e cila nënkuptonte lirimin nga obligimet materiale të shkollimit. Ebu Bekër El-Humejdi, i cili ishte nxënës i Imam Shafiut, ka thënë: "E kam dëgjuar Imam Shafiun duke thënë: Isha jetim në shtëpinë e nënës sime dhe ajo nuk kishte mundësi të më jepte diçka për t'i dhënë mësuesit tim, mësuesi im pajtoi që unë të qëndroj me nxënësit e tjerë kur ai të mungojë, si kompensim për shpenzimet e mësimit".

Gjatë rinisë së tij Imam Shafiu iu bashkua mësimeve të Muhamed Shejbanit në Bagdad. Muhamed Shejbani e vërejti shkathtësinë e Imam Shafiut dhe kishte dëshirë që t'i qëndronte afër, në këtë mënyrë ai vazhdoi ta përkrahë financiarisht derisa Imam Shafiu përfitoi shumë nga dija e tij dhe shkroi shumë libra prej mësimeve të tij.

## Baza juridike e bursave

Me kalimin e kohës, tradita e mbështetjes financiare dhe përkrahjes së nxënësve/studentëve, sa vinte e rritej, kjo edhe më shumë u përforcua falë mendimeve dhe dekreteve fetare të dijetarëve myslimanë, të cilat këtë çështje e kishin klasifikuar në rangun e obligimeve kolektive (Farz-i-kifaje) ndaj ymetit, duke potencuar se në



"Kur Halidit iu kujtua çështja e prodhimit; ai urdhëroi që të sillen një grup filozofësh grekë të cilët frekuentonin Egjiptin dhe të cilët e kishin përvetësuar gjuhën arabe, ai i urdhëroi ata që të përkthenin librat e fushës së prodhimtarisë nga gjuha greke në atë arabe

rast të mungesës së përkrahjes ndaj nxënësve/studentëve, kjo mund të realizohej edhe me forcën e ligjit. Dijetarët e shkollës juridike hanefite, përmes dijetarit Ebu Mensur El-Maturidiut (vdiq 333 h), kishin vendosur që: "Me rastin e përkushtimit të nxënësit/studentit në fushën e dijes është obligim për myslimanët që ta përkrahin materialisht, nëse refuzojnë që ta përkrahin atëherë detyrohen ashtu siç detyrohen për dhënien e ... zeqatit". Gjithashtu kanë deklaruar se "lejohet bartja e zeqatit prej një vendi në vendin tjetër me qëllim të dhënies së tij ndonjë nxënësi/studenti", edhe pse në parim një gjë e tillë është e ndaluar përderisa në atë vend ka nevojtarë.

Imam Neveviu (vdiq 676 h) ka thënë: "Nxënësi/studenti i cili ka mundësi të punojë, mirëpo përkushtohet në fushën e dijes ... atij i lejohet marrja e zeqatit, sepse përkushtimi ndaj dijes është obligim kolektiv (Farz-i-kifaje)". Dijetarët kanë deklaruar se çdo gjë e cila i duhet nxënësit/studentit, siç janë librat, fletoret, lapsat dhe të gjitha nevojat e tjera që ndërlidhen me mësimin, mund të blihen nga paratë e zeqatit. Sepse këto janë pjesë e nevojshme që i duhet nxënësit/studentit për të përmbushur nevojat e tij. Dijetarët gjithashtu në këtë çështje kanë përfshirë të gjitha fushat e dijes që janë të dobishme për këtë botë dhe botën tjetër.

Juristët myslimanë kanë potencuar se përkujdesja ndaj nxënësit/studentit dhe dijetarëve është obligim shtetëror, duke u siguruar atyre një pjesë nga buxheti shtetëror. Dijetari i mirënjohur hanefit, Ibën Abidini, në librin e tij (Reddu-l-Muhtar), ka thënë: "Bejtu-l-Mali (buxheti shtetëror) duhet ta ketë një linjë buxhetore të veçantë për përkujdesje ndaj dijetarëve dhe nxënësve/studentëve të përkushtuar ndaj dijes fetare". Disa dijetarë kanë potencuar se nxënësit/studentit i lejohet marrja nga fondi i zeqatit nëse përkushtohet në fushën e dijes, edhe nëse ai është i pasur. Siç është potencuar në (Enciklopedinë juridike).

Falë kësaj baze juridike, bursat studentore kishin marr forma të ndryshme, qëllimet dhe synimet e saj ishin të llojllojshme, gjithashtu edhe grupet përfituese ishin të fushave dhe specializimeve të ndryshme; p.sh. Halid ibën Jezid El-Emeviu (vdiq 84 h) ishte përkushtuar që të sjell dijetarë specialistë të fushës së trashëgimisë së popujve të tjerë me qëllim të përkthimit të literaturës së tyre, si një projekt i parë shkencor në fushën e përkthimit nga një gjuhë e huaj në atë arabe.

Ibën Nedimi, në librin e tij (El-Fihrest), ka thënë: "Kur Halidit iu kujtua çështja e prodhimit; ai urdhëroi që të sillen një grup filozofësh grekë të cilët frekuentonin Egjiptin dhe të cilët e kishin përvetësuar gjuhën arabe, ai i urdhëroi ata që të përkthenin librat e fushës së prodhimtarisë nga gjuha greke në atë arabe, ky është përkthimi i parë që ka ndodhur nga një gjuhë e huaj në gjuhën arabe".

Bursat ... llojllojshmëri dhe garë

Kultura ose tradita e dhënies së bursës ishte përhapur shumë, mënyra e shpërndarjes dhe përzgjedhja ishin të ndryshme saqë kjo formë u bë njëra ndër format më të përhapura të mirësisë. Ajo ndahej nga një shtet në shtetin tjetër e në të shumtën e rasteve jepej në mënyrë të fshehtë. Në biografinë e Ibrahim ibën Seid Er-Rifaiut (vdiq në vitin 411 h) janë potencuar forma të veçanta të bursave të cilat shpërndaheshin mes studentëve nga vetë ata. Tregohet se ai që kur kishte qenë fëmijë kishte shkuar në qytetin "Vasit" të Irakut, aty i ishte bashkëngjitur klasës së Abdulgafar El-Hudejniut (vdiq në vitin 366 h) ... ndërsa të ardhurat për të jetuar i merrte nga klasa e tij.

Hadithologu dhe Imami i mirënjohur, Ibrahim El-Harbiu (vdiq në vitin 285h) kishte thënë: "Një herë u ula përpara derës së shtëpisë sime – ishte koha kur vinin nga Horasani – dhe aty pari kaloi një person i cili tërhiqte dy deve të mbushura me mall i cili m'i dorëzoi dhe më tha: Këto dy deve janë për Ibrahim El-Harbiun, duke kërkuar nga unë që të betohem dhe të mos e tregoj emrin e tij". Në disa raste bursa ishte në rroba. Në vitin 831 h arrin një kontingjent me rroba te dijetari Alauddin ibën El-Buhariu nga Princi i (Kelberxhas – Indisë) një sasi prej tre mijë rroba ku një mijë prej tyre ua shpërndau nxënësve të tij".

Bursat disa herë shpërndaheshin në formë të shpërblimeve materiale, të cilat u shpërndaheshin nxënësve të cilët mësonin një libër të caktuar, bursat ishin të llojllojshme, varësisht prej rëndësisë dhe vëllimit të librit të cilin e mësonin ata dhe pozitës së saj në shkollën juridike. Si shembull i këtij lloji të bursës është ajo që e ka potencuar Imam Dhehebiu se Sulltani El-Melik El-Muadhem ibën El-Adil El-Ejubij (vdiq në vitin 624h) ishte fanatik i shkollës juridike hanefite dhe për këtë arsye ai kishte caktuar për atë i cili e mëson librin (El-Mufassal ) njëqind dinarë, ndërsa për atë i cili e mëson librin (El-Xhamiu-l-Kebir ) dyqind dinarë.

Në të kaluarën, përkujdesja ndaj nxënësve dhe studentëve ishte nder dhe respekt, aty garonin princat, udhëheqësit dhe dijetarët. Prej udhëheqësve dhe sulltanëve të

cilët janë të njohur për dhënien e bursave, studentëve dhe nxënësve, është edhe halifi abasid, Harun Rashidi (vdiq në vitin 193h) dhe biri i tij Memuni (vdiq në vitin 218h), pastaj Sulltani Nuruddin Mahmud Zinkij (vdiq në vitin 569h) i cili kishte caktuar një shumë të hollash për mësuesit, të cilët i mësonin fëmijët bonjakë në qytetet ku ai sundonte, ai kishte paraparë shuma të hollash edhe për bonjakët po edhe për mësuesit e tyre të cilat u mjaftonin atyre për shpenzimet mujore. Prej tyre gjithashtu është i njohur edhe Salahuddin Ejubi (vdiq në vitin 589h) i cili kishte ndërtuar shumë shkolla.

Prej vezirëve të cilët u shquan për këtë veti është edhe veziri abasid El-Fet'hu ibën Hakan (vdiq në vitin 247h) i cili në vazhdimësi jepte në shumë të caktuar për dijetarë dhe mendimtarë.

## Dijetarë ... në përkujdesje ndaj homologëve të tyre:

Prej dijetarëve të pasur të cilët janë të njohur se kanë përkrahur shumë nxënës është Imam Ebu Hanifja, siç u potencua edhe më herët se ai kishte mbështetur nxënësin e tij Ebu Jusufin.

Gjithashtu edhe imami i Egjiptit, El-Lejth ibën Sadi, i cili ishte tregtar dhe i cili kishte ndarë një shumë të veçantë të hollash për imam Malikun, e cila i mjaftonte në mënyrë që ai të përkushtohej në fushën e mësimdhënies dhe mësimnxënies në Medinën e ndritshme. Pikërisht siç sot veprojnë shumë universitete me profesorë (kuadro) të caktuar të fushave të veçanta.

E potencon Imam Dhehebiu: "Dijetari Lejth ibën Sadi ia kishte ndarë një shumë prej 100 dinarësh Imam Malikut dhe këtë shumë ia jepte në vit (e barasvlershme me 15 mijë dollarë amerikanë); një herë Imam Maliku i kishte treguar se ka një borxh dhe Imam Lejthiu ia kishte dërguar një shumë të hollash prej pesëqind dinarësh".



Prej këtij lloji të dijetarëve ishte edhe Ebu-l-Hasen Nejsaburij (vdiq në vitin 355h), të cilin Imam Dhehebiu në librin e tij (Tedhkiretu-l-Huffadh) e ka cilësuar si: "Tregtar, njëri prej dijetarëve të mëdhenj", ai ishte njëri prej atyre dijetarëve që shpenzonte të holla për nxënësit e dijes.

Gjithashtu edhe historiani i njohur Izzuddin ibën El-Ethiri (vdiq në vitin 630h) e kishte shndërruar shtëpinë e tij në bujtinë për nxënës dhe studentë.

Ajo e cila vlen të potencohet me këtë rast është se ata që kanë dhënë bursa, po edhe ata që kanë përfituar, jo të gjithë ishin myslimanë, ata ishin bij të kulturës islame por nga konfesione të tjera fetare; si p.sh. Eminu-d-Devle ibën Et-Tilmidhi i krishterë nga Bagdadi (vdiq në vitin 560 h), i cili ishte i njohur në fushën e mjekësisë, Imam Dhehebiu kishte thënë për të: "Mësuesi i mjekësisë, Hipokrati i epokës së tij dhe Galileu i kohës së tij" – ai u ndante nxënësve dhe studentëve nga pasuria e tij në shumë prej 20 mijë dinarë (përafërsisht tre milionë dollarë amerikanë) dhe shtëpia e tij gjendej ngjitur me Medresenë "En-Nidhamije" në Bagdad. Në rast kur ndonjëri prej dijetarëve (mësuesve) sëmurej ai e ftonte në shtëpinë e tij, e mjekonte atë dhe në fund, para se ta përcillte, ia jepte dy dinarë.

## Bursa të kushtëzuara dhe të shumëllojshme

Në kulturën Islame çështja e dhënies së bursës kishte arritur një stad shumë të largët, saqë shumë prej myslimanëve kishin ndarë nga pasuria e tyre me qëllim të furnizimit të nxënësve me fletore, libra dhe të gjitha mjetet e nevojshme për mësimnxënie. Në veçanti çështja e sigurimit të literaturës në kulturën Islame ishte shumë e njohur dhe kishte një traditë shumë të vjetër.

Hameviu, me rastin e përpilimit të biografisë së Ebu Salih Nejsaburit (vdiq në vitin 470h), ka potencuar se ai kishte qenë përgjegjës për librat e fushës së hadithit, të cilët ishin tubuar në dollapin e trashëguar nga dijetarët e mëhershëm dhe të cilët ishin lënë vakëf për nxënës. Ai gjithashtu kishte për detyrë që t'i ruante ata, të përkujdesej për ta dhe t'i shpërndante te nxënësit e dijes.

Në xhaminë "Emevite" në Damask, e cila ishte ndërtuar në vitin 160h, në pjesën perëndimore të quajtur (Kupola perëndimore) ishte një kënd i veçantë, ku liheshin librat vakëf për nxënësit e dijes. Këtë e ka potencuar Imam Ibën Kethiri, i cili e kishte marrë nga mësuesi i tij Imam Dhehebiu. Gjithashtu Ebu-l-Kasim El-Mevsilij (vdiq në vitin 323h) e kishte ndërtuar një

librari të cilën e kishte emëruar "Daru-l-Ilm'i – Reparti i shkencës) ku në atë librari kishte lënë vakëf të gjitha librat, e fushave të ndryshme shkencore, për nxënësit e dijes. Gjithashtu edhe Sulltani Selçuk, Xhelaluddovle Melikshah (vdiq në vitin 485h), e kishte ndërtuar një librari të cilën e kishte lënë vakëf për nxënësit e dijes dhe në atë librari kishte tubuar dhjetë mijë vëllime librash të ndryshëm.

Meqenëse ende jemi te përmendja e librave, ekziston një tregim interesant që ndërlidhet me dhënien e bursave, e cila tregon përkushtimin brilant të mësuesit dhe përkujdesjen e tij ndaj nxënësit. Kjo ndoshta llogaritet si përparësi kulturore ndaj asaj që sot njihet si (Projekte për kultivimin e studentëve). Këtë tregim e tregon gjuhëtari i mirënjohur Ebi Is'hak Ez-Zexhaxh (vdiq në vitin 311h) të cilit i kishte ndodhur me mësuesin e tij, gjuhëtarin e mirënjohur El-Muberred (vdiq në vitin 286h) me rastin e mësimit të librit të Sibevejhit.

Ebu Is'haku tregon duke thënë: "Shkova tek Ebu-l-Abbas El-Muberridi në momentin kur ai hyri në Bagdad me qëllim të leximit të librit të Sibevejhit pranë tij. Ai mu drejtua duke më pyetur: Çfarë profesioni keni? Unë iu përgjigja: Xhamaxhi. Ai më pyeti prapë: Sa fiton brenda ditës? Unë iu përgjigja: Dhjetë dërhemë e më pak. Ai më tha: Sille për çdo ditë gjysmën e asaj që e fiton dhe vendose në këtë sënduk, të cilin e kishte lënë enkas për këtë çështje. Kështu fillova me leximin e librit, dhe sa herë që sjellja diçka e vendosja në sënduk. E kur e përfundova leximin e librit; me këtë rast m'i hodhi çelësat dhe më tha: Hape atë dhe merr ato që ke lënë në të, me atë rast e hapa dhe mora gjithë atë që kisha lënë, aty ishin tubuar një shumë e madhe të hollash. Prandaj Allahu e mëshiroftë Ebu-l-Abasin për mësim që ma dha dhe më bëri të pasur.

## Shkollat dhe institucioni i bursës

Si formë e bursës së përhapur në kulturën Islame ishte edhe ndërtimi i shkollave në një vend të veçantë, të ndara prej xhamive, si dhe ndarja e bursave për nxënësit dhe mësuesit e atyre shkollave, nga buxheti i formuar në mënyrë vullnetare prej bamirësve të ndryshëm. Kjo vlente për ato shkolla të themeluara nga shoqëria, ndërsa shkollat e ndërtuara nga shteti financoheshin nga buxheti i shtetit.

Thuhet se shkolla e ndërtuar nga Nidhamu-l-Melik (vdiq në vitin 485h) ishte e para shkollë e cila kishte futur sistemin e dhënies së pagës për mësimdhënësit. Megjithatë kjo e dhënë nuk është shumë e sigurt, sepse Jakut El-Hameviu e ka potencuar se shkolla e themeluar nga Imam Ebu Hibban El-Busti (vdiq në vitin 354h) ishte prej shkollave të para që kanë caktuar pagë për mësimdhënës.

Në realitet, ndërtimi i shkollave në një vend të veçantë, të ndarë prej xhamisë, ishte ide e halifëve abasitë. Këtë e potencon historiani i mirënjohur El-Mukrizi (vdiq në vitin 845h) përmes librave të tij se Halifja El-Mutedid Bil-lah (vdiq në vitin 289h) i cili ishte bërë halif në vitin (279h), kur filloi së ndërtuari pallatin e tij në Bagdad, me këtë rast pallatit ia shtoi një pjesë me qëllim të ndërtimit të disa ndërtesave për profesionet e ndryshme, shkencat e ndryshme dhe shkollat juridike, me këtë tast kishte paraparë edhe ndarjen e pagave për mësimdhënës.

Historiani El-Mekrizi në librin e tij (El-Mevaidhu Ve-l-Itibar) thotë: Halifja fatimit El-Azizu Bil-lah (vdiq në vitin 386h) ishte ai që e shndërroi xhaminë e Ezherit në shkollë në vitin 378h, me propozimin e Vezirit të tij Jakub ibën Keles (vdiq në vitin 380h), i cili gjithashtu kishte kërkuar që të caktonte një shumë të hollash në emër të pagës.

Meqenëse Sulltani Nuruddin Zinki ishte i pari që ndërtoi shkollën e hadithit në Damask dhe së cilës i kishte destinuar shumë vakëfe që të ketë dobi prej saj, atëherë Sulltan Salahuddini është ai i cili ndërtoi disa shkolla në Kajro të Egjiptit dhe ato i la vakëf për të gjitha shkollat juridike, gjithashtu në vitin 588h e kishte ndërtuar shkollën "Es-Salahije" në Kuds në të cilën shkollë mësoheshin shkencat fetare dhe astronomia.

Thuhet se udhëpërshkruesi Andalusian Ibën Xhubejri (vdiq në vitin 614h) me rastin e vizitës së tij në Egjipt, ishte mahnitur me numrin e madh të shkollave, të cilat i kishte ndërtuar Salahuddini dhe me shumat gjigante që i kishte destinuar për ato shkolla, konkretisht për nxënësit dhe mësuesit e atyre shkollave. Me këtë rast ai kishte thënë: (Fëmijët bonjakë në këtë shtet posedojnë shkolla të mëdha, për të cilat janë të destinuara shuma të mëdha të hollash, nga të cilat marrin mësuesit për nevojat e tyre). Me rastin e vizitës së tij në Egjipt në vitin 580 ai kishte numëruar 30 shkolla të cilat ishin vetëm në anën lindore të vendit.

## Universiteti i Mustensirijes ... bukuria e botës

Halifi Abasid, El-Mustensir Bil-lah, në vitin 630h e themeloi shkollën El-Mustensirije – me këtë informatë e hapëm këtë punim – në të cilën përfshiheshin katër shkollat juridike Islame. Kjo shkollë u ndërtua buzë lumit Tigër, përballë Pallatit të Halifes, ishte një shkollë gjigante dhe e pakonkurrencë në kohën e saj sa i përket bukurisë, hapësirës dhe vakëfeve të shumta të destinuara për të.

Historiani i mirënjohur Ibën Kethiri e kishte cilësuar duke thënë: "Në atë shkollë gjendej Departamenti i shkencave të hadithit, Departamenti i mjekësisë, stafit të angazhuar i ishte caktuar pagë, ushqim, ëmbëlsira, fruta dhe të gjitha gjërat për të cilat ata kishin nevojë, gjithashtu asaj i ishin destinuar shumë vakëfe. Aty ishin destinuar edhe libra të shumtë dhe mjaft me vlerë të cilët ishin të pakonkurrencë në mbarë botën, prandaj kjo shkollë ishte bukuria e Bagdadit dhe gjithë shtetit". Historiani Irakian Naxhi Maruf (vdiq në vitin 1977m) kishte bërë një statistikë duke numëruar profesorët e fushës së Fikhut dhe numrin e studentëve. Me këtë rast kishte rezultuar se kishte 1 profesor për 12 studentë. Kjo është një argument i fuqishëm për cilësinë e lartë të arsimit në atë periudhë.

*(TV Al-Jazeera) Nga gjuha arabe: Mr. Vedat Shabani*

*1. Autori i librit është Imam Zemahsheriu. 2. Autor i librit është Muhamed ibën Hasen Shejbanij.*

# Rruga për në hënë nga aspekti kuranor dhe ai shkencor



Në kujtimin e shumicës nga ne, hëna është simbol i kujtimeve të paharruara, i imazheve tejet të bukura dhe i peisazheve romantike. Për ata që shërbehen me kalendarin lunar, hëna paraqet mjet preciz për llogaritjen e kohës.

Lexojmë me vëmendje versetin e Kuranit fisnik: "(Betohem) në hënën kur ajo është e plotë. Ju me siguri do të ngriheni dhe do kaloni nga shtresa në shtresë! E, çka kanë ata që nuk besojnë?" (El - Inshikak, 18-20)

Batica dhe zbatica që shkakton hëna për njeriun gjithmonë kanë qenë mister. Nga disa prej nesh kjo është simbol për matematikë, për disa astronomi, për disa art, ndërsa për disa tjerë romantizëm. Gjatë historisë, hëna për njeriun ka paraqitur edhe simbol të mosarritshmërisë. Kjo padyshim ka qenë në periudhën kur Muhammedit a.s. i është shpallur Kurani. Për këtë, gati 1400 vjet nuk ka qenë e mundur të kuptohet që në versetet e përmendura ekzistojnë indikacione të udhëtimit njerëzor në hënë. Formulimet që fillojnë me "ve" në Kuran shfrytëzohen për të kthyer vëmendjen në diç të rëndësishme. Numri i madh i përkthyesve këtë "ve" e kanë përkthyer si "betohem", duke dëshiruar në këtë mënyrë ta potencojnë. Pasi që në këtë mënyrë është kthyer vëmendja në hënën, është thënë që do të "ngriheni duke kaluar nga shtresa në shtresë". Ata që janë përpjekur më herët të kuptojnë Kuranin, verseteve 18 dhe 19 i janë qasur ndaras dhe sintagmën "kalim nga shtresa në shtresë" janë përpjekur ta komentojnë ndryshe. Kjo për arsye se në vetëdijen e tyre hëna ka qenë e paarritshme, as nuk është paramenduar shkuarja në hënë, por edhe nëse është menduar, kjo ka qenë e mundur si imagjinatë romantike.

Në ndikimin e këtij kuptimi është menduar se "kalimi nga shtresa në shtresë" paraqet ngritje shpirtërore dhe shpjegon kalimin nga dynjaja në ahiret, që në kuptimin figurativ aktualizon fazat e njeriut që kalon nga sperma deri te rinia, nga rinia deri te pleqëria. Mirëpo, në ajet thuhet që në të ardhmen njerëzit do të kalojnë nga shtresa në shtresë. Ngritja shpirtërore apo fazat kaluese nga fëmijëria deri në pleqëri kanë ekzistuar edhe para shpalljes së Kuranit, kanë ekzistuar

edhe gjatë shpalljes, por kanë ekzistuar edhe pas shpalljes. Për këtë mendojmë që komentuesit e këtij verseti nuk përputhen. Në verset flitet për ngjarjen që do të ndodhë në ardhmëri dhe pyet: "E çka kanë ata që nuk besojnë?" - kur të ndodhë kjo ngjarje. Pra, do të ketë jobesimtarë edhe kur në të ardhmen ndodh kjo ngjarje. Përveç kësaj, fjala "shtresë" e cila përmendet në versetin e cituar, përmendet edhe në vende të tjera në Kuran. P.sh. në versetin 3 të kaptinës "El-Mulk" dhe në versetin 15 të kaptinës "Nuh", ku flitet për shtatë shtresa qiellore e nuk flet për disa shtresa apo gjendje shpirtërore. Kjo që thuhet "ngritje dhe kalim" shkon në favor të supozimit se aludohet në rrugën për në hënë.

Kur, pas kësaj analize të versetit 19, shikojmë në versetin 18, kthimit të vëmendjes në hënë, vërteton idenë që "ngritja dhe kalimi" nga shtresa në shtresë" për të cilën flitet në versetin 19, ka të bëjë me rrugën nga toka në hënë.

## Përse nuk besojnë?

Fluturakja e parë e cila më 12 shtator të vitit 1959 arriti në hënë, ka qenë fluturakja kozmike Luna 2. Në të njëjtin vit nga Luna 3 janë bërë fotografitë e para të anës së fshehtë të hënës. Mirëpo, ngjarja shumë më e rëndësishme ka qenë kur Neil Armstrong dhe ekipi i tij më 21 korrik të vitit 1969 me Apollon 11 kanë shkelur me këmbë në hënë.

Skena e fluturimit të tyre në transmetimin direkt televiziv ka qenë pa dyshim një prej ngjarjeve më emocionuese në historinë e njerëzimit. Kështu u realizua diç që më parë është konsideruar e pamundur. Pas kësaj ngjarjeje, ka pasur vërtet disa "pozitivistë" që këtë e kanë konsideruar si fitore të madhe të shkencës dhe argument kundër fesë.

Disa komentues të paarsimuar të fesë nga bota islame pohuan se kjo është gënjeshtër, se në realitet nuk ka ndodhur dhe se është i mallkuar secili që mendon se ka ndodhur kështu. Mirëpo, siç mund të konkludohet, ky është një aludim kuranor dhe ka mijëra argumente që pohojnë se Kurani është libër i Allahut.

Parashikimi kuranor u vërtetua edhe një herë duke treguar artin e Allahut, fuqinë dhe madhështinë e Tij. Fotografitë e realizuara në hënë edhe një herë tregojnë madhështinë e krijimit të Allahut. Masa e hënës dhe largësia nga toka ilustrojnë përsosmërinë e kreacionit të Allahut. Sikur masa e hënës të ishte diç më e madhe apo sikur hëna të ishte më afër tokës, batica do të ishte aq e fortë saqë do të përmbyste tokën dhe do ta pamundësonte ekzistencën e njeriut. Është interesant që pas ajeteve 18 dhe 19, në të cilat aludohet për shkuarjen në hënë, parashtrohet pyetja: "E, çka kanë ata që nuk besojnë?"

Edhe pse shkuarja në hënë dhe të gjitha zbulimet lidhur me hënën flasin për përsosmërinë e artit të Allahut, ateistët kanë vazhduar me mosbesim dhe shkuarjen në hënë gati e kanë paraqitur si fitore të shkencës mbi fenë.

Ata nuk kanë kuptuar që shkenca mundëson kuptimin më të mirë të krijimit të Allahut dhe ligjet që Allahu i Gjithëdijshëm i ka vendosur në botën materiale paraqesin një tërësi dhe për këtë konsiderojnë se ekziston lufta për mbizotërim në mes shkencës dhe fesë. Allahu e ka dhënë edhe shkencën edhe fenë. Nuk mund të jetë kundërthënëse ajo që është nga Allahu i madhërishëm. Kundërthëniet ekzistuese kanë ndodhur për shkak të gabimeve shkencore ose për shkak të "teologëve" të caktuar të cilët, në emër të fesë, kanë plasuar absurditete. Këso kundërthëniesh nuk mund të rrjedhin nga feja e vërtetë.

Verseti 21 i kaptinës "El-Inshikak", i cili pason versetet e cituara është: "Dhe kur u lexohet atyre Kurani, nuk përulen (nuk bien në sexhde)." (El - Inshikak, 21)

*Burimi: www.saff.ba*

*Përktheu dhe përshtati: dr. Ali F. Iljazi*





# Ujgurët i nënshtrohen punës së detyruar

Redaksia e gazetës amerikane "Washington Post" ka thënë se Pekini kishte "vendosur më shumë se 1 milion" njerëz nga komunitetet kryesisht myslimane në "kampe përqendrimi në Xinjiang në mënyrë që të fshijë gjuhën, fenë dhe kulturën e tyre".

Pasi të largohen nga kampet e riedukimit, ujgurët e Kinës përballen me kampe pune të stilit ushtarak. E përditshmja amerikane "Washington Post" ka kritikuar trajtimin e Kinës ndaj ujgurëve etnikë dhe myslimanëve të tjerë turq këtë javë, duke thënë se sistemi i kampeve të përqendrimit në perëndim të vendit duket se po zgjerohet, transmeton Anadolu Agency (AA).

Të hënën (më 16. 12. 2019), redaksia e gazetës tha se Pekini kishte "vendosur më shumë se 1 milion" njerëz nga komunitetet kryesisht myslimane në "kampe përqendrimi në Xinjiang në mënyrë që të fshijë gjuhën, fenë dhe kulturën e tyre".

Teksti thotë se Kina pretendon se "të gjithë njerëzit që jetojnë në kampe pune janë të kualifikuar profesionalisht dhe kanë një jetë të lumtur atje". Por ata që u larguan nga kampet thonë se njerëzit po përballen me kufizime të mëdha dhe punë të detyruar atje.

Teksti thotë se Ujgurët punojnë për 175 dollarë në muaj në kampe pune, duke përfshirë shumë sipërmarrës, intelektualë dhe shkencëtarë ujgurë.

Eksperti për kërkime kineze në fondacionin "Përkujtimi i Viktimave të Komunizmit", Adrian Zenz, në raportin e tij tha se disa fabrika ishin një pjesë integrale e kampeve të lartpërmendura të punës, dhe se të gjithë ujgurët punojnë atje nën mbikëqyrjen e policisë dhe kamerave.

"Fabrika e tekstilit në Parkun Industrial Xinhe solli 500 Ujgurë nga kampi i qarkut Xinhe. Shteti dërgoi polici dhe trajnerë speciale në këtë fabrikë dhe formoi një administratë gjysmë ushtarake. Çka i duhet fabrikës policia, përveç për qëllim të detyrimit të atyre që përpiqen të ikin nga aty? Puna e detyruar aktualisht shtrihet brenda të gjithë komunitetit ujgur, ndërkaq ka për qëllim shkatërrimin e traditës, fesë dhe jetës familjare", thuhet në tekst.

Gazetarët në Kinë kanë zbuluar më parë praktikën e tmerrshme të ndarjes së prindërve nga fëmijët nga familjet myslimane ujgure dhe Kazakistani dhe duke i nënshtruar ata në propagandë në qendra të izoluara që njihen si qendra transformimi.

"Duket se shumë prej tyre dërgohen në fabrika ku nuk kanë më shumë liri se kampet, në disa raste vendosen brenda kampeve apo ngjitur me to", shkroi gazeta, duke i shoqëruar me një foto të protestës para Konsullatës Kineze në Stamboll të Turqisë.

"Nëse është e vërtetë, krijimi i një bande zinxhirore të punëtorëve ujgurë është një tjetër dimension i sëmurë për një nga krizat më të rënda në botë për të drejtat e njeriut. Kjo duhet të jetë objekt i një hetimi të besueshëm ndërkombëtar, me përgjegjësi", thuhet më tej.

Rajoni Autonom Xinjiang është provinca më e madhe e mbizotëruar nga myslimanët e Kinës, e përbërë nga anëtarët e komunitetit etnik turk të ujgurëve dhe kazakëve etnikë.

Prej disa kohësh, organizatat kineze për të drejtat e njeriut janë përpjekur të sjellin në vëmendjen e bashkësisë ndërkombëtare problemin e komunitetit ujgur në Xinjiang, ku miliona njerëz janë burgosur në kampe të konvertimit dhe edukimit.

Aktivistët, gjatë një seance të Komitetit të Kombeve të Bashkuara për Diskriminimin Racor në Gjenevë, thanë se autoritetet në Xinjiang kanë mbyllur të gjithë njerëzit me pikëpamje dhe mendime të pakënaqshme në kampe të riedukimit politik.

Po ashtu në raportin e saj të fundit edhe organizata ndërkombëtare Human Rights Watch (HRW) tha se shumë njerëz në Xinjiang kanë përfunduar në paraburgim në të ashtuquajturat qendra të edukimit politik gjatë dy viteve të fundit.

Bashkimi Evropian shprehu shqetësimin për ekzistencën e këtyre qendrave të edukimit politik dhe ia bëri të qartë zyrtarëve kinezë në një takim të Dialogut për të Drejtat e Njeriut. Pekini Zyrtar mohon ekzistencën e kampeve të tilla në Xinjiang, dhe Ministria e Jashtme kineze pretendon se këto janë qendra që përdoren ekskluzivisht për arsimin profesional.

Ekspertët dhe fushatat e Kombeve të Bashkuara thonë se rreth 1 milion ujgurë dhe të tjerë, kryesisht myslimanë, janë mbyllur në rajonin perendimor Xinjiang në një veprim që është kritikuar nga Shtetet e Bashkuara, kombet evropiane dhe të tjerët.

Qeveria e Kinës ka thënë vazhdimisht se kampet e saj ofrojnë arsim dhe trajnim vullnetar për të ndihmuar në pengimin e ekstremizmit.

*Marrë nga "Anadoly Agency"*

M.sc Artan S. Mehmeti

# Kontributi i marinarit mysliman Zheng He (Cheng Hi) (1371–1435) dhënë shkencës së gjeografisë

Zheng He lindi në qytetin Kunyang të provincës Yunnan që ndodhet në pjesën jugore të Kinës. Që në moshë të re ai filloi t'i studiojë mësimet islame. Zheng He ishte i njohur si marinar, eksplorues, diplomat dhe admiral i flotës gjatë dinastisë Ming në Kinë, i cili dha një kontribut të madh në gjeografi.

Zgjerimi i dinastisë Yuan, si dhe rritja e tregtisë Sino-Arabe gjatë shekullit XIV, mundësuan që gradualisht të rriten edhe njohuritë kineze për botën. Hartat "universale" që e pasqyronin vetëm Kinën si dhe detet që e rrethonin filluan që pasqyrimet e tyre t'i zgjeronin në jugperëndim me vizatime të sakta për shtrirjen e Arabisë dhe Afrikës.

Mes viteve 1405-1433, qeveria Ming sponsoroi shtatë ekspedita detare. Perandori Jongle (mbretëroi: 1402-1424), duke injoruar dëshirat e shprehura nga perandori Hongvu (mbretëroi: 1328-1398), këto ekspedita i ridizajnoi, në mënyrë që të themelojë praninë kineze dhe të imponojë kontroll mbi tregtinë e Oqeanit Indian, të lë përshtypje tek popujt e huaj (jokinezë) që jetonin rreth brigjeve të Oqeanit Indian, në mënyrë që të zgjerojë sistemin e taksave të perandorisë së tij. Po ashtu, është konkluduar nga lundrimet në historinë e Ming se lundrimet e para janë nisur si pjesë e tentimit të perandorit të kapë paraardhësin e tij në arrati,



që bëri lundrimin e parë "kërkimi më i madh i organizuar në ujëra pas një të arratisuri në historinë e Kinës". Zheng He i ka udhëhequr këto ekspedita. Anijet e tij arrinin deri në 120 m gjatësi (Santa Maria e Kolombos për shembull ka qenë 26 metra). Këto anije kanë bartur qindra detarë në katër kuverta. Ai është caktuar si adimrali në kontroll të flotës së madhe dhe forcave të armatosura që morën përsipër këto ekspedita. Wang Jinghong u caktua i dyti pas tij. Përgatitjet kanë qenë të plota dhe të gjera, duke përfshirë përdorimin e aq gjuhëtarëve saqë u mundësua hapja e institutit të gjuhëve të huaja në Nanjing. Flotat e Zheng He vizituan Brunejet, Javën, Tailandën, Azinë Juglindore, Indinë, Cepin e Afrikës dhe Arabinë, duke dhënë dhe marrë të mira materiale përgjatë udhëtimit. Ai prezantoi dhurata nga ari, argjendi, porcelani dhe mëndafshi, e në këmbim Kina mori risi si makushën, zebrën, deve dhe fildish nga Svahili. Gjirafat që Zheng He i solli nga Malindi janë konsideruar dhuratë që është sjellë për administratën nga parajsa.

Gjatë udhëtimeve të tij, ai përdori teknologjinë më të re te kohës me qëllim që flota e drejtuar prej tij të korrë një sukses të madh. Me sukses Zheng He i përvetësoi njohuritë e trashëguara nga praktikat dhe njohuritë e ish-marinarëve të njohur oqeanikë në historinë kineze. Gjatë udhëtimeve të tij, ai përgatitej tërësisht duke zgjidhur marinarët më të aftë, ndërtonte lloje të ndryshme të anijeve detare të cilat lundronin mirë dhe ishin të dizajnuara dhe pajisura si me dërrasa stabilizuese, dhoma të papërshkueshme nga uji, busulla të sakta si dhe tabela të yjësive. Duke u bazuar në njohuritë e marinarëve më të hershëm si dhe praktikat e tij gjatë udhëtimeve në det të hapur, Zheng He në mënyrë shkencore përgatiste harta si dhe tabela të lundrimit (navigimit), të cilat kanë vlerë të madhe historike. Nëpërmjet vëzhgimeve qiellore, ai përtëriu traditën kineze të lundrimit. Duke e shpikur teknikën e matjes së djathtë për përcaktimin e pozitës së trupave qiellorë dhe duke i pozicionuar këta trupa, Zheng He e ngriti teknologjinë e lundrimit në një nivel më të ri. Ai gjithashtu kishte studiuar modelet e përgjithshme të monsuneve në zonën e Detit Kinez, Oqeanit



*Diagramet yjore të punuara nga Zheng He, të cilat shërbenin për orientimin e flotës, gjatë ekspeditave të tij në det të hapur*

Indian dhe Detit Arabik, ku këto studime i përdori në mënyrë efektive gjatë udhëtimeve të tij.

Gjatë vëzhgimit të yjeve Zheng He zhvilloi një seri të tërë të teknologjisë së navigacionit. Ai hartave detare ua shoqëroi edhe katër diagrame yjore. Këto diagrame të punuara nga Zheng He nuk kanë mundësuar vetëm që navigatorët t'i marrin për bazë yjet e vëzhguar gjatë udhëtimit, por gjithashtu këto diagrame zbuluan sekretet e lundrimit të lashtë. Ai ishte në gjendje ta përcaktonte vendndodhjen e tij duke e matur lartësinë e yllit të quajtur Polaris në veri dhe Kryqit Jugor në jug. Dymbëdhjetë tabelat yjore janë përdorur varësisht nga lartësitë e ndryshme të yjeve. Madhësia e tabelës më të madhe ishte rreth 24 cm me 24 cm (12 gishta siç është quajtur në atë kohë, duke përdorur madhësinë e gishtit të njeriut) dhe më e vogla 2 cm me 2 cm (1 gisht), me 2 cm ndryshim në varg. Përmes përdorimit të një peri të kapur me gjatësi rreth 60 cm, vëzhguesi ishte në gjendje që të caktoj distancën nga vendi i vëzhgimit deri në tabelë, duke e rregulluar këndin e vëzhgimit të tabelës për rreth 1.9° me ndihmën e gishtit. Kur vëzhguesi vëzhgonte trupat qiellorë, vëzhguesi i radhit yllin në anën e sipërme të tabelës ndërsa horizontin në anën e poshtme dhe në këtë mënyrë e përcaktonte lartësinë e yllit. Tabelat e madhësive të ndryshme janë përdorur varësisht lartësive të ndryshme të yjeve. Duke e përdorur metodën e

Zheng Hi, gabimi i pozicionit mund të kërkohet brenda 4.5 miljeve detare, gjë që ishte shumë më superiore se metodat e zakonshme të asaj kohe.

Hartat e Zheng He (Zheng He Hanghai Tu) ofrojnë të dhëna të rëndësishme të udhëtimeve perëndimore të Zheng He. Harta origjinale e tij është në një dorëshkrim të gjatë e i mbledhur rrotull, i quajtur "Harta e lëndës së marr nga anija e thesarit prej fillimit në Longjing deri në destinacionin e tokave të huaja". Kjo hartë është një nga arritjet e Zheng He në udhëtimet perëndimore, si dhe harta më e vjetër ndërkombëtare në botë. Hartat janë punuar sipas teknikes së pikturës tradicionale kineze të peizazhit, për t'i paraqitur në perspektivë të detajuar format e tokës si: malet, ishujt, urat, tempujt dhe qytetet. Këto paraqitje grafike u mundësuan lundruesve të identifikojnë më lehtë tiparet më të rëndësishme gjeografike nga anijet. Hartat përfshijnë mbi 530 emra vendesh, duke përfshirë mbi tridhjetë vende dhe rajone të Azisë dhe Afrikës. Gjithashtu në këtë hartë janë përshkruar mbi pesëdhjetë rrugë të veçanta, si dhe të dhënat e lundrimit të përshkruara përgjatë rrugëve siç janë titujt e busullës dhe kohet e notimit. Hartat detare të Zheng He janë të një rëndësie të madhe praktike dhe historike. Këto harta reflektojnë plotësisht nivelin e lartë të ekspertizës lundruese të kohës dhe tregojnë se teknologjia detare e Kinës në thelb ishte përsosur. Është supozuar se Columbuo, da Gama, Magellani dhe Cook shumë më vonë kur fillonin udhëtimet e tyre të "panjohura", më qellim që t'i bënin "zbulimet" e tyre, ata mbanin kopje të hartave kineze.

Busulla ishte mjeti kryesor gjatë udhëtimeve epike të Zheng He nëpër oqeane. Busulla është përdorur për të rregulluar drejtimin e udhëtimeve dhe "geng" që ka shërbyer për mbledhjen e të dhënave në historinë kineze, e cila është përdorur edhe për matjen e distancave. Busulla që është përdorur në anijen e thesarit është një lloj "busulle me ujë", më një



*Harta (skica) të punuara nga Zheng He*




*Diagramet yjore të punuara nga Zheng He, të cilat shërbenin për orientimin e flotës, gjatë ekspeditave të tij në det të hapur*

gjilpërë magnetike që lundronte në ujë, e vendosur në një kuti rrethore me pikat e busullës të gdhendura në pjesën e drurit. Busulla ka 24 shkallë. Çdo shkallë është e gdhendur me shkronja të ndryshme kineze që paraqesin drejtimet e caktuara.

Gjithashtu flota e Zhneng He për t'i matur distancat përdorte orën e rërës, e cila orë shërbente edhe për matjen e kohës. Ora e rërës ishte një instrument që shërbente për matjen e kohës, e punuar prej qelqi në formë të një llambe e ndarë në dy seksione, e mbushur me rërë, ku rëra kalon nga njeri seksion në seksionin tjetër përmes një zgavre në një periudhë të caktuar kohore, që zakonisht është një "geng". Geng është njësi e regjistrimit kohor, që paraqet një nga pesë periudhat dy orëshe të një nate, por në këtë rast ajo i referohet një njësie të distancës. Zakonisht një "geng" ishe 60 li – rreth 30 km. Pasi fituan masën, hodhën një dërrasë druri në det dhe më pas shkuan në anën e pasme të anijes për një periudhë të caktuar kohore, për ta vlerësuar shpejtësinë e anijes. Pas kësaj rruga dhe distanca e llogaritur janë vizatuar në një hartë. Kjo është ajo që ne e njohim si tabelë navigimi, një material thel-bësor për studimin e udhëtimeve të Zheng He në oqeanin perëndimor. Duke e përdorur busullën dhe "geng", udhëtarët do të mund të dinin pozicionin e anijes në det të gjerë.

*Burimet*

*1. Zhu Jianqiu, A Brief Discussion on Zheng He's Nautical Charts - And the Presentation of the Ancient-Present Contrast of Zheng He's Nautical Charts (https://journals.lib.unb.ca/index.php/ihr/article/viewFile/27155/23380),*

*2. http://mycoordinates.org/zheng-he%E99%80%2s-sailing-to-west-ocean/all/1/,*

*3. https://www.jw.org/sq/botime/revista/g201309/zheng-he/,*

*4. https://en.wikipedia.org/wiki/Zheng_He,*

*5. https://www.khanacademy.org/partner-content/big-history-project/expansion-interconnection/exploration-interconnection/a/zheng-he,*

*6. http://www.muslimheritage.com/article/zheng-he-chinese-muslim-admiral,*

*7. https://www.bbc.com/news/world-asia-pacific10767321-,,*



*Harta (skica) të punuara nga Zheng He*




*Harta e vendeve të cilat i vizitoi Zheng He, gjatë ekspeditave të tij*

# Surinami – një ‘shtet islamik’ në Amerikën Latine

Amerika Latine, e cila shtrihet në një sipërfaqe prej 21 milionë kilometrash katrorë dhe ka një popullsi prej rreth 600 milionë banorë, është kontinenti, në të cilin historia islame përfshihet në disa periudha historike.



Disa periudha janë të qarta dhe të dokumentuara, kurse disa janë të paqarta dhe të pasigurta. Ajo ka ndodhur përmes dy zhvendosjeve, njëra është e vjetër me zhvendosjen e afrikanëve nga Andaluzia, kurse tjera është bashkëkohore që ka ndodhur nga Shami gjatë halifatit osman në fund të shekullit të 19-të.

Republika e Surinamit bën pjesë në kuadër të shteteve të Amerikës Latine, për të cilën një shumicë nuk dinë. Ajo është anëtare e Organizatës për Bashkëpunim Islamik që nga viti 1996. Ky shtet ndodhet në Veri të kontinentit. Nga Lindja kufizohet me ‘Guinenë Franceze’, në Jug me Brazilin dhe në Veri me Oqeanin Atlantik. Surinami konsiderohet ndër shtetet më të vogla sovrane, sipërfaqja e tij nuk i tejkalon 165 mijë kilometra katrorë, ndërsa ka një popullsi prej 470 mijë banorëve, me gjuhë, raca dhe fe të ndryshme; (27% hindusë, 20% të krishterë katolikë, 19% të krishterë protestantë, 20% myslimanë.. dhe pjesa tjetër nga pasuesit e fesë konfuçioniste dhe doktrinave të tjera). Shumica e popullsisë Suriname jeton në vetëm 20% të tokës saj, në afërsi të bregdetit të Atlantikut, ndërsa rreth 80% të sipërfaqes së saj përbëhet nga pyjet tropikale. Më shumë se 60% e popullsisë Suriname e flasin gjuhën holandeze, pasiqë ajo ka qenë koloni e vjetër holandeze.

## Skllevër, arabë dhe të famshëm

studiuesja e njohur spanjolle Isabel Ferris Dotoledo, në librin e saj, *‘Nga Afrika deri në Amerikë’*, provon me argumente të dokumentuara, se themeluesi i shtetit *‘El-Murabitin’* Abdullah bin Jasin, e ka kaluar Oqeanin Atlantik dhe ka mbërritur në Veri të Brazilit dhe Guinesë, ku e ka përhapur Islamin me pasuesit e tij. Kjo është dëshmi e ardhjes së Islamit në Amerikën Latine në atë periudhë dhe dëshmi se Islami aty ishte edhe para se ta zbulonte Kolombo, i cili personalisht e ka pranuar se myslimanët kishin qenë aty të pranishëm, se gjuha e tyre është arabishtja dhe se ata falen në drejtim të kiblesë. Gjithashtu, këtë e dëshmon edhe gjetja e xhamive të lashta në Brazilin Verior, saktësisht në qytetin ‘*Bahia*’, edhe pse kjo periudhë karakterizohet nga paqartësi dhe mungesë të informacioneve.

Aq shumë kanë kontribuar migrimet bashkëkohore, sidomos nga Siria, Libani dhe Palestina, në integrimin dhe asimilimin e komuniteteve latine, sa që prej tyre kanë dalë udhëheqës të njohur me origjinë arabe, si siriani ‘*Carlos Menem*’ ish-presidenti i Argjentinës, dhe libanezi ‘*Abdalá Bucaram*’, ish-presidenti i Ekuadorit.

Në Surinam, shkrim-lexim dinë 95% e popullsisë së përgjithshme, kurse analfabetizmi i të rriturve nuk kalon 5%. Në Surinam ka shumëllojshmëri etnike dhe

gjuhësore, ku struktura njerëzore përbëhet nga 46% Creol, të cilët janë popullsi indigjene vendore, 34% janë me origjinë indiane aziatike, 2% indianë të kuq, 2% kinezë dhe 2% janë evropianë, duke shtuar edhe një pakicë nga vendet arabe, veçanërisht nga Libani.

Surinami e ka fituar pavarësinë nga Holanda në vitin 1975, andaj mund të vërejmë se një numër i madh i lojtarëve të ekipit kombëtar holandez të futbollit kanë origjinë nga Surinami si: Frank Rijkaard, Ruud Gullit, Edgar Davids, Patrick Kluivert dhe Clarence Seedorf.

Edhe pse gjuha zyrtare e Surinamit është holandeze, çdo grup mysliman shpesh e përdor gjuhën e tij amtare. Kështu, Indonezianët, që punojnë në kultivimin e orizit i qëndrojnë besnikë gjuhës dhe zakoneve të tyre, ndërsa grupi indian e përdorin gjuhën e tyre Urdu. Ata punojnë në tregti dhe banojnë në qytetet kryesore të Surinamit, ndërsa afrikanët, të cilët punojnë në miniera, në të shumtën e rasteve e flasin gjuhën e tyre.

## Islami sipas mënyrës së Surinamit

surinami ishte ndër qelizat e para të myslimanëve në Amerikën Latine. Në kohën e kolonializmit holandez u sollën skllevër për të punuar në kallam sheqeri, kafe, çaj, në çeljen e puseve dhe hapjen e plantacioneve. Me këta skllevër filloi përhapja e Islamit në Surinam, sidomos pasi që shumica e tyre ishin hafëz të Kuranit, por kolonializmi holandez i persekutoi dhe i shtypi. Për këtë arsye ata u ngritën në revoltë, të udhëhequr nga një mysliman zezak dhe u drejtuan kah një pyll i fortifikuar, ku vazhduan përleshjet ndërmjet tyre, derisa e fituan pavarësinë në vitin 1863, duke u bërë të njohur me emrin *'zezakët e pyjeve Jioka'*.

Myslimanët e parë të Surinamit ishin të përkushtuar ndaj veshjes islame dhe zakoneve islame, duke përfshirë largimin nga alkooli dhe mosngrënien e mishit të derrit. Duke i shtuar punëtorët indianë dhe afrikanë, emigrantët sirianë, libanezë dhe indonezianë kontribuuan në përhapjen e Islamit në Surinam, kur ata emigruan për të punuar atje në shekullin e 19-të.

Disa referenca tregojnë se përqindja e Islamit në Surinam aktualisht arrin deri në 35%, ndërsa ka edhe burime të tjera që thonë se përqindja e tyre nuk kalon 20%, por, megjithatë Republika e Surinamit është ndër shtetet e Amerikës Latine, me përqindje më të madhe të popullsisë myslimane, sepse numri i tyre arrin në rreth 110 mijë myslimanë, prej të cilëve 75 mijë janë indonezianë, 30 mijë indianë dhe pakistanezë, si dhe disa mijëra janë afrikanë dhe Surinamezë, të cilët kanë hyrë në fenë islame kohëve të fundit.

Mirëpo, edhe pse pasuesit e Islamit në Surinam janë më të shumtë me numër në Amerikën e Jugut, ata janë bashkësi të shpërndara dhe nuk përbëjnë komunitet të mirëfilltë, pastaj komunitetet edhe janë në konflikt të përhershëm mes veti dhe nuk ka marrëdhënie bashkëpunimi mes tyre. Secili grup pretendon se ka të drejtë, duke i akuzuar të tjerët se ata janë gabim. Çdo grup i emigrantëve ka institucionet e pavarura islame, shoqata fetare indiane, dhe të tjera pakistaneze, arabe, afrikane, suriname. Kjo reflektohet negativisht tek Islami në Surinam, sepse këto praktika pengojnë formimin e komunitetit të myslimanëve, dhe, nëse nuk do të ishin këto dallime, Islami do të bëhej feja e shumicës në Surinam.

Numri i xhamive në Surinam e tejkalon numrin 150, por ato nuk e luajnë rolin e tyre në përhapjen e Islamit për shkak të dallimeve në mes të sekteve dhe bashkësive, të cilat nganjëherë eskalojnë edhe me konflikte dhe luftime.

Disa referenca thonë se kërcënimi më serioz për komunitetin mysliman në Surinam është aktiviteti i kadijanive, numri i të cilëve arrin në 6.000, të cilët u bënë pengesë për bashkimin e myslimanëve, me rastin e formimit të Shoqatës Islame të Surinamit, në vitin 1367 hixhrij. Kjo shoqatë kishte për qëllim eliminimin e intolerancës fetare midis hanefive dhe shafive. Mirëpo kadijanitë u infiltruan në këtë shoqatë dhe filluan të përhapin intriga dhe konspiracione, gjë që çoi në dështimin e shoqatës dhe, bashkë me të dështoi edhe projekti i unitetit, i cili paraqet problemin më të madh, me të cilin po përballen myslimanët në atë vend të largët.

Ajo që e errëson edhe më tepër pamjen, është prania e një grupi të madh të myslimanëve në 'Surinam', të cilët i janë bashkuar shoqatës së quajtur *'el-magribijin-perëndimorët'*, të cilët falen në drejtim të Perëndimit, për shkak se kur ishin në Indonezi, ata faleshin në drejtim të Perëndimit! Ata kanë edhe shumë xhami të ndërtuara mbi këtë bazë ..!

Edhe aspekti gjuhësor është një problem themelor për (mos) bashkimin e komunitetit mysliman dhe unifikimin e ndjenjave dhe mendimeve të tyre, dhe, po mos të ishte ky problem, Islami do të bëhej feja e shumicës në Surinam, sidomos pasiqë myslimanët kanë një qendër të madhe dhe gravitet të qartë në jetën publike në të gjitha sferat e saj.

Vëzhguesit e gjendjes së këtij vendi të vogël, konsiderojnë se për shkak të këtyre dhe arsyeve të tjera, pakica myslimane në Surinam, ka nevojë për imamë, mësues dhe predikues, për ta aktivizuar thirrjen islame atje, pasiqë kushtet janë të mira dhe të volitshme.

Surinami e ka njohur Islamin qysh prej shekullit të 5-të hixhrij, kur emigruan atje grupe myslimane nga Afrika Perëndimore. Ata u vendosën në këtë vend dhe themeluan shumë xhami të vogla, të cilat i ndërtuan sipas stilit të thjeshtë të arkitekturës, i cili ishte i përhapur në Gadishullin Arabik gjatë shekujve të parë të islamit. Arkeologët atje kanë gjetur një xhami të thjeshtë, në formë katrore, në mes të qytetit «*Brama - Ribo*", kryeqyteti i tanishëm, ndërtimi i së cilit daton nga shekulli i 6-të hixhrij.

*https://islamonline.net/30094*

*Përkthim nga arabishtja: Miftar Ajdini*

# Kryesia e BIRK-ut shpalli zgjedhjet për këshillat vendorë të Bashkësisë Islame të Kosovës

Me 4 janar Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e rregullt, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava dhe bazuar në nenin 67 pika 1 dhe në nenin 68 të Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, mori vendim për shpalljen e zgjedhjeve për këshillat vendorë të Bashkësisë Islame të Kosovës për mandatin e ardhshëm katërvjeçar 2020-2024. Procesi zgjedhor për këshillat vendorë do të zhvillohet nga data 13 janar deri më 13 shkurt 2020.

Më pas, Kryesia shqyrtoi disa lëndë dhe mori vendime që janë në kompetencë të saj, si dhe u diskutua për çështje të ndryshme. *(R.S)*



# Myftia Tërnava për vizitë zyrtare në Arabinë Saudite

Me 7 janar me ftesë të Sekretarit Gjeneral të Ligës së Botës Islame – RABITA-s, dr. Muhamed Abdulkerim Alisa, kryetari i i Bashkësisë Islame të Kosovës , Myftiu Naim ef. Tërnava mori pjesë në mbledhjen e 44-të të Këshillit të lartë të RABITAS.

Në këtë mbledhje ishin të pranishëm anëtarët e Këshillit të Lartë të RABITAS, në mesin e të cilëve myftinj, ministra, ulema dhe dijetarë të shquar të botës islame si dhe personalitete të ndryshme fetare, udhëheqës të botës Islame.

Në mbledhje u diskutuan çështje të shumta të botës islame dhe aktualitete, ndikimi i tyre dhe roli i liderëve fetarë, si dhe u diskutuan edhe çështjet bashkëkohore fetare.

Gjithashtu u themeluа edhe shpërblimi i Institutit Islamik të Fikhut, i cili do të nxitë hulumtimim dhe të shpërblejë hulumtuesit, institucionet, iniciativat dhe organizatat që merren me studime të çështjeve të fikhut. *(R.S. B.M)*



# Myftiu Tërnava priti në takim ambasadoren e Francës Marie-Christine Butel



Me 20 janar Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava priti ambasadoren francez në Kosovë z.Marie-Christine Butel.

Myftiu Tërnava i dëshiroi mirëseardhje ambasadoret Marie-Christine Butel, me këtë rast falënderoi për vizitën dhe njëherit i shprehu mirënjohje dhe konsideratë për kontributin e Francës dhe popullit francez për ndihmën që i kanë dhënë Kosovës si dhe për ndërtimin e shtetit të pavarur, sovran dhe demokratik të Kosovës.

Myfriu Tërnava në vazhdim e njohu ambasadorin z.Buter me organizimin dhe punën e BIRK-ut si dhe me angazhimin dhe përkushtimin e këtij institucioni që Kosova të vazhdojë të jetë vend, ku të gjitha bashkësitë fetare respektojnë, duanë njëri-tjetrin dhe jetojnë në harmoni të plotë fetare.

Nga ana e saj, ambasadori i Farncës, z.Marie-Christine Butel, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe falënderoi Myftiun Tërnava dhe Kryesinë e BIRK-ut për angazhimin dhe punën që po e bëjnë që shteti i Kosovës të jetë një vend demokratik, ku respektohen të drejtat e të gjitha komuniteteve fetare dhe vend, ku toleranca dhe harmonia ndërfetare janë karakteristikë dhe të gjitha komunitetet në Kosovë jetojnë në mirëqenie, prosperitet e paqe. *(R.S).*

# DEKLARATË PËR OPINION




*Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës njofton opinionin e gjerë se znj. Igballe Berisha- Huduti, asnjëherë nuk ka qenë punëtore e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe rrjedhimisht deklaratat, qëndrimet, opinionet dhe predikimet e saj nuk kanë asgjë të përbashkët me Bashkësinë Islame të Kosovës dhe as me interpretimin dhe mësimet tradicionalet të fesë islame të aplikuara ndër ne me shekuj. Për më tepër, siç dihet tashmë, personi në fjalë ka predikuar doktrinën shiite, të panjohur ndër ne më parë. (Prishtinë,7 janar 2020).*

# Myftiu Tërnava mori pjesë në konferencën ndërkombëtare me temë "Përtëritja e mendimit islam" që u mbajt në Kajro

Me ftesë të Shejh el Ezherit, Imamit të Madh, prof. dr. Ahmed El Tajjib, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava ka marrë pjesë në konferencën ndërkombëtare që u mbajt me 27 dhe 28 janar në Kajro, me temë mbi " Përtëritjen e mendimit islam", ku kanë marrë pjesë dijetarë, intelektualë, myftinj e ministra të çështjeve fetare nga më shumë se 41 shtete të ndryshme nga mbarë bota islame.



Konferenca ka zgjatur dy ditë dhe është ndarë në shtatë seanca. Temat kryesore të seancave ishin këto: kornizat e përtëritjes, mekanizmat e përtëritjes, përmirësimi i koncepteve të gabuara, përtëritja në fushën e çështjeve familjare dhe femrës, roli i institucioneve fetare dhe akademike në përtëritjen e mendimit islam, përtërija dhe siguria shoqërore dhe sfidat e përtëritjes.

# Myftiu Tërnava u prit nga Imami i Madh i Univeritetit El Ezhar, prof. dr. Ahmed Tajjib

Me 30 janar, pas përfundimit të Konferencës së organizuar nga Universiteti El Ezhar mbi "Përtëritjen e Mendimit Islam", Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava u prit nga shkëlqesia e tij, imami i madh në audiencën e tij. Myftiu Tërnava e falënderoi imamin Ahmed Tajjib për ftesën që Kosova të jetë pjesë e kësaj konferenca kaq të rëndësishme për botën islame dhe jo vetëm. Po ashtu Myftiu shfrytëzoi nga rasti që të kërkojë nga shkëlqesia e tij intensifikimin e marrëdhënieve dhe bashkëpunimit mes Bashkësisë Islame dhe Ezharit, sidomos në fushën e arsimit dhe ngritjes profesionale të nëpunësve të Bashkësisë Islame të Kosovës, si të imamëve dhe të profesorëve etj.

Nga ana e tij, Imami i Madh prof. dr. Ahmed Tajjib falënderoi Myftiun Tërnava për pjesëmarrje në Konferencë dhe për kontributin e tij në seancat e punës së kësaj konference. Ai po ashtu i shprehu Myftiut gatishmërinë institucionale për mbështetjen e studentëve nga Kosova dhe mundësinë e bashkëpunimit në fusha të ndryshme të arsimit, qoftë në kuadër të Universitetit të El Ezharit po ashtu edhe në Akademinë Ndërkombëtare të Ezharit për trajnime. *(V.S)*



# Myftiu i Egjiptit Shevki Allam priti në takim myftiun Tërnava

Me 30 janar gjatë qëndrimit zyrtar në Egjipt, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava u prit edhe nga Myftiu i nderuar i Egjiptit prof. dr. Shevki Allam për të vendosur një nga hapat e parë të bashkëpunimit nderinstitucional në disa fusha me interes e në veçanti në fushën e ngritjes se kapaciteteve të kuadrit profesional në fushën e Fikhut, gjegjësisht të fetvave.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava falënderoi Myftiun Allam për mikpritjen e ngrohtë dhe njoftoi Myftiun e Egjiptit për organizimin e jetës fetare në Kosovë dhe për institucionet fetare-arsimore të Bashkësisë Islame, si dhe kërkoi shqyrtimin e mundësisë së bashkëpunimit sidomos në fushën e trajnimeve të specializuara. Nga ana tij, Myftiu i Egjiptit prof. dr. Shewki Allam, falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën dhe shprehu gatishmërinë e tij të plotë dhe të institucionit që drejton për të ndihmuar BIRK-un në ofrimin e eksperiencës dhe mundësisë që edhe studiues nga Kosova të përfitojnë nga programet e specializuara në fushën e fetvasë. *(V.S.)*



# Promovohen vëllimi i parë dhe i dyti i epitafeve në gjuhën osmane në rajonin e Prishtinës dhe të Mitrovicës

Më 23 janar në hapësirat e Bibliotekës Kombëtare të Kosovës u promovuan vëllimi i parë dhe i dyti i epitafeve në gjuhën osmane në rajonin e Prishtinës dhe rajonit të Mitrovicës, organizuar nga Fakulteti i Studimeve Islame në Prishtinë. Në këtë promovim morën pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava me bashkëpunëtorë, dekani i FSI-së, dr. Fahrush Rexhepi, përfaqësues nga ambasada e Turqisë, Diyanetit, institutit Yunus Emre, përfaqësues nga Instituti i historisë, Instituti Albanologjik, profesorë, studiues, intelektualë, dashamirë të librit e të kulturës, si dhe shumë të ftuar të tjerë.



Të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtua Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës , Myftiu Naim ef. Tërnava, i cili foli për vlerën e këtyre veprave. Ai më tej vazhdoi duke thënë se "Veprat që po promovojmë sot paraqesin një rëndësi të veçantë për njohjen e së kaluarës sonë, sepse përmes gurëve të varrezave myslimane që mbajnë epigrafet në gjuhën osmane arrijmë të gjejmë të dhënat të rëndësishme burimore për të parët tanë që jetuan e vepruan gjatë periudhës së administrimit osman të viseve tona, kur siç dihej gjuhë zyrtare ishte gjuha osmane"-tha Myftiu Tërnava

Ai më tej tha se trashëgimia materiale islame ka rëndësi të pazëvendësueshme për kulturën dhe qytetërimin islam në këto vise, po edhe në Ballkan e më gjerë, si dhe për historiografinë dhe kulturën shqiptare në veçanti, ngase paraqet vazhdimësinë e identitetit të mëvetësishëm dhe autoktoninë e popullatës shqiptare përballë historiografisë së fqinjëve ortodoksë, që deri para pak kohësh e mbajtën të okupuar Kosovën, dhe edhe sot e kësaj dite nuk kursejnë asgjë që të dëshmojnë para faktorëve relevantë ndërkombëtarë "të drejtën" e tyre historike mbi Kosovën përmes objekteve sakrale ortodokse, gjoja si dëshmi e kulturës dhe e pranisë së tyre të hershme në këto troje.

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mirëpret projekte të tilla që zbardhin të kaluarën, do t'i mbështetim pa asnjë rezervë, sepse njohjen e së kaluarës-zbardhjen e saj e kemi obligim për vete e më tepër për brezin e ri. Shoqëritë që nuk e njohin të kaluarën e tyre, nuk arrijnë të ndërtojnë të ardhmen e tyre...".

Në fjalën e tij dekani dr. Fahrush Rexhepi foli në emër të FSI-së dhe qartësoi se këto vepra kanë vlera dhe rëndësinë historike dhe ofrojnë orientim për të gjithë studiuesit dhe hulumtuesit e kësaj fushe.

Ai më pas tha se botimi i i dy vëllimeve i shtohen vargut të disa aktiviteteve të tjera shkencore si dhe 12 titujve tjerë që i ka botuar Fakulteti i Studimeve Islame. Këto botime janë të një rëndësie të veçantë sepse epitafet janë dëshmi mbi praninë e kulturës civilizimit fesë dhe arkitekturës së një populli. Tekstet japin njohuri për të kaluarën dhe historinë e popullit tonë dhe ato konsiderohen si rojtarët e një qytetërimi të heshtur. Epitafet në gjuhën osmane në rajonin e Prishtinës është projekt qe do të realizojmë në shtatë rajone të Kosovës", tha ai.

Ai më pas tha se ashtu siç kemi paralajmëruar edhe në parathënien e vëllimit të parë: "Epitafet në gjuhën osmane (Deshifrimi dhe përkthimi i tyre në regjionin e Prishtinës", se ky projekt është vetëm fillimi i disa projekteve të tilla që synojmë t`i realizojmë në shtatë regjionet e Kosovës, Fakulteti i Studimeve Islame tani ka realizuar edhe vëllimin e dytë "Epitafet në gjuhën osmane të regjionit të Mitrovicës".

Për veprat referuan prof.dr. Ertugrul Karakus nga Universiteti "Kurklareli: të Turqisë, dr. Ermal Nurja nga Tirana si dhe vetë autori i veprave, PHD Agron Islami.

Në këto dy vëllime janë trajtuar mbi 200 gurë varresh me mbishkrim osman, ku së bashku me fotografinë origjinale është dhënë transkriptimi dhe përkthimi i teksteve mbi varrezore (epitafeve) të cilat në vete përmbajnë të dhëna me interes për historinë, gjuhën dhe kulturën shpirtërore të të parëve tanë.

Promovimi i këtyre dy vëllimeve u vlerësua shumë duke e konsideruar si një pasuri e historisë dhe dëshmisë sonë për brezat e ardhshme që do ta shfrytëzojnë atë dhe do ta ruajnë në kujtesën historike për të kaluarën tonë. *(R.S).*

# "KARTA E MEKËS"



Nën patronatin e mbretit të Arabisë Saudite, Selman bin Abdulaziz Al Saud, me 27-29/05/2019 në Mekë zhvilloi punimet konferenca islame globale me temën "Vlerat e mesatares në Kuran dhe Sunet", nën organizimin e Ligës Botërore Islame -RABITA.

Në këtë konferencë morën pjesë mbi 1200 personalitete të botës islame nga më shumë se139 shtete, përfaqësonin 27 komponentë nga sektet, medhhebet dhe fraksionet e ndryshme islame, në mesin e tyre kishte kryetarë, ministra, myftinj, ulema, profesorë dhe hulumtues.

Me udhëzime të Myftiut të nderuar Naim ef. Ternava, kisha nderin që në këtë konferencë të merrja pjesë në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës në shoqërim me profesorin dr. Fahrush Rexhepi, dekan i FSI-së.

Kjo konferencë ishte e një rëndësie të veçantë ngase në të morën pjesë mbi 1200 personalitete të botës islame duke shtuar se ajo u mbajt në vend dhe kohë të bekuar.

Në këtë konferencë u miratua edhe "Karta e Mekës" si bazament i veprimit, e cila

dhe mund të konsiderohet si "kushtetutë" historike për të vendosur vlerat e bashkëjetesës midis ithtarëve të feve, kulturave, etnive dhe sekteve në vendet islamike nga njëra anë, dhe për arritjen e paqes dhe harmonisë midis të gjithë përbërësve të shoqërisë njerëzore nga ana tjetër.

Në ceremoninë hapëse të konferencës foli sekretari gjeneral i OBI-së dr. Jusuf Al Uthejmin. Në fjalën e tij, ai shpalosi aktivitetet dhe aktet e ndërmarra në nivel politik dhe global rreth kësaj çështjeje duke theksuar themelimin e shumë mekanizmave dhe institucioneve në nivel global, të cilat ndihmojnë këtë çështje.

Në hapjen e konferencës foli edhe sekretari gjeneral dr. Muhamed Abdul Kerim Al Isa, ai falënderoi të gjithë pjesëmarrësit që i ishin përgjigjur ftesës se RABITA-s dhe theksoi se ky tubim global është i një rëndësie të veçantë, ngase po mbahet në ditë të bekuara të Ramazanit dhe në vendin e bekuar, në Mekë.

Vlen të theksohet se gjatë fjalimit të tij dr. AL Isa theksoi një statistikë interesante, duke theksuar se RABITA-ja është përkushtuar për përhapjen e Islamit mesatar. Ai theksoi se pas hulumtimeve është konstatuar se mbi 800 mesazhe të ekstremizmit dhe radikalizmit shpërndahen çdo ditë përmes rrjeteve sociale dhe medieve të ndryshme.

Andaj duhet edhe më shumë të angazhohemi në luftimin e këtij fenomeni, sepse feja islame nuk ka ta bëjë asgjë me mesazhet e urrejtjes, të radikalizmit dhe të ekstremizmit. Ai shpalosi aktivitetet e kësaj organizate globale, të ndërmarra kundër këtij fenomeni.

Kjo konferencë doli me mesazhin më të fuqishëm duke miratuar "Kartën e Mekës", dokument i cili pritet të futet në të gjitha mekanizmat dhe institucionet ndërkombëtare. Andaj duke parë rëndësinë e këtij dokumenti, e pashë të arsyeshme përkthimin e saj për t'ua ofruar lexuesve, hulumtuesve dhe studiuesve shqiptarë.

Ky dokument i rëndësishëm u vlerësua shumë lart nga institucione, organizata dhe personalitete ndërkombëtare. Ky dokument u shpërblye me çmimin më prestigjioz të botës islame, me atë të Mbretit Fejsal "Për Shërbim të Islamit" për vitin 2020.

Ky dokument po përhapet anekënd botës dhe po u dorëzohet institucioneve, qeverive dhe organizatave ndërkombëtare.

Kështu, më 01 nëntor 2019 ky dokument iu dorëzua edhe Bashkësisë Islame, gjegjësisht kryetarit dhe Myftiut të Kosovës, Naim ef. Ternavës, nga z.Abdullah Gari, drejtor i Zyrës Rajonale të Organizatës së Ligës së Botës Islame (RABITA).

## Zhvillohet trajnimi me temë "Mirëdrejtimi dhe marketingu për zhvillimin e vakëfeve"



Më 6 janar, nën kujdesin e Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Komiteti i Bashkuar Kuvajtian për Bamirësi, në bashkëpunim me Institutin Islamik për Kërkime dhe Trajnime dhe Fondacionin Publik Awqaf, në Tiranë u zhvillua ceremonia e hapjes së trajnimit me temë: "Mirëdrejtimi dhe marketingu për zhvillimin e vakëfeve". Në ceremoninë e hapjes ishin të pranishëm kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, h. Bujar Spahiu, drejtori i Komitetit të Bashkuar Kuvajtjan për Bamirësi dega-Shqipëri, z. Ibrahim el-Meki, drejtoresha e Marrëdhënieve me Jashtë pranë Sekretariatit të Përgjithshëm të Vakëfeve në Kuvajt, znj. Keakib el-Melhem, përfaqësuesi i Bankës Islame, z. Rehal Beladel, përfaqësues të Bashkësisë Islame të Kosovës, të prirë nga Vedat Sahiti-këshilltar i Myftiut Tërnava, pastaj përfaqësues nga Mali i Zi, etj. Në emër të Kryesisë së BI-së së Kosovës, pjesëmarrësit e pranishëm në këtë aktivitet i përshëndeti Vedat ef. Sahiti, i cili vuri theksin mbi aspekte të ndryshme të trajnimit në fjalë. Ceremonia e hapjes vazhdoi më tej me fjalën përshëndetëse të z. Ibrahim el-Meki, i cili ndau me të pranishmit rëndësinë e organizimit të trajnimeve të tilla për të njohur, menaxhuar dhe investuar në formën më të mirë të mundshme në vakëfet e institucioneve fetare.

Në këtë trajnimin nga Bashkësia Islame e Kosovës ishin të pranishëm 5 nëpunës. *(R.S).*

## Umrexhitë kthehen shëndoshë e mirë në Kosovë



Më 7 janar 2020 u kthyen në Kosovë shëndoshë e mirë umrexhitë, të cilët ishin nisur për në vendet e shenjta me datë 26 dhjetor 2019. Për këto ditë sa qëndruan në vendet e shenjta, umrexhitë patën rastin të vizitojnë vendet e shenjta të Mekës dhe Medinës dhe vende të tjera në kuadër të programit të vizitës në vende të shenjta. Ky grup udhëhiqej nga mr.Fitim Gashi nga Drejtoria e Haxhit i cili konfirmoi se të gjithë umrexhitë kanë arritur shëndoshë e mirë në aeroportin ndërkombëtar 'Adem Jashari" në Prishtinë. Kryesia e BIRK-ut do të organizojë umren e radhës gjatë muajit shkurt. *(R.S).*

## Bereqeti vazhdon të ndihmojë familjen në nevojë në këto ditë të ftohta dimri




Më 10 janar, shoqata humanitare "BEREQETI", organ i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, edhe në këto ditë të ftohta dimri vazhdon të jetë në krahë dhe ndihmë familjeve në nevojë. Dega e Bereqetit në Prizren njoftojnë se janë duke bërë furnizimin e familjeve në nevojë me veshmbathje edhe gjatë këtij sezoni dimëror. Kurtish ef. Hoxhaj-koordinator i Bereqetit së degës së Bereqetit në Prizren tha se nevojat janë më të mëdha se mundësit, por ne po mundohemi që t'u dalim në ndihmë familjeve më

me nevojë gjatë këtyre ditëve të ftohta dimri dhe vetëm gjatë këtyre ditëve kemi ndihmuar 13 familje me veshmbathje, jorganë dhe artikuj ushqimorë. Ai falënderoi po ashtu donatorët nga vendi dhe diaspora të cilët kanë ndihmuar dhe përkrahur aktivitetet e Bereqetit në Prizren e të cilët janë të shumtë. Gjatë aktivitetit të vitit të kaluar Bereqeti në këtë komunë ka ndihmuar më shumë se 3000 familje me gjëra ushqimore, veshmbathje, pako higjienike e gjëra të tjera të nevojshme dhe ka rregulluar 4 shtëpi. Mbi 1500 fëmijë ka arritur t'i gëzojë me dhurata e lodra për festa dhe janë 450 nxënës, të cilët kanë përfituar çanta dhe pajisje të tjera shkollore. Po ashtu gjatë vitit që sapo lamë pas "Bereqeti" dega në Prizren ka vizituar mbi 20 institucione publike, si shkolla, shoqata, OJQ duke ofruar ndihmën dhe përkrahjen e saj.

Me 14 janar, "Bereqeti", ka shpërndarë 800 kg miell kryesisht për pleqtë e vetmuar, të cilët, në marrëveshje me furra të ndryshme, marrin bukë të gatshme. Mielli është dhuruar nga donatori Shefki Pacolli nga Hajvalia e Prishtinës.

Drejtori i shoqatëz z. Behxhet Ajvazi shprehet: "Ne, si shoqatë, jemi munduar që t'u dalim sadopak në ndihmë qytetarëve të cilët kanë nevojë në këto ditë dimri, u kemi dhënë 10 familjeve nevojtare në Prishtinë nga 2 metra dru për ngrohje. Kryesisht janë përzgjedhur familjet që kanë jetimë, me këtë rast falënderojmë Blerim Vitinë dhe Xhevdet Haxhollin nga Hajvalia për këto ndihma". *(R.S).*

## Bereqeti, dega e Ferizajt ka dhuruar mbi 174 mijë euro gjatë vitit 2019

Më 10 janar, shoqata humanitare "BEREQETI", edhe në këto ditë të ftohta dimri vazhdon të jetë në krahë dhe ndihmë të njerëzve në nevojë. Shoqata Bereqeti dega e Ferizajt ka vijuar aktivitetet e saj humanitare pa ndërprerë që prej fillim vitit 2019 e deri më tani. Gjatë vitit 2019 përmes Shoqatës Humanitare 'Bereqeti' dega e Ferizajt, ka shpërndarë ndihma materiale si ushqim, veshmbathje dhe strehim në vlerë 174 644 euro. Këto ndihma kanë ardhur nga këto burime: - Kryesia e Bashkësisë Islame e Republikës së Kosovës dhe nga donatorë privat.

Përmes Bereqetit dega e Ferizajt gjatë vitit 2019 janë ndihmuar 2726 familje dhe 1587 studentë dhe nxënës.




## U përurua xhamia e re në Korroticë

Më 10 janar, në mënyrë solemne u bë përurimi i xhamisë së re në Korreticë të Drenasit. Në këtë solemnitet mori pjesë një delegacion i BIRK-ut, i prirë nga sekretari i përgjithshëm Ahmet ef. Sadriu, përfaqësuesve të KBI në Drenas dhe shumë xhematli. Sekretari mbajti edhe një fjalë rasti dhe po ashtu mbajti hytbenë e xhumasë, nga dërgoi mesazhe paqeje në këtë ditë të madhe të xhumasë



Në emër të KBI-së së Drenasit një fjalë rasti mbajti sekretari i Këshillit, Eset ef. Bajraktari.

Të pranishmit i përshëndeti edhe Hajrullah ef. Hoxha, i cili evokoi kujtime nga fillimi i kësaj xhamie, e cila për së pari herë është ndërtuar në shekullin XIX.

Namazit të Xhumasë i priu Hajrullah ef. Hoxha. Më pas delegacioni i Kryesisë së BIRK-ut vizitoi edhe ndërtesën e re të KBI-së së Drenasit, ku u prit nga kryetari i Këshillit Valon ef.Bequku dhe administrata e Këshillit të BI-së së Drenasit, të cilët i falënderuan për këtë vizitë.

Delegacioni më pas vizitoi nga afër ndërtesën e re ku tash e tutje do të jetë në shfrytëzim të këtij këshilli dhe për nevojat e tij. Edhe xhemati i kësaj xhamie u shprehën tepër të gëzuar që më në fund lokaliteti i tyre u bë me një xhami të bukur e të re, ku do të kryejnë adhurimet fetare islame. *(R.S).*

# U përurua xhamia e re në fshatin Llozicë të Malishevës

Më 10 janar 2020, me këndimin e tekbireve dhe në mënyrë solemne u bë hapja e xhamisë së fshatit Llozicë të Malishevës. Në këtë ceremoni, përveç xhematit të shumtë, të pranishëm qenë edhe zëvendëskryetari i BIRK-ut, Ahmet ef. Rama, kryeimami Sabri ef. Bajgora, i shoqëruar edhe nga zëvendësi i tij, Fatmir ef. Iljazi, kryetari i KBI-së të Malishevës, Xhevat ef. Kryeziu, si dhe hoxhallarë të tjerë. Të pranishmëve iu drejtua Xhevat ef. Kryeziu, i cili falënderoi në mënyrë të veçantë Kryesinë e BIK-ut në krye me Myftiun Naim ef. Tërnava, për punën dhe të arriturat e tij në përmirësimin e jetës fetare në vend.

Në emër të Myftiut Tërnava, një fjalë përshëndetëse e mbajti zëvendëskryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Ahmet ef. Rama, i cili uroi dhe përgëzoi banorët e fshatit për ndërtimin e kësaj xhamie.

Hytbenë e xhumasë e mbajti kryeimami Sabri ef. Bajgora, dhe krejt në fund, të pranishmit i përshëndeti



edhe imami i kësaj xhamie, Besmir ef. Foniqi, i cili luti Zotin që t'u japë mbarësi dhe bereqet në këtë mision që kanë para vetes. *(B.Z)*

# 11 ari truall i lihen vakëf në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës në Malishevë

Më 10 janar 2020, Këshillit të Bashkësisë Islame në Malishevë iu dhuruan 11 ari tokë nga Shemsi Feriz Mazreku (dhuroi dy troje nga katër ari) dhe Njazi Feriz Mazreku (dhuroi një truall tre ari). Kjo tokë është lënë vakëf për shpirt të Feriz Met Mazrekut dhe Osman Met Mazrekut.

Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës dhe Këshilli i Bashkësisë Islame i Malishevës falënderojnë dhe u janë mirënjohës dy bamirësve. Me këtë rast, kryetrari i KBI-së së Malishevës Xhevat ef. Kryeziu ka shprehur falënderime për vakëflënësit duke lutur Allahun xh.sh. që kjo dhuratë me vlera të larta të pranohet si sadaka e rrjedhshme (sadakatul xharije) për ta dhe familjet e tyre.



# Një hektar tokë lihen vakëf për Bashkësinë Islame

Me 14 janar, vëllezërit Xhemajl dhe Skënder Bytyçi nga Kravasari i komunës së Malishevës kanë dhuruar një hektar tokë si vakëf për Bashkësinë Islame të Kosovës. Dhurimi zyrtarisht është bërë në zyrat e Këshillit të BI-së në Malishevë. Me këtë rast, kryetari i KBI-së së Malishevës, Xhevat ef. Kryeziu, ka shprehur falënderime për vakëflënësit duke lutur Allahun xh.sh. që kjo dhuratë me vlera të larta të pranohet si sadaka e rrjedhshme (sadakatul xharije) për ta dhe familjet e tyre. *(R.S).*



# U mbajt tribuna “Mbulesa – identiteti, krenaria dhe zgjedhja jonë”



Më 30 janar, ditë e enjte, Departamenti i Gruas i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, në bashkëpunim me Medresenë “Alauddin” dhe me Fakultetin e Studimeve Islame, për nder të Ditës Botërore të Shamisë, organizoi tribunën me temën “Mbulesa – identiteti, krenaria dhe zgjedhja jonë”, në të cilën të ftuara ishin znj. Besa Ismaili Ahmeti deputete, njëherësh profesoreshë në Fakultetin e Studimeve Islame, znj. Gyltene Dërguti psikologe dhe znj. Azemine Kukaj Kajoshi biologe.

Fillimisht para të pranishmeve u lexua një pjesë nga Kurani fisnik, për të vazhduar më pas me fjalën përshëndetëse të drejtueses së Departamentit të Gruas në BIK, znj. Vaxhide Bunjaku, e cila në fjalën e saj fokus të veçantë i kushtoi dashurisë që duhet ta ndiejë një vajzë e një grua ndaj mbulesës. “Dashuria që arriti një femër ta ketë për mbulesën, bëri që ajo sot ta marrë vendimin më të duhur për bartjen e saj, ani pse ajo e dinte fare mirë se në vendin tonë nuk do t’i arrinte të drejtat e saj të merituara. Ndonëse ato që bartin mbulesën nuk e kanë fatin e njëjtë me femrat e tjera, disa prej tyre hasin në vështirësitë shtesë, ato të stigmës institucionale, shoqërore apo edhe familjare, ngase dikush nënçmohet nga familja, të tjerat diskriminohen në punësim, disa largohen nga shkolla, por pavarësisht të gjitha këtyre sfidave, mbulesa konsiderohet si zgjedhje personale që tregon qartë dinjitetin, dashurinë dhe vullnetin e femrës,” tha ndër të tjerash drejtuesja e Departamentit të Gruas së BIK, znj. Vaxhide Bunjaku.

Duke folur rreth mbulesës, profesoresha Besa Ismaili Ahmeti u shpreh se: “Mbulesa ime përfaqëson udhëtimin tim tërëjetësor. Unë mbulesës sime i kam ndërtuar paraprakisht një themel të fuqishëm. Këtë ma ka mundësuar edukata e prindërve të mi. Mbi ato themele kam ngritur mure të larta e të qëndrueshme. Kam vënë standarde, jo që të tjerat të mos i arrijnë, por t’i kapërcejnë ato e të ecin tutje.”

Rreth ndjenjave dhe përjetimeve që i ka dhënë mbulesa, znj. Gyltene Dërguti tha se asnjëherë nuk është ndier ndryshe, as kur ka dalë në rrugë e as kur ka hy në institucione. “Me shaminë time asnjëherë nuk jam ndier ndryshe, as kur kam dalë në rrugë e as kur kam hyrë në institucione. Unë jam ndier ndryshe kur kam qenë në shtëpi. Krahas punëve shtëpiake i kam kërkuar vetes të lexoj, ta zhvilloj veten profesionalisht që ta dërgoj në vend urdhrin “lexo”, që me të t’i ofroj shërbim vendim tim.”

Ndërsa znj. Azemine Kukaj para të pranishmeve foli shkurtimisht rreth sfidave dhe kënaqësive që ka mbulesa. “Në jetë njeriu ka sfida, por ka edhe kënaqësi. Ajo që më mban të fortë në rrugëtimin tim është fakti që të gjithë jemi krijuar për të përmbushur një mision nga Zoti. Amaneti që të jemi në shërbim të njerëzimit dhe lënia e gjurmëve pas të cilave dikush do të rrugëtojë sigurt, është sfida të cilën e kam pranuar dhe ndihem krenare,” tha ajo.

Gjatë programit për të pranishmet u dha edhe një dokumentar i shkurtër rreth punonjëseve të Bashkësisë Islame dhe të institucioneve të saj, Medresesë “Alauddin” dhe Fakultetit të Studimeve Islame, si dhe u kënduan ilahi dhe monolog nga nxënëset e Medresesë “Alaudin” të Prishtinës. *(B.Z.)*

## Telegram ngushëllimi

Me rastin e tërmetit që goditi dje Turqinë, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava i ka dërguar letër ngushëllimit homologut të tij, kryetarit të DIJANET-it, dr. Ali Erbash, në të cilën shkruan:

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ndan dhembje me vëllezërit e tyre turq pas tërmetit që goditi (më 24 janar) zonën Elazig dhe disa fshatra përreth. Edhe me këtë rast, e lusim Zotin xh.sh që të vdekurit t’i shpërblejë me xhenet, të plagosurit t’i shërojë sa më shpejt, dhe familjeve të të vdekurve Zoti iu faltë durim që ta kapërcejnë këtë gjendje të rëndë sa më lehtë. Në këto ditë të vështira për popullin turk, Bashkësia Islame e Kosovës, por edhe tërë populli i Kosovës ndan dhembje me ju dhe në çdo situatë është me ju. Ndaj, pranoni ngushëllimet dhe lutim Zotin që të falë mëshirë dhe begati për Turqinë edhe në këtë momente të vështira nëpër të cilat po kalon pas tërmetit të fuqishëm që goditi disa rajone të zonës Elazig!

*Myftiu i Kosovës: Naim Tërnava*

| AUTOR AGIM GASHI | VARG I EZANIT | VENDET KU SUNDON IMAMI | I MESËM | JANË (ang.) | AI QË LUAN NË LIRË | EMËR MASHKULLI | MIK I AFËRT, SHOK | ENERGJIA | SIMPA-TIZUES I FLAKTË FUTBOLLI | | HUMORISTI I DIKURSHËM, DOMI | KRAHINË NË GREQI | REFUGEES INTERNAT. | BURIMI, GURRA | LUMI MË I GJATË NË BOTË |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| VARGMALET KU GJENDET MONT EVERESTI | | | | | | | | | | KALLI MISRI PËR FARË / VENDI KU BË-HEJ BUKA | | | | | |
| SHBA | | | | | | | | KOPJIMI I SJELLJES / ALABAMA | | | | | | | |
| ISH-LIDER PALESTINEZ | | | | | | | | | | | | | SHQIPERIA / DHE | | |
| POR, VEÇSE | | | | E NGJASHME / EMRI TURK PËR ATHINËN | | | | | | | | | | INTENSITETI / LYERJE ME EMAL | |
| AI QË PUNON ME LATË | | | | | | QË BËN SHUME NAZE PËR TË NGRËNË | | | | | | | | | HEDHJE E GRANATAVE |
| SHTET (fr.) | | | | | | | | | | | EUROPEAN MASTER GAMES / GRUMBULLIMET | | | | |
| VARG GJËRASH TË NJËJTA | | | | | | | | | | | GRUP GJAKU | | FLORI / MUNGESË GJALLËRIE | | |
| ASTATI | | | AZOTI / MBRETE-RESHA E SPORTEVE | | | | | | | | KULLË | | | | |
| 50 ROMAK | | ATOTESLA / GARË E GJATË VRAPIMI | | | | | | | | | FJALA PAS NJË LUTJEJE | | | | |
| AUSTRALIAN MATHEMAT. TRUST | | | | ENDEM KOT | | | | | | | LLOJ KAFSHE E EGËR | | | | |
| ENDE | | | | | | | | | | | I KUQ I NDEZUR | | | TONI / E SATIRËS | |
| | R.E.RR. / JO ABSOLUT | | | | | | | | | | E RE | | | | |
| KËSTI | | | | | | | | | | | NYJE E PËRPARME E MBIEMR. MASHK. | | AMERICI / OSMAN | | |
| I ETIKËS | | | | | QË LEJOHET | BESIMI | TAKOJ | 1 ROMAK | LUMË SHQIPTAR | QË KA VETI MBROJTËSE | KOHË | | | | LEPURUSH |
| I ETIKËS | | | | | | | | | | | MË MERR ETJA / LLOJ ALFABETI | | | | |
| FILM I AGIM SOPIT | | | | | | | | JO PROFE-SIONISTI / ITALIA | | | | | | | |
| TANTALI | | | E BËRË GATI / ADEM JASHARI | | | | | | | | | MILION / FINLANDA | | | |
| INDUKSIONI | | POROSI / AMPERI | | | | | | | FATI / REPUBLIKA | | | | | | |
| LËNG I TRASHË E I YNDYR-SHËM | | | | KONOP | | | | | | LLOJ BIME BARISHTORE | | | | | |

